# DITURIA ISLAME

REVISTË MUJORE FETARE, SHKENCORE E KULTURORE
NUMËR 362 • VITI 34 • JANAR 2021 • XHUMADEL-ULA / XHUMADEL-UHRA 1442 • ÇMIMI 1 €



Biografitë në silsilen (zinxhirin) e Hasan Kafit

Të jetuarit me turp e modesti në civilizimin e ekranit

Shpërfaqja e fenomenit të ejxhizmit në shoqërinë shqiptare

**Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!**

*Juve ju erdhi i dërguar nga lloji juaj. Atij i vjen rëndë për vuajtjet tuaja, sepse për ju është lakmues i rrugës së drejtë. Është i ndieshëm dhe i mëshirshëm për besimtarët.*

*Por nëse ata refuzojnë (atë që ua sjell), atëherë thuaj: Mua më mjafton Allahu! S'ka të adhuruar përveç Tij. Vetëm te Ai jam mbështetur. Ai është Zot i Arshit të madh!.*

*(Et Teube, 128-129)*

## Në këtë numër:







**DITURIA ISLAME**
REVISTË MUJORE FETARE, SHKENCORE
E KULTURORE
Boton:
Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës,
Prishtinë.
**Kryeredaktor:**
Dr. Ajni Sinani
**Redaksia:**
Prof. Sabri Bajgora, mr. Ramadan Shkodra,
dr. Fahrush Rexhepi, dr. Orhan Bislimaj,
dr. Faruk Sinani, mr. Muzaqete Kosumi,
mr. Besir Neziri dhe mr. Driton Arifi.
**Sekretar në redaksi:**
Dr. Rexhep Suma
**Lektor & Korrektor:**
Bajram Zeqiri
**Redaktor artistik & teknik:**
Bashkim Mehani
**Adresa:**
Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84,
10000 Prishtinë.
Tel & Fax: +383 38 224 024
email: dituriaislame@hotmail.com
dituriaislame@yahoo.com
www.dituriaislame.com
**Parapagimi:**
Evropë 25 €
Amerikë 40 USA $
**Shtypi:**
Shtypshkronja "Printing press", Prishtinë



*"… dhe thellohen në mendime rreth krijimit të qiejve e të tokës (duke thënë): Zoti ynë, këtë nuk e krijove kot, I Lartë-suar qofsh, ruana prej dënimit të zjarrit!"*
(Ali Imran, 192)

# Kur iluzioni dhe imazhi zëvendësojnë të vërtetën

Interneti dhe televizioni mbartin një gamë të gjerë të burimeve të informacionit dhe shërbimeve, por, ato kanë edhe dizavantazhet e veta. Sa më shumë që i përdorin, aq më të varur bëhen njerëzit prej tyre. Ato po shformojnë realitetin dhe po ndryshojnë zakonet dhe stilin e jetës.

Allahu e veçoi njeriun nga krijesat e tjera duke i dhënë mendjen. Atij i dhuroi edhe pesë shqisat për ta njohur botën lëndore. Bota virtuale ku dominon perceptimi vizual në jetën njerëzore po bëhet mjaft e rrezikshme. Ajo po i kthen anëtarët e saj në spektatorë pasivë. Aty dominon shikimi e jo mendimi e të parët me zemër. Në këtë epokë të civilizimit të ekranit, sikurse shprehet dr. Mehmet Gormez, njeriu po ndërton marrëdhënien e tij me veten, me tjetrin dhe me botën përmes imazhit, e jo përmes së vërtetës.

Kurani insiston në kultivim e mendësisë shkencore dhe vrojtimin e argumentin në çështjet e botës fizike. Njeriu duhet të vë në funksion krahas syve të tij edhe shqisat e tjera, sikurse edhe mendjen/arsyen dhe zemrën:

"Ju pajisi me (shqisa për) të dëgjuar, me të parë dhe me zemër (efideh), ashtu që të jeni falënderues." (En Nahl, 78).

Prandaj, që të kemi një tablo dhe kuptim të vërtetë kërkohet njohje e mendjes, kuptim i zemrës dhe perceptim shqisor. Njëkohësisht njeriu duhet të bazohet në shpalljen hyjnore sa i përket botës përtej lëndore dhe të pajiset me dije mbi qëllimin e jetës, vlerat dhe kualitetet etike. Ai si një qenie inteligjente mund të besojë vetëm me një kuptim të plotë.

Kurani e emërton si shikim perceptimin e ekzistencës fizike: "Thuaj: "Ecni nëpër tokë e mandej shikoni se si qe përfundimi i gënjeshtarëve." (El Enam, 11)

Islami e hedh poshtë mendësinë mitologjike që jepet pas iluzioneve e besëtytnive, që beson në çdo gjë pa kurrfarë argumenti dhe logjike.

Perceptimi shqisor është gjithçka që ne kapim përmes pesë shqisave tona. Perceptimi vizual është vetëm një lloj i këtij perceptimi dhe një nivel i njohjes përmes syve në suaza vetëm të pamjes, formës e imazhit. Reduktimi i të kuptuarit vetëm përmes imazhit është jo i plotë.

Një qasje e tillë pamundëson që një person të njohë Zotin e tij, të besojë në të, sepse Atë nuk e arrijnë shikimet (la tudrikuhul ebsar): "Shikimet nuk mund ta përfshijnë (arrijnë) Atë. Ai i përfshinë shikimet e të gjithëve." (El Enam, 103). Përmes imazhit, nuk mund të ndërtohet besimi i myslimanit as në botën e gajbit. Iluzionet, imazhi, forma dhe pamja janë bazë e shirkut.

Ndërkaq njohja apo perceptimi i cili vjen nga rrënja e fjalës arabe "dereke" (me arrit), është një koncept i logjikës, filozofisë dhe psikologjisë.

Nëpërmjet mendjes njeriu merr perceptimet, kupton, mediton dhe nxjerr konkluzione. Perceptimi ose kuptimi mendor është arritja e diçkaje përmes soditjes, kundrimit dhe përsiatjes. "… dhe thellohen në mendime rreth krijimit të qiejve e të tokës (duke thënë): Zoti ynë, këtë nuk e krijove kot, I Lartësuar qofsh, ruana prej dënimit të zjarrit!" (Ali Imran, 192).

Që të arrihet deri te kuptimi i plotë i realitetit, duhet që vrojtimet ndijore të përcillen me vrojtimin e asaj që Kurani e quan fuad ose kalb, d.m.th. me vrojtimin e zemrës:

"Madje, Ai e formëson atë dhe nga ana e vet i jep shpirtin atij dhe Ai është që juve ju pajis edhe me dëgjim, me të parët e me zemër, e pak send është ajo që ju falënderoni." (Es Sexhde, 7-9) Përmes zemrës njeriu përdor logjikën dhe nxjerrë përfundime prej premisave. Perceptimi apo njohja e zemrës është të kuptosh dhe të konceptosh diçka me maturi dhe largpamësi, duke ia bashkëngjitë edhe perceptimin mendor.

Rreziku më i madh me të cilin përballen qeniet njerëzore sot është vdekja e meditimit dhe privimi i njohjes me zemër.

*Dr. Ajni Sinani*

Sabri Bajgora

# Komentimi i kaptinës Es-Sexhde – (6)

## Shpërblimi i besimtarëve dhe ndëshkimi i jobesimtarëve

أَفَمَن كَانَ مُؤْمِنًا كَمَن كَانَ فَاسِقًا لَّا يَسْتَوُونَ ﴿18﴾ أَمَّا الَّذِينَ
آمَنُوا وَعَمِلُوا الصَّالِحَاتِ فَلَهُمْ جَنَّاتُ الْمَأْوَىٰ نُزُلًا بِمَا كَانُوا يَعْمَلُونَ
﴿19﴾ وَأَمَّا الَّذِينَ فَسَقُوا فَمَأْوَاهُمُ النَّارُ كُلَّمَا أَرَادُوا أَن يَخْرُجُوا
مِنْهَا أُعِيدُوا فِيهَا وَقِيلَ لَهُمْ ذُوقُوا عَذَابَ النَّارِ الَّذِي كُنتُم بِهِ
تُكَذِّبُونَ ﴿20﴾ وَلَنُذِيقَنَّهُم مِّنَ الْعَذَابِ الْأَدْنَىٰ دُونَ الْعَذَابِ الْأَكْبَرِ
لَعَلَّهُمْ يَرْجِعُونَ ﴿21﴾ وَمَنْ أَظْلَمُ مِمَّن ذُكِّرَ بِآيَاتِ رَبِّهِ ثُمَّ أَعْرَضَ
عَنْهَا إِنَّا مِنَ الْمُجْرِمِينَ مُنتَقِمُونَ ﴿22﴾

*“Vallë! A është besimtari njësoj si keqbërësi? Jo, ata nuk janë të barabartë. Ata që besuan dhe bënë vepra të mira, do ta kenë vendqëndrim Xhenetin, për hir të veprave që i bënë. Ndërsa ata që mëkatuan, vendbanim i tyre do të jetë Zjarri. Sa herë që do të duan të dalin nga ai, do të kthehen në të dhe do t’u thuhet: “Shijoni dënimin e Zjarrit, të cilin e mohonit!” Dhe, Ne do të bëjmë që të shijojnë një dënim më të lehtë (në këtë botë), para dënimit më të madh (në Ahiret), me qëllim që të kthehen (në rrugën e drejtë duke u penduar). Kush është më i padrejtë se ai që, kur i përmenden argumentet e Zotit të tij, ua kthen shpinën atyre? Vërtet, Ne do të hakmerremi ndaj keqbërësve! – (Es-Sexhde, 18-22)*

## Shkaku i zbritjes së ajetit të 18

- Transmetojnë Vahidiu dhe Ibn Asakiri, nëpërmjet Seid ibn Xhubejrit, e ky nga Ibn Abasi të ketë thënë: Velid bin Ukbe bin Ebi Muajti, i kishte thënë Ali ibn Ebi Talibit: “Unë jam më i shkathtë se ti në hedhjen e shigjetës, më i thjeshtë (më i kuptueshëm) se ti në të folur dhe i mbushi (i plotësoj me trup të madh) më shumë se ti radhët në çetë (ushtarake)”, ndërkohë që Aliu r.a. ia kishte kthyer: “Hesht, sepse ti je fasik”!, për çka zbriti ajeti në fjalë. Ibn Abasi thotë se me fjalën “mu’-min” aludohet në Aliun, kurse me fjalën “fasik” aludohet në Velidin bin Ukben.[1]

- Të njëjtin transmetim Ibn Xheriri e transmeton nga Ataë ibn Jesari, e po ashtu edhe Ibn Adijj dhe Hatibi e transmetojnë të njëjtin, nëpërmjet disa rrugëve të transmetimit që përfundojnë te Ibn Abasi.[2]

- Ndërsa Hatibi dhe Ibn Asakiri kanë transmetuar nga Ibn Luhej’a, ky nga Amër bin Dinari e ky nga Ibn Abasi të ketë thënë: Ky ajet ka zbritur pas një zënke në mes të Ali ibn Ebi Talibit dhe Ukbe bin Ebi Muajtit[3], e jo me Velidin, mendim i cili del të jetë më i pranuar, sepse Ukbeja, ka vdekur si jobesimtar pas luftës së Bedrit, ndërkohë që Velidi ka qenë besimtar, madje edhe Vali i Kufës, ndonëse me shumë mangësi në sjellje, të cilat e kanë përcjellë gjatë jetës së tij.[4]



## Lidhja e këtyre ajeteve me ato paraprake

Meqë në ajetet paraprake (15-17) i Lartmadhërishmi sqaroi gjendjen e besimtarëve të sinqertë, duke shijuar kënaqësitë e Xhenetit, ndërsa në ato para tyre (10-14) gjendjen e mjerueshme të jobesimtarëve, të privuar nga mëshira e Zotit, tash këto ajete fillojnë me pyetjen, nëse mund të llogariten njësoj besimtari me mëkatarin, dhe vazhdon me përgjigjen se kurrë nuk mund të jenë njësoj e as të barabartë. Besimtarët i pret shpërblimi i Xhenetit, kurse kriminelët dhe mohuesit, i pret skëterra e Xhehenemit.

## Koment:

*18. Vallë! A është besimtari njësoj si keqbërësi? Jo, ata nuk janë të barabartë.*

Ky grup ajetesh që fillojnë me pyetjen: Vallë si mund të jetë i barabartë dhe njësoj besimtari që beson bindshëm në Krijuesin e tij, në të dërguarit e Tij, dhe që i nënshtrohet e përulet me respekt Allahut të gjithëpushtetshëm, me atë që është fasik, mëkatar i madh, jobesimtar dhe përgënjeshtrues i Ditës së Gjykimit? Përgjigjja është: sigurisht që nuk mund të jenë të barabartë, sepse në Ditën e Gjykimit, kur do të vendosen peshojat e Drejtësisë absolute, secili prej tyre do ta marrë shpërblimin ose ndëshkimin e merituar, besimtari do të shijojë lumturinë e pafund në Xhenet, ndërsa mëkatari, do ta përjetojë dënimin më të rreptë në skëterrat e Xhehenemit.

Ajeti në fjalë, fillon me "hemze" që në gjuhën arabe zakonisht përdoret për mohim të mundësisë për ta konsideruar të barabartë apo njëlloj besimtarin dhe mohuesin. Kjo pyetje çuditëse dhe habitore, ka për qëllim që dëgjuesin apo lexuesin ta ndërgjegjësojë se ekziston një dallim diametralisht i largët në mes dy grupeve të lartcekura.[5] Prandaj, sipas Katades, nuk mund të jenë të barabartë besimtari me mëkatarin (idhujtarin) as në këtë dynja, as në vdekje e as në Ahiret.[6]

Në anën tjetër, në Kuranin fisnik, hasim edhe shumë ajete të ngjashme, që flasin për të njëjtën tematikë, se në asnjë mënyrë nuk do të jenë të barabartë në Ahiret besimtarët dhe jobesimtarët, të devotshmit dhe keqbërësit, si f.v.:

"A t'i trajtojmë njëlloj njerëzit e devotshëm dhe njerëzit e mbrapshtë?" (Sad, 28);

"Nuk janë të barabartë banorët e Xhehenemit dhe banorët e Xhenetit; banorët e Xhenetit do të jenë të fituarit." (El-Hashr, 20);

"A mos mendojnë ata që bëjnë vepra të këqija, se Ne do t'i bëjmë të njëjtë me ata që kanë besuar dhe që kanë bërë vepra të mira, se jeta dhe vdekja e tyre do të jetë e njëjtë? Sa keq që gjykojnë ata!" (El-Xhathije, 21), etj.

Në vazhdim të sures, Allahu xh.sh. përmend shpërblimin e xhenetlinjve dhe ndëshkimin e xhehenemlinjve.



*19. Ata që besuan dhe bënë vepra të mira, do ta kenë vendqëndrim Xhenetin, për hir të veprave që i bënë"*

Ata që i hapën zemrat e tyre për besim në Allahun, që e pranuan Muhamedin a.s. si të Dërguar të Tij, që nuk patën asnjë dyshim në Ringjalljen, dhe që besimin e tyre e shoqëruan edhe me vepra të mira, nesër do të jenë në kopshtet e Xhenetit, duke shijuar kënaqësitë e paimagjinueshme, enkas vetëm për besimtarët dhe vepërmirët. Ajetet paraprake na sqaruan se asnjë mendje njerëzore, e as ndonjë prej melekëve të afërt të Zotit, nuk mund t'i imagjinojnë hijeshitë e Xhenetit dhe bukuritë e tij. Xheneti është me grada, dhe në bazë të veprave të tyre njerëzit do të shpërblehen.

*20. Ndërsa ata që mëkatuan, vendbanim i tyre do të jetë Zjarri. Sa herë që do të duan të dalin nga ai, do të kthehen në të dhe do t'u thuhet: "Shijoni dënimin e Zjarrit, të cilin e mohonit!"*

Në anën tjetër, ata që mohuan Njëshmërinë e Allahut, që devijuan nga natyrshmëria e tyre njerëzore dhe mëkatuan pa llogaritur se do të ringjallen e do të ballafaqohen me të bëmat e tyre nesër në Ahiret, vendbanimi i tyre i përjetshëm do të jetë zjarri i Xhehenemit. Ata do të shijojnë ndëshkim pas ndëshkimi, e kur ndonjëherë do të duan të dalin nga aty, do të kthehen forcërisht në të, të përbuzur e të nënçmuar. Madje atyre në shenjë poshtërimi rojat e Xhehenemit do t'u thonë: shijoni dënimin e këtij zjarri, të cilin e mohonit[7], shijoni tash përbuzjen për shkak të mendjemadhësisë suaj.

*21. Dhe, Ne do të bëjmë që të shijojnë një dënim më të lehtë (në këtë botë), para dënimit më të madh (në Ahiret), me qëllim që të kthehen (në rrugën e drejtë duke u penduar).*

I Plotfuqishmi, na bën me dije se mizorët dhe mëkatarët edhe në jetën e kësaj bote do ta shijojnë një lloj tjetër ndëshkimi, para atij dënimit të madh në Ahiret. Sipas një pjese të madhe të dijetarëve në krye me Ibn Abasin, ndëshkime në këtë botë

mund të jenë fatkeqësitë e ndryshme në këtë dynja si: vuajtjet, sëmundjet, vrasjet, sprovat, varfëria, skamja etj., e po ashtu sipas Ibn Abasit këtu hyjnë edhe dispozitat ndëshkuese -'hududet', (për besimtarët mëkatarë, të cilët me marrjen e dënimit në këtë botë, lirohen nga barra e dënimit në botën tjetër, sqarim yni, S.B.)[8], me qëllim që ata të vetëdijesohen e të përudhen në rrugën e drejtë, ndonëse ata që e kanë vulosur zemrën e tyre me damkën e kufrit, e kanë zgjedhur rrugën e humbëtirës dhe nuk mund ta shohin dot të vërtetën me sytë e tyre. Në anën tjetër Berraë bin Azibi, Muxhahidi dhe Ebu Abide, janë të mendimit se dënimi "i lehtë" i përmendur në këtë ajet, nënkupton dënimin në varr deri në ringjallje, por si mendim është i dobët dhe si i tillë nuk ka hasur në ndonjë përkrahje nga ana e dijetarëve.[9]

Ndërsa në lidhje me këtë ajet është përcjellë nga Ibn Mesudi të ketë thënë: "Ne do të bëjmë që të shijojnë një dënim më të lehtë (në këtë botë)", nënkupton humbjen e idhujtarëve në Bedër, si dënim për ta në këtë botë, me fjalët: "para dënimit më të madh (në Ahiret)", që nënkupton Ditën e Gjykimit, kurse fjalët: "me qëllim që të kthehen (në rrugën e drejtë duke u penduar).", nënkuptojnë ata që mbetën të gjallë në Ditën e Bedrit, se mbase po pendohen e kthehen në rrugën e drejtë".[10]

Edhe nga aspekti akaidologjik, pjesë e fundit e këtij ajeti "me qëllim që të kthehen (në rrugën e drejtë duke u penduar).", lë të kuptohet se pendimi dhe kthimi në rrugë të drejtë është gjithmonë i mundshëm dhe është një derë e hapur mëshire nga ana e Allahut që njerëzit të përudhen, ashtu siç kishte ndodhur pas çlirimit të Mekës, kur Islamin e kishin pranuar shumica dërmuese e idhujtarëve të atëhershëm mekas.[11]

*22. Kush është më i padrejtë se ai që, kur i përmenden argumentet e Zotit të tij, ua kthen shpinën atyre? Vërtet, Ne do të hakmerremi ndaj keqbërësve!*

**Të mjerë janë ata njerëz që refuzojnë dritën e udhëzimit hyjnor. Ata përveçqë do të jenë të përhumbur në agoninë e një vetëmashtrimi në këtë dynja, do ta humbin përjetësisht edhe botën tjetër.**

Ky grup ajetesh përfundon me sqarimin dhe arsyen e ndëshkimit të keqbërësve dhe mëkatarëve në Ahiret, e ajo është mizoria e tyre ndaj vetvetes që manifestohet me arrogancë dhe mospërfillje të argumenteve hyjnore që ftojnë për besim në Zotin Një.

Të mjerë janë ata njerëz që refuzojnë dritën e udhëzimit hyjnor. Ata përveçqë do të jenë të përhumbur në agoninë e një vetëmashtrimi në këtë dynja, do ta humbin përjetësisht edhe botën tjetër, e fundi i tyre është zjarri përcëllues i Xhehenemit. Mizoria e tyre nuk do të mbetet pa dënim, sepse kjo është drejtësia absolute, e cila do ta prek secilin, në bazë të veprave që i kanë punuar. Meqë mizoria - zullumi, është prej gjërave më të urryera, Allahu i Madhërishëm ia ka ndaluar Vetes një gjë të tillë, prandaj njeriu duhet të largohet prej çdo vepre të shëmtuar, dhe të përpiqet që veten ta stolisë e zbukurojë me moral të lartë e sjellje të mirë.[12]

Në lidhje me kuptimin e këtij ajeti, Ibn Xheriri përcjell me isnad nga Muadh ibn Xhebeli të ketë thënë: E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut duke thënë: "Ai që i punon këto tri gjëra, vërtet ka bërë mizori: Ai që i prin një çështjeje apo lufte të padrejtë, ai që nuk i respekton prindërit dhe ai që i bashkëngjitet një zullumqari për ta ndihmuar (përkrahur)."[13]

## Porosia e ajeteve (18-22)

- Besimtari dhe mëkatari në asnjë mënyrë nuk mund të jenë njësoj në Ditën e Gjykimit, as sipas Drejtësisë absolute të Allahut e as sipas logjikës së shëndoshë njerëzore.
- Vendqëndrim i besimtarëve nesër në Ahiret, do të jenë Xhenetet përrallore, ku do të do të përjetojnë lumturinë e përjetshme.
- Vend ndëshkimi i mëkatarëve që nuk besuan, do të jetë zjarri i Xhehenemit, në të cilin do të ndëshkohen përjetësisht. Sa herë që flakët përcëlluese të tij i shtyjnë lart, ata sërish do të kthehen në greminat e këtyre skëterrave, të përbuzur e të poshtëruar.
- Tek pjesa e ajetit të 19: "Ata që besuan dhe bënë vepra të mira", shohim se vepra e mirë së bashku me imanin, lënë gjurmë të mira, kurse tek pjesa e ajetit të 20: "Ndërsa ata që mëkatuan" shohim se Allahu nuk e ka përdorur fjalën "dhe bënë vepra të këqija", sepse fjala "mëkatuan" këtu nënkupton kufrin - mosbesimin, e vepër më të shëmtuar se kufri nuk ka.
- Mizoria më e madhe është mizoria ndaj vetvetes, kur njeriu lë dritën e udhëzimit dhe ndjek errësirat e kufrit.

*1. Vahidiu, Esbabu-n-nuzul, Demmam, 1992, ff. 349-350. (redaktura e Isam bin Abdu-l Muhsin el Humejdan). 2. Imam Sujutiu, Lubabu-n-Nukul, f. 204. 3. Po aty, f. 204. 4. .Imam Sujutiu, Ed-Durru-l menthur, Kajro, 2003, vëll. 11, f. 706; Shih edhe: https://islamweb.net/ar/library/index.php?page=bookcontents&ID=363&idfrom=0&idto=0&flag=1&bk_no=60&ayano=0&surano=0&bookhad=0. 5. Ibn Ashur, Et-Tahriru ve-t-Tenviru, vëll. XXI, f. 231. 6. Ibn Adil ed-Dimeshkij, El-Lubab fi Ulumi-l Kitab, Bejrut, 1998, f. 488. 7. Mustafa el Hasan el Mensuri, El-Muktetafu min ujuni-t-tefasir, Damask-Bejrut, 1996, f. 242. 8. Tefsiri i Kurtubiut, El-Xhamiu li Ahkami-l Kuran, (me redakturë të Dr. Abdullah Turki), Bejrut, 2006, vëll. 17, f. 39. 9. Shejh Sha'ravi, Havatiri havle-l Kurani-l kerim, Kajro, 1991, vëll. IXX, f. 11846. 10. Ed-Durru-l menthur, vëll. 11, f. 707. 11. Ibn Ashur, Et-Tahriru ve-t-Tenviru, vëll. XXI, f. 233. 12. Muhamedinil Emin el Arumi, Hadaiku-r-rrevhi ve-rrejhan..., vëll. 22, f. 378. 13. Muhamed Abdurreuf el Menavi, Fajdul Kadir, vëll. III, f. 291. (Hadithi është "i dobët"). Shih: Daifu-l Xhami'ë, nr. 2454).*

Dr. Ajni Sinani

# Përhapja e medhhebit hanefi në Ballkan (2)

## Biografitë në silsilen (zinxhirin) e Hasan Kafit

Duke pranuar Islamin, myslimanët e Ballkanit kanë pranuar gjithashtu dhe medhhebin hanefi në fikh dhe shkollën maturidite në akaid, të cilat ishin medhhebet zyrtare në shtetin osman.

### Përhapja e medhhebit hanefi në aspektin gjeografik

Medhhebi hanefi është më i përhapur në Turqi, Azinë Qendrore, Pakistan, Bangladesh, Indi, Afganistan, Irak dhe në Ballkan. Medhheb hanefi në fillim u përhap në Irak, pastaj në Horasan, Sixhistan dhe Transjordani, pjesërisht në Taberistan, ndërsa plotësisht në Azerbajxhan, Kaukaz, Tebriz, Rej, Hudistan dhe Iran. Edhe në Sind (Pakistan) ka hanefi. Popullsia e Sixhistanit dhe udhëheqësit e Bengalit janë hanefi. Ky medheb nëpërmjet selxhukëve dhe osmanëve ka ardhur në Ballkan. Medhhebi hanefi ka qenë dominues në Afrikën Veriore deri në shekullin e katërt, kurse më pas ia ka lëshuar vendin medhhebit maliki.[1]

### Si arriti medhhebi hanefi në Ballkan

Prania e sotme myslimane në Ballkan është rezultat i kalimit masiv të popullatës lokale në Islam gjatë sundimit osman (futuhat) gjatë shekujve XIV, XV dhe shekujve vijues. Duke pranuar Islamin, myslimanët e Ballkanit kanë pranuar gjithashtu dhe medhhebin hanefi në fikh dhe shkollën maturidite në akaid, të cilat ishin medhhebet zyrtare në shtetin osman. Përkatësia e këtyre dy shkollave të mendimit, ndër të tjera, është karakterizuar nga manifestimi i Islamit në zonën kulturore turke të botës myslimane.[2]

**Vepra e Hasan Kafit është në kategorinë e veprave silsile, me të cilat dijetarët myslimanë të së kaluarës kanë provuar vërtetësinë e njohurive që ata kanë fituar.**

Ne do të mundohemi që t'i përgjigjemi pyetjes se përse osmanët përkrahën medhhebin hanefi dhe cilat ishin rrugët e arritjes së këtij medhhebi në Ballkan dhe në hapësirat tona, duke u mbështetur në interpretimin historiko-gjeografik që i bën Fikret Karciq veprës "Nidhamu'l ulema ila hatemi'l-enbija" (Një numër i dijetarëve deri te Pejgamberi i fundit), që është shkruar në gjuhën arabe nga Hasan Kafi Pruscak (1544-1615).[3] Vepra është përkthyer në gjuhën boshnjake nga Mehmed ef. Handxhic,[4] dhe gjithashtu është përkthyer edhe nga Amir Ljubovic dhe Fehim Nametak.[5]

Kësaj pyetje do të përpiqemi që t'i përgjigjemi duke u mbështetur edhe në studimet mbi historinë e medhhebit hanefi.

Vepra e Hasan Kafit është në kategorinë e veprave silsile, me të cilat dijetarët myslimanë të së kaluarës kanë provuar vërtetësinë e njohurive që ata kanë fituar. Vepra silsile përmend zinxhirin e mësuesve të një dijetari nga të cilët janë përcjellë njohuritë nga mësuesi tek nxënësi, duke u kthyer pas deri te Pejgamberi a.s. Kjo metodë është karakteristike në shkencën e hadithit që njihet si zinxhir/sened i hadithit.

Vepra e Hasan Kafit nuk është vetëm silsile e tij. Ajo, siç thekson Mehmed ef. Handzic, është vepër përmes së cilës ne marrim një pasqyrë të qartë të përhapjes të së drejtës islame (fikh), dhe veçanërisht medhhebit hanefi që nga Arabia, e deri në vendet tona.[6]

Përmes kësaj vepre, ne mund të shohim se si u shtri medhhebi hanefi, ku i kishte qendrat e tij kryesore dhe së fundi, si ka arritur në Ballkan.



Rëndësia e kësaj vepre qëndron në faktin se ajo gjithashtu tregon se si ka arritur kjo njohje deri te ekspertët e tjerë të fikhut hanefi, bashkëkohës të Hasan Kafit. Duke pasur parasysh këtë fakt, ne mund të kuptojmë shtigjet gjeografike dhe rrethanat historike të përhapjes së medhhebit hanefi nga sahabët deri te shteti osman dhe edhe në hapësirat tona.

## Biografitë në silsilen e Hasan Kafit

Hasan Kafi në veprën e tij citon 30 biografi. Kjo silsile shkon prapa deri te Pejgamberi a.s.:

1. Pejgamberi Muhamed a.s. Pastaj përmendet halifi i parë, Ebu Beker es-Siddiku (v. 13/634 në Medinë).
2. As'habët Umer b. el-Hattabi (v. 23/644 në Medine), Uthman b. Affan (v. 35/656 në Medinë), Ali b. Ebi Talibi (v. 40/661 në Kufe), Abdullah b. Mesud (v. 32/652-3 në Medinë).[7]
3. Alkame b. Kajs en-Nehai (v. 62/681-2 në Kufe)[8], Mesruk b. el-Exhda el-Hamedani (v. 63/682-3 në Kufe), El-Esved b. Jezid en-Nehai (v. 74/693-4 në Kufe), Shurejh b. Harith el-Kindi (v. 79/698-9 në Kufe), që i përkasin grupit tabiinë të përqendruar në Irak.
4. Ibrahim b. Jezid en-Nehai (v. 96/714-5 në Kufe).[9]
5. Hamad b. Ebi Sulejman (v. 120/757-8 në Kufe).
6. Ebu Hanife Numan b. Thabit (v.150/767 në Bagdad), themeluesi i medhhebit.[10]
7. Muhamed b. el-Hasan esh-Shejbani (v. 189/804-5 në Rejj, afër Teheranit të sotëm), kodifikues i medhhebit hanefi.[11]
8. Ebu Hafs el-Kebir Ahmed b. Hafs el-Buhari (216/831).
9. Ebu Hafs es-Sagir Abdullah b. Ahmed (v. 264/877-8 në Buharë).
10. Abdullah b. Muhamed b. Jakub es Sebzemuni (v. 340/952 në Buharë), me origjinë nga Sebzemuna, një fshat në Buharë.
11. Muhamed b. el-Fadl el-Buhari el-Kumazi (v. 381/991-2 në Buharë), me origjinë nga Kumaza, një fshat në Buharë.
12. El-Husejn b. el-Hidr ibn Muhamed en-Nesefi (v. 424/1032-3), nga Nesefa afër Semerkandit.
13. Abdulaziz b. Ahmed el-Halvani (v. 448/1056-7), nga Kesha në Buharë.
14. Ebu Bekr Muhamed b. Ahmed ibn Ebi Sehl es-Serahsi (v. 490/1096-7 në Fergani), me origjinë nga Serahsa në Horasan.
15. Abdulaziz b. Umer b. Maze, "es Sadru'l-madi" (v.?), i lidhur me Buharanë dhe Ferganin.
16. Husamudin Umer b. Abdulaziz b. Umer ibn Maze, "es Sadru'sh-Shahid" (v. 536/1141-2) në Semerkand, u varros në Buharë.
17. Ali b. Ebi Bekr b. Abdulxhelil el-Fergani el-Marginani, autor i librit El-Hidaje (v. 642/1244 në Buharë).
18. Muhamed b. Abdusetar b. Muhamed el-Kenderi el-Beraniki (v. 642/1244 në Buharë), me origjinë nga Kerdera në Iranin e sotëm.
19. Ebulfadl Muhamed b. Muhamed b. Nasir el-Buhari (v. 693/1294 në Buharë).
20. El-Husejn b. Ali el-Haxhxhaxh es Signaki (v. 710/1310-11 në Halep), me origjinë nga Signaka, Turkestani, ligjëronte në Bagdad, Damask dhe Halep.
21. Muhamed b. Muhamed b. Ahmed el-Buhari "Kavamuddin el Kaki" (v. 749/1348-9 në Kajro).
22. Ekmeludin Muhamed b. Muhamed b. Mahmud al-Baberti (v. 786/1384 në Kajro), me origjinë nga Baberti në afërsi të Bagdadit, i lidhur me Halepin dhe Kajron.
23. Shemsudin el-Fenari (v. 834/1431), nga Fenara në Iran, i lidhur me Kajron dhe Anadollin, mufti-enam i shtetit Osman në kohën e Sulltan Muratit I (763/1362-791/1389).
24. Muhjidin Muhamed b. Ermegan (v. gjatë sundimit të Muratit II, 824/1421 -. 855/1451) në Iznik të Anadollit.
25. Hidr-bej b. Xhelaluddin (v. 863/1458 në Stamboll). Kadiu i parë i Stambollit, i lidhur me Sivrin -dhe Hisarin dhe Bursën.
26. Muhjidin Muhamed b. Taxhudin Hatib-zade (v. 901/1495-6), në Stamboll dhe Muhjidin Mustafa el-Kastalani (v. 901/1495-6) i lidhur me Bursën, Edirnen dhe Stambollin. (myftiu i njerëzve dhe xhinëve) (v. 940/1533-4 në Stamboll), një dijetar i madh dhe Shejhu'l-Islam.
27. Kara Jilan Jahja efendiu (v. 983/1575-6 në Stamboll), mësuesi i Hasan Kafi Pruscakut.

Biografia e njëzet e nëntë është e Kafit, kurse biografia e tridhjetë është e nxënësit të tij.

Te shkenca e hadithit, silsilet e dijetarëve islamë, njashtu sikurse edhe isnadi, janë të lidhura në fund të tyre me Pejgamberin a.s., si transmetues dhe interpretues i shpalljes së fundit hyjnore. Muhamedi a.s. është shpjeguesi më autoritativ, prandaj çdo dije, për të qenë e besueshme, është dashur të transmetohet më pas besueshëm nga brezi në brez. Kjo metodë e përcjelljes së njohurive quhet menhexhun-nakl (metoda tradicionale).[12]

*1. Hayreddin Karaman, Historia e të drejtës Islame, nga fillimi deri në kohën tonë, op. cit., f. 238. 2. Fikret Karčić, Kako je hanefijski mezheb dosao u Bosni, Interpretacija silsile Hasan Pruščaka, shih: https://bosnamuslimmedia.files.wordpress.com/2011/08/islamske-teme-i-perspektive-dr-fikret-karc48dic487.pdf. 3. Nizamul-ulama' ila Hatemil-enbija ((Niz učenjaka do posljednjeg Božijeg Poslanika), në gjuhën arabe e ka shkruar Hasan-ef. Kafi Pruščak, kurse e ka përkthyer: Mehmed Handžić (Sarajevo: Islamska dionička štamparija, 1935.). 4. Fikret Karčić, Kako je hanefijski mezheb dosao u Bosni, op. cit. 5. Shih: Hasan Kafija Pruščak, Izabrani spisi, hyrja, përkthimi dhe shënimet Amir Ljubovic dhe Fehim Nametak, Sarajevo, Veselin Maslesa, 1983. 6. Nizamul-ulama' ila Hatemil-enbija, 54, shih: https://bosnamuslimmedia.files.wordpress.com/2011/08/islamske-teme-i-perspektive-dr-fikret-karc48dic487.pdf. 7. Këtu është lëshuar emri i Ebu Bekrit, kurse në përkthimin e bërë nga Amir Ljubovic dhe Fehim Nametak dhe emri i Uthmanit r.a. Shih: Hasan Kafija Pruščak, Izabrani spisi, hyrja, përkthimi dhe shënimet Amir Ljubovic dhe Fehim Nametak, Sarajevo, Veselin Masleša, 1983, f. 127. 8. Alkame b. Kajs en-Nehai, fekihu i famshëm, xhaxhai i Esved bin Jezidit dhe daja i Ibrahim en Nehaiut. Lindi sa ishte gjallë Pejgamberi a.s. Kuranin dhe diturinë e mori prej Ibni Mesudit, Aliut, Umerit, Ebu Derdasë dhe Aishes, Allahu qoftë i kënaqur me ta. Shih: Muhamed Ashik Ilahi el Bureni, op. cit., f. 231. 9. Ibrahim b. Jezid en-Nehai, imam i njohur dhe i devotshëm. Shih: Muhamed Ashik Ilahi el Bureni, op. cit., f. 232 10. Ebu Hanife, themeluesi i medhhebit hanefi. Imami i imamëve, pishtari i këtij umeti. Ai qe i pari që e klasifikoi fikhun, e sistemoi dhe e radhiti atë në kapituj e libra ashtu siç është sot. Shih: Muhamed Ashik Ilahi el Bureni, op. cit., f. 232. 11. Muhamed b. el-Hasan esh-Shejbani i ka precizuar dhe detajuar edhe më rregullat dhe bazat e vëna nga Imam Ebu Hanifeja, duke u përpjekur për shtimin dhe deduktimin-nxjerrjen e dispozitave të reja dytësore, "Kadil kudat-Gjykatës i gjykatësve". Shih: Muhamed Ashik Ilahi el Bureni, op. cit., f. 232. 12. Shih: Aiša 'Abdurrahman, Mukaddime fi'l-menhedž (el-Kahire: Ma'hedu'l-buhusi ve'd-dirasati'l-arebijje, 1971.), 116 e tutje, sipas: Fikret Karčić, Kako je hanefijski mezheb dosao u Bosni, op. cit.*

Prof. dr. Mehmet Görmez

# Të jetuarit me turp e modesti në civilizimin e ekranit

Devotshmëria e vërtetë, kërkon që një person të ketë turp edhe kur është vetëm me veten e tij brenda katër mureve. Ai e ringjall atë me turp. Ai i jep njeriut një disiplinë kaq të lartë shpirtërore. Ai udhëzon një person në turp në çdo moment të jetës së tij dhe i jep atij jetë me turp dhe ndërgjegje.

## Një situatë krejt e re

Falënderimi qoftë për Zotin tonë, i cili na krijoi. Salavatet qofshin për Pejgamberin tonë të dashur dhe për të gjithë pejgamberët. Të dashur vëllezër dhe motra, dua të ndalem në një çështje aktuale, e cila po na preokupon të gjithëve. Siç e dini, viteve të fundit ka pasur zhvillime të mëdha në teknologjitë e informacionit dhe të komunikimit. Njerëzimi u përball me një situatë krejt të re. Mendja, truri, zemra dhe shpirti ynë u preken thellësisht nga këto procese. Të gjitha marrëdhëniet tona materiale dhe shpirtërore, jeta jonë fetare dhe jeta jonë shpirtërore po pësojnë një ndryshim dhe transformim të madh. Individi, familja, shoqëria dhe madje mbarë njerëzimi po kalon në një proces krejt të ri. Duket sikur e gjithë jeta jonë është digjitalizuar, ne jemi të burgosur në një botë virtuale. Viteve të fundit kjo bindje është rritur edhe më shumë, sidomos me procesin e korona virusit që jemi duke kaluar. Edukimi i fëmijëve dhe të rinjve tanë tani kalon përmes kësaj platforme digjitale. Është bërë një domosdoshmëri në jetën tonë të biznesit. Tani ne kryejmë aktivitete tona artistike, kulturore, muzikore, madje edhe aktivitete fetare në kanale digjitale.

**Të gjitha marrëdhëniet tona materiale dhe shpirtërore, jeta jonë fetare dhe jeta jonë shpirtërore po pësojnë një ndryshim dhe transformim të madh.**

Kur i vlerësojmë të gjitha këto së bashku, duket se lindi një civilizim i ri që përfshin njerëzit, të cilin ne mund ta quajmë civilizimi i ekraneve digjitale virtuale. Padyshim, përfitimet e këtij civilizimi për njerëzimin, siç janë qasja e lehtë në informacion dhe rritja e lehtësive të komunikimit nuk mund të mohohen. Sidoqoftë, ky civilizim për aq sa sjell përfitime, krijon edhe mangësi. Sot dua të ndalem pak në këtë.

Ky civilizim i kthen të gjithë anëtarët e tij në spektatorë pasivë. Lëvizja më e madhe e këtij civilizimi është syri, jo mendja. Akti më i madh është të mos mendosh por të shikosh, të mos kundrosh por të shikosh. Vëllezër të dashur dhe motra të nderuara, syri pushon së qenët një mjet vëzhgimi në këtë civilizim. Shikimi kthehet në një dëshirë, në një pasion, ndonjëherë edhe në një instrument të epshit. Fatkeqësisht, kjo sjell me vete egoizmin, pangopësinë, pandjeshmërinë dhe dhunën. Në këtë civilizim të ekranit, njeriu ndërton marrëdhënien e tij



me veten, me tjetrin dhe me botën përmes imazhit, e jo përmes së vërtetës. Ky civilizim e bën dominant perceptimin vizual në jetën njerëzore. Dominimi i perceptimit vizual dobëson njohjen e mendjes. Kjo e detyron njohjen e zemrës të përballet me një lloj vdekjeje. Të dashur vëllezër dhe motra. Njeriu është një qenie inteligjente. Njohja apo perceptimi i cili vjen nga rrënja e fjalës arabe "dereke" (me arrit), është një koncept i logjikës, filozofisë dhe psikologjisë. Njeriu është një qenie që percepton fushën e ekzistencës jashtë vetes, por edhe brenda vetes me mendjen, zemrën dhe emocionet e tij. Ajo që kërkohet nga një person është që të veprojë me një perceptim të plotë. Është perceptimi jo vetëm me sytë e tij, por me mendjen dhe me zemrën e tij. Njeriu mund të besojë vetëm me një kuptim të plotë. Sidoqoftë, vetëm me një kuptim të plotë, bota materiale me atë kuptimore, ajo fizike me metafiziken, ajo shpirtërore me atë trupore mund të konceptohen së bashku. Kurani e emërton si shikim perceptimin e ekzistencës, objektit dhe universit në tërësi. Në të thuhet: "Shiko pra gjurmët e mëshirës së Allahut, pra perceptoje atë."

Këtu përdoret pra shikimi "nadhara" ose në ajetin tjetër "Thuaj: "Ecni nëpër tokë e mandej shikoni se si qe përfundimi i gënjeshtarëve."

Ajo që kërkohet prej nesh në ajete të tilla është në të vërtetë të kuptuarit universal. Nuk është vetëm shikimi. Në fakt, këto shprehje janë përkthyer gabimisht në përkthime. Perceptimi i njeriut ndahet në tri lloje. Ekziston një njohje apo perceptim i mendjes. Ekziston një njohje e zemrës, të cilës Kurani i kushton shumë rëndësi. Ekziston edhe një kuptim apo perceptim shqisor. Kuptimi mendor është arritja e diçkaje përmes soditjes, kundrimit dhe përsiatjes. Perceptimi apo njohja e zemrës është të kuptosh dhe të konceptosh diçka me maturi dhe largpamësi, duke ia bashkëngjitë edhe perceptimin mendor. Perceptimi shqisor është gjithçka që ne kapim përmes pesë shqisave tona, të cilat ne i quajmë "pesë shqisat".

**Dominimi i perceptimit vizual e kthen aktin e shikimit në një epsh. Operacionin e të parit e kthen në kënaqësi. Madje i dominon ëndrrat dhe mendimet. Ose shkatërron imagjinatën dhe ëndrrat e njeriut. Ose i ndërton ëndrrat e tij me pamjet që shikon.**

Ajo që ne e quajmë perceptim vizual është në të vërtetë vetëm një lloj i perceptimit shqisor. Me fjalë të tjera, kjo është vetëm një lloj i perceptimit të pesë shqisave tona, dhe është një nivel i njohjes që i bashkëngjitet vetëm pamja, forma dhe imazhi. Prandaj, të kuptuarit vizual është i ulët dhe jo i plotë.

Kur perceptimi vizual është dominues, qeniet njerëzore mund të perceptojnë çdo të vërtetë vetëm përmes imazhit. Përcaktuesi në perceptimin e audiencës nuk është e vërteta por është imazhi. Edhe një fjalë apo dhe një fjalim që dëgjojmë është padyshim i kufizuar nga imazhi që e shoqëron atë. Ai nuk dëgjon asgjë përveç asaj që shikon syri i njeriut. Veshi i nënshtrohet asaj që shikon syri, jo asaj që dëgjon. Perceptimi vizual menaxhon të gjitha këto emocione dhe perceptime pothuajse i vetëm.

Me këtë kuptim jo të plotë, bëhet pothuajse e pamundur që një person të njohë Zotin e tij, të besojë në të dhe të ndërtojë marrëdhënien e tij me të. Me shprehjen e Kuranit, një shprehje që Ai ia tha pejgamberit Musa: "Shikimet nuk mund ta përfshijnë Atë. Ai i përfshinë shikimet e të gjithëve."

Me këtë kuptim jo të plotë, nuk mund të ndërtohet besimi i tij në Ahiret. Sepse në këtë perceptim jo të plotë, iluzionet zëvendësojnë të vërtetën. Imazhi, forma, pamja zëvendësojnë të vërtetën. Bota kthehet në një skenë pa shpirt dhe njerëzit kthehen në spektatorë pasivë përpara këtij perceptimi. Pra evoluon në një imazh joreal. Perceptimi vizual redukton marrëdhënien e njeriut me vetveten, me qenien dhe me universin vetëm në ato që mund të shihen. Në të vërtetë, shirku është baza e këtij perceptimi të mangët. Ajo që e quajmë shirk është se ajo që adhurohet reduktohet vetëm në pamje dhe në dukje. Si hyri ikona në kishë? Kështu pra hyri. Në shumë fe, në të vërtetë, në këtë mënyrë erdhi idhulli. Perceptimi vizual ndikon jo vetëm në botën tonë të besimit, por edhe në moral. Të qenët i burgosur në perceptimin vizual transformon moralin.

Dominimi i perceptimit vizual vizualizon imoralitetet që njeriu as nuk mund t'i imagjinojë. Ajo materializon gjininë, shkatërron privatësinë. Po lindin sektorët që materializojnë gjininë. Fatkeqësisht, shumica dërrmuese e vizualitetit në civilizimin e ekranit përbëhet nga elemente imorale dhe madje çnjerëzore. Dominimi i perceptimit vizual e kthen aktin e shikimit në një epsh. Operacionin e të parit e kthen në kënaqësi. Madje i dominon ëndrrat dhe mendimet. Ose shkatërron imagjinatën dhe ëndrrat e njeriut. Ose i ndërton ëndrrat e tij me pamjet që shikon. Kur ëndrra vdes, vdes edhe poezia të dashur miq. Kur ëndrra vdes, vdes jo vetëm poezia, por zhduket edhe letërsia, e cila është deklarimi i së vërtetës. Kur ëndrra vdes, zhduket arti, i cili është pasqyra e qenies. Më keq se kaq, dominimi i perceptimit vizual e ekspozon njeriun para një vdekjeje të perceptimit. Rreziku më i madh me të cilin përballen qeniet njerëzore sot është vdekja e perceptimit e cila është vdekja më e madhe. Kur perceptimi vdes, një person flet, por fjalimi i tij nuk është urtësi, njerëzit mendojnë, por mendimet e tyre nuk janë një mësim. Një person shikon, por shikimi i tij nuk është i matur. Siç thotë Kurani: "Ata kanë zemra që me to nuk kuptojnë." "...ata kanë sy që

me ta nuk shohin...” “...dhe ata kanë veshë që me ta nuk dëgjojnë...”

“Allahu ua ka vulosur zemrat...” “... ua ka mbyllur veshët...,” “Ata nuk e shohin të vërtetën, në sytë e tyre ka perde.”

Vëllezër dhe motra të dashura, dominimi i të perceptuarit vizual përveç të gjitha këtyre e ekspozon njerëzimin në tri sëmundje të varësisë. Është një studiues i madh marokenë, i cili njihet si Gazali i Shekullit dhe është ende gjallë, me emrin filozof Taha Abdurrahman. Nëse përdorim konceptet e Taha Abdurrahmanit, këto tri sëmundje, të cilave u janë kushtuar libra të veçantë, quhen sëmundja teferruxh, texhessus, dhe tekeshshuf.

## Sëmundja teferruxh

Sëmundja teferruxh është varësia ndaj shikimit, vrojtimit pra reduktimi i gjithçkaje në një imazh, shtrembërimi i shikimit si një imazh. Të shikosh (teferruxh) është një gjë, ndërsa të soditesh apo vëzh-gosh është diçka tjetër. Teferruxhi shndërron qenien njerëzore, e cila është dëshmitare e së vërtetës dhe universit, pra atë krijesë të vlefshme, në roje të figurës, imazhit dhe pamjes. Në këtë sëmundje ka shikim vetëm për të përfituar, shikim për kënaqësi ose për të kaluar kohën e lirë. Ekziston një spektator që çon në hedonizëm. Me mbizotërimin e perceptimit vizual, njeriu kthehet si një student i ulur në gjunjë përpara mësuesit të tij apo si një besimtar përpara mihrabit. Lind një spektator i tillë që redukton mendjen në sy, duke e kthyer syrin në dorë prekëse. Gjithçka lakmohet, pavarësisht a është haram apo jo. Sidoqoftë, Zoti ynë na paralajmëron për këtë çështje, duke thënë: “Dhe mos ia ngul sytë bukurisë së kësaj jete.”

**Ne nuk mund t’i rezistojmë mbizotërimit të të kuptuarit vizual me një kuptim që nuk e konsideron moralin si mendjen e gjykimit. Ne nuk mund ta kapërcejmë këtë me një rend moral që ka humbur filozofinë e tij të vlerave, që ka shtrembëruar hierarkinë e vlerave dhe që janë ngatërruar vlerat e qëllimit me ato të mjetit.**

## Sëmundja texhessus

Sëmundja e dytë që rrethon njerëzimin me mbizotërimin e perceptimit vizual është texhessus. Texhessus është dëshira për të pasur apo poseduar pronën e dikujt tjetër. Është një pasion për të hulumtuar situatat private të dikujt tjetër. Çdo individ i civilizimit të ekranit është kapur me sëmundjen e texhessus-it edhe pse Zoti na urdhëron: “Mos hulumtoni për zbulimin e të metave të njëri tjetrit”, njerëzit prapë e veprojnë këtë.

Të gjithë po spiunojnë apo përcjellin njëri-tjetrin. Po provohet të depërtojnë në jetën private të dikujt tjetër dhe të mbizotërojnë të gjithë privatësinë. Privatësia pothuajse po zhduket plotësisht. Njeriu dëshiron të dijë gjithçka, çfarëdo që është në individ, shoqëri dhe botë. Në atë mënyrë ai dominon gjithçka. Në civilizimin e ekranit, është sikur qenia njerëzore të jetë në konkurrencë me emrat e bukur të Allahu ku e përshkruan veten. Njëri prej këtyre emrave është El Habir, pra është i njoftuar për gjithçka, njëri prej tyre është El Alim, pra që di gjithçka.



**Haja (turpi) dhe hajat (jeta) vijnë nga e njëjta rrënjë. Pra turpi është vetë jeta. Turpi, vetëdija se Zoti ynë i cili na mban larg nga të gjitha llojet e gjërave që do të na sjellin keq, është gjithmonë i pranishëm me ne. Mos prania e turpit është një vdekje e vërtetë e njohjes dhe perceptimit.**

## Sëmundja tekeshshuf

Për shkak të mbizotërimit të perceptimit vizual, sëmundja e tretë që na rrethon të gjithëve është sëmundja e tekeshshuf-it. Pra, është një sëmundje apo varësia për t'u parë dhe shikuar. Domethënë është e kundërta e teferruxh. Me fjalë të tjera, është një dëshirë për t'u parë e jo për të parë. Pra, është nevoja për vetë-prezantim të vazhdueshëm të njeriut. Disa pothuajse bien në dashuri me paraqitjen e tyre në ekran. Ai i ndan të gjitha veprimet e tij me botën, pavarësisht nëse është mirë apo keq. Në këtë mënyrë, gjërat që shihen si të këqija, të shëmtuara dhe të papërshtatshme në shoqërinë e përgjithshme bëhen të zakonshme. Të gjitha ato të cilat konsiderohen si të këqija bëhen praktika të zakonshme. Shikoni se çfarë thotë i Dërguari i Allahut në një hadith: "Umetit tim do t'i falet gabimet e tij, përveç ai i cili e bënë atë haptas."

Muxhahir do të thotë ai i cili të keqen dhe të shëmtuarën që e bën, e publikon dhe e ndan atë me të gjithë.

Të dashur miq, cili është ilaçi kundër gjithë kësaj të keqeje? Çfarë na ofron Islami? Si të shpëtojmë nga dominimi i perceptimit vizual? Çfarë duhet të bëjmë për të shmangur vdekjen e perceptimit dhe njohjes?

Së pari, do të doja të pohoja se ne nuk mund t'i rezistojmë sovranitetit të perceptimit vizual me një gjuhë fetare të ndërtuar vetëm në hallall-haram, sevap-gjynah, urdhërim-ndalim. Ai nuk mund ta bëjë këtë duke i ndaluar dhe privuar. Ne nuk mund t'i japim fund këtij sovraniteti me ndalime dhe me urdhra të pasigurta. Ne nuk mund t'i rezistojmë mbizotërimit të të kuptuarit vizual me një kuptim që nuk e konsideron moralin si mendjen e gjykimit. Ne nuk mund ta kapërcejmë këtë me një rend moral që ka humbur filozofinë e tij të vlerave, që ka shtrembëruar hierarkinë e vlerave dhe që janë ngatërruar vlerat e qëllimit me ato të mjetit. A mund t'i kundërvihemi mbizotërimit të perceptimit vizual me një gjuhë fetare të burgosur në perceptim vizual? A mund ta trajtojmë këtë me predikuesit digjital dhe komunitetet virtuale të prodhuara nga ky sektor? Sigurisht që nuk mundemi.

## Turpi që Islami e fton njerëzimin në te

Padyshim, ka receta të panumërta të shpëtimit që Islami ia ofron njerëzimit. Unë thjesht dua të ndalem te njëra nga këto, dua të ndalem te morali i turpit që Islami e fton njerëzimin në te. Sidoqoftë, "haja" nuk është thjesht një ndjenjë turpi, siç e dinë shumica prej nesh. Haja (turpi) dhe hajat (jeta) vijnë nga e njëjta rrënjë. Pra turpi është vetë jeta. Turpi, vetëdija se Zoti ynë i cili na mban larg nga të gjitha llojet e gjërave që do të na sjellin keq, është gjithmonë i pranishëm me ne. Mos prania e turpit është një vdekje e vërtetë e njohjes dhe perceptimit. Mënyra për ta ringjallur personin që i është nënshtruar vdekjes së perceptimit është përmes turpit. Mënyra për të mos qenë rob i njohjes



vizuale është përmes rizbulimit dhe universalizimit të moralit më të madh të Islamit.

Të dashur miq, në librin e Zotit tonë të Plotfuqishëm thuhet: "Thuaju besimtarëve të ndalin shikimet (prej haramit)." "Thuaju edhe besimtareve të ndalin shikimet e tyre."

Ne sot shumë më mirë i kuptojmë këto ajete. Sot, ka shumë hadithe të të Dërguarit të Allahut, se turpi dhe besimi nuk mund të ndahen nga njëri-tjetri, ne sot i kuptojmë ato më mirë. I Dërguari i Allahut ka thënë: "Turpi është degë e imanit." "Turpi është nga imani, imani dhe turpi janë miq që të dy; nëse njëri nga ata largohet, atëherë largohet edhe tjetri."

Ne i kuptojmë të gjitha këto hadithe shumë më mirë sot. Në fakt, i Dërguari i Allahut i shprehu ato në një mënyrë tjetër. Çdo fe ka themelet e moralit, e themeli i moralit të Islamit është turpi. Sipas kësaj, jeta nuk është thjesht një vlerë, është një moral i plotë që prodhon vlera. Në një hadith tjetër, ai e shpreh turpin si një moral të përbashkët, një vlerë e përbashkët nga të gjithë pejgamberët. Ekziston një fjalë që nga pejgamberët e parë që zbret te të gjithë njerëzit: "Nëse nuk turpëroheni mund të bëni çfarë të doni."

Një ditë, i Dërguari i Allahut derisa ishte në hytbe tha: "Turpërohuni nga Allahu në kuptimin e vërtetë të

fjalës.” Abdullah ibën Mesudi u ngrit dhe tha: “O i Dërguari i Allahut, falënderimi i takon Zotit, ne me të vërtetë turpërohemi prej Zotit! Pejgamberi i Allahut thotë se kush ka turp nga Allahu në një kuptim të vërtetë, do të mbrojë dhe ruajë kokën dhe të gjitha organet e kokës, mendjen, sytë, veshët dhe gjuhën e tij nga të gjitha llojet e së keqes. “Kush me të vërtetë ka turp nga Allahu, do ta mbrojë barkun e tij dhe të gjitha organet që përmban nga të gjitha llojet e së keqes.” E si një tregues i kësaj, ai gjithmonë do të jetë i vetëdijshëm se po jeton në një botë të vdekshme ku po testohet. Kështu, i Dërguari i Allahut e përshkruan turpin në kornizën e moralit të plotë. Prandaj, turpi e mendon përgjegjësinë ndaj Allahut si një forcë mbrojtëse ashtu si është edhe takvaja. Ashtu siç deklaron i Dërguari i Allahut: “Turpi është i gjithi i mirë.”

## Ndarjet e turpit

Të dashur vëllezër dhe motra, dijetarët islamë e kanë ndarë turpin në katër pjesë. E para është turpi nga Allahu, e dyta është turpi nga engjëjt e Zotit, për shkak se ne mbajmë me vete shkruesit e veprave tona, e treta është turpi nga të gjithë njerëzit dhe e katërta është turpi ndaj vetes. Vetë fakti që një person fillon të ketë turp nga vetja e tij do të thotë gjithashtu se ai fillon të ketë turp edhe nga Allahu, engjëjt dhe njerëzit. Turpi i njeriut ndaj vetes është shprehje e respektit për veten. Të qenit njeri do të thotë se posedon nderin dhe dinjitetin. Me pak fjalë, në këtë civilizim virtual të ekranit digjital, ku kuptimi vizual është dominant, ne mund të rigjejmë jetën vetëm nëpërmjet turpit. Sidoqoftë, i gjithë njerëzimi ka nevojë për ringjallje nëpërmjet turpit.

Të dashur vëllezër dhe motra, si mund ta sjellim në jetë turpin? Para së gjithash, ne duhet të rishikojmë kuptimin tonë të fesë, njohurive fetare dhe sistemeve të informacionit fetar në mënyrë që të jetojmë përsëri me turp dhe modesti.



## Esh’hedu dhe amentu

Në mënyrë që të mos ekspozohemi ndaj vdekjes së perceptimit, duhet t’i rishikojmë njohuritë tona që rregullojnë marrëdhëniet midis njeriut dhe Zotit, kuptimin tonë që rregullon marrëdhëniet midis njeriut dhe njeriut, si dhe ndërmjet njeriut dhe natyrës. Për këtë, ne së pari duhet të ndërtojmë marrëdhënien tonë me Zotin tonë mbi premtimin e shehadetit. E dini, ka esh’hedu dhe ka amentu. Të jesh në një marrë-dhënie shehadeti me Allahun, domethënë esh’hedu. Ai është dëshmitar për mua në çdo moment dhe unë dëshmoj për atë dhe unë jam dëshmitar i ajeteve të tij. Do të thotë që unë kam qenë dëshmitar i emrave të tij, bekimeve të tij dhe mëshirës së tij, dhe për ta dëshmuar gjithmonë këtë së bashku.

Zoti ynë është më afër nesh sesa damari i qafës sonë, pra të jemi në këtë vetëdije. Diku në mes nesh dhe zemrave tona është Zoti ynë “dhe ta dini se Alllahu ndërhyn ndërmjet njeriut dhe zemrës së tij.” Në të vërtetë, këtë duhet ta ndjejmë.

Pra duhet të arrijmë në nivelin e ihsanit, sikur e shohim gjithmonë Allahu xh.sh.. Ai qe posedon ihsan (mirësinë) është muhsin. Muhsini është dëshmitar, jo audiencë. Për të qenë dëshmitar, duhet të jesh i vëmendshëm, domethënë të vëzhgosh ekzistencën dhe universin. Dëshmitari e kupton se edhe dikush është dëshmitar për të. Çfarë do të thotë? Ai jeton me vetëdijen që Allahu e ka vërejtur atë në çdo fjalë, gjendje dhe sjellje. Prandaj po e përsëris. Në besim “amentu” është një gjë, kurse “esh’hedu” është një gjë tjetër. Për të jetuar me turpin e modestinë, ne kemi nevojë për një kuptim të vërtetë të fetarisë që përqendrohet në moral. Në fetarizmin e vërtetë, të besuarit në Allahun nuk është një pohim i tillë i thatë ose një njohuri që mund të merret duke mësuar. Është një gjendje e jashtëzakonshme, një jetë e pastër. Manifestimi i jetës është morali që shndërrohet në çdo akt.

Fetarizmi i vërtetë është mendja, e cila vepron vetëm me mirëkuptim total dhe në paqe me zemrën dhe shpirtin. Trupi e arrin lumturinë e tij të vërtetë me një paqe të tillë. Zemra gjen qetësi dhe bëhet e lumtur. Me të përmendur Allahun, zemrat stabilizohen.

Në fetarizmin e vërtetë, arsyeja dhe mençuria e integruar me urdhrat e fesë janë thelbësore. Mendja dhe ndërgjegjija i dorëzohen vullnetit hyjnor. Njerëzit fetarë i vëzhgojnë të gjitha gjërat, tërë ekzistencën, tërë universin si mëshirë. Devotshmëria e vërtetë e çliron njeriun nga të gjitha robëritë, nga të gjitha varësitë, për-fshirë ekranin, nga të gjitha llojet e skllavërisë. Ajo hedh poshtë gjithçka që skllavëron shpirtin, pushton zem-rën dhe verbon mendjen dhe ndërgjegjen. Një devotshmëri e tillë, kërkon që një person të ketë turp edhe kur është vetëm me veten e tij brenda katër mureve. Ai e ringjall atë me turp. Ai i jep njeriut një disiplinë kaq të lartë shpirtërore. Ai udhëzon një person në turp në çdo moment të jetës së tij dhe i jep atij jetë me turp dhe ndërgjegje.

Le t'i përfundojmë fjalët e mia me një lutje që na ka urdhëruar Zoti ynë: “Zoti ynë, ne e besuam atë që e zbrite (shpalljen), e pasuam të Dërguarin (Isain), pra shënona bashkë me ata që dëshmojnë (besimin e drejtë).” Zoti i Plotfuqishëm na bëftë nga shërbëtorët e tij të vërtetë që jetojnë në jetën e tyre dëshminë esh’hedu dhe duke qene dëshmitar të emrave të bukur, të ekzistencës, bekimeve dhe mëshirës së Tij në Tokë!

*Përktheu: Mr. Adnan Shala*

Dr. Ilmije Kuqi

# Rregullat e përgjithshme të rrugës dhe përgjegjësia për aksidentet e trafikut (2)

Është obligim fetar respektimi i atyre rregulloreve që nuk shkelin dispozitat e ligjit islam, ngase kjo është një çështje e bindjes ndaj sundimtarit në procedurat që ai organizon, bazuar në argumentin e interesit të përgjithshëm.

## Obligueshmëria e ndjekjes së rregulloreve, ligjeve dhe edukatës

Është obligim ndjekja e rregulloreve, ligjeve dhe edukatave që janë të vendosura sipas kohës në të cilën jetojmë, pasi që rrugët në historinë e tyre kanë një zhvillim sipas makinerisë së përdorur në to.

Kështu që rrugët në të cilat tërhiqen gomarët dhe mushkat ndryshojnë nga rrugët në të cilat voziten makinat, ashtu siç ndryshojnë rrugët e makinave nga rrugët e trenave, e kështu me radhë. Për këtë ekziston një edukatë e përbashkët ndërmjet epokave dhe ka zhvillime të reja që i përshtaten kohës dhe vendit.

Për këtë aspekt, Kurani fisnik nuk ka folur në detaje, por atë ia ka referuar mendjeve dhe zakoneve të njerëzve, ndërsa ne sot përballemi me rrugët e shumta dhe me rrezikun e makinës së përdorur. Të gjithë njerëzit e mençur kanë rënë dakord në gjetjen e rregullave që ruajnë jetët e njeriut, pasuritë dhe nderin e tyre, pavarësisht nëse këto rregulla kanë të bëjnë me makinat, apo me personin që ecën ose pasagjerin, me vozitësin e makinës, apo edhe me vetë rrugën.

Këto rregulla bashkëkohore të trafikut janë të vendosura nga ekspertët e fushave të rrugëve dhe të trafikut, të cilët i kanë të njohura kushtet e sigurisë së trafikut, organizativisht, financiarisht, teknikisht, fizikisht dhe psikologjikisht. Në këtë fushë gjejmë se Zoti i Madhëruar urdhëron që t'u drejtohemi njerëzve me përvojë dhe njohuri, si dhe t'u përmbahemi mendimit të tyre. Ai thotë: "Ju pyetni pra njerëzit e dijshëm nëse ju nuk e dini."[1]

**Zoti i Madhëruar urdhëron që t'u drejtohemi njerëzve me përvojë dhe njohuri, si dhe t'u përmbahemi mendimit të tyre.**

Ajo që ne e shohim në këtë ajet, janë çështjet e përgjithshme dhe se nuk kufizohen vetëm në pyetjet që kanë të bëjnë me fenë.

Këshilli i Jurisprudencës Islame, në vitin 1414h-1993m, e ka miratuar sistemin bashkëkohor të trafikut, duke vendosur:

Është obligim fetar respektimi i atyre rregulloreve që nuk shkelin dispozitat e ligjit islam, ngase kjo është një çështje e bindjes ndaj sundimtarit në procedurat që ai organizon, bazuar në argumentin e interesit të përgjithshëm. Këto



rregullore duhet të përfshijnë vendimet e sheriatit të cilat nuk janë zbatuar në këtë fushë;

Gjithashtu, interesi kërkon miratimin e të gjitha llojeve të rregulloreve penguese (parandaluese), prej tyre: ndëshkimin financiar për ata që i shkelin këto rregullore të trafikut, në mënyrë që të parandalohen ata që rrezikojnë sigurinë e njerëzve në rrugë dhe tregje nga pronarët e automjeteve dhe mjeteve të tjera të transportit.[2]

## Vendosja e ndëshkimeve për njerëzit që bëjnë shkatërrime në rrugë

Një nga nderimet e Zotit për njeriun është se Ai në Librin e Tij dhe në fjalët e të Dërguarit të Tij e ka ligjësuar atë që e ruan jetën dhe pasurinë e njeriut, ndërsa prekjen e tyre në çfarëdo forme e ka bërë krim që meriton dënim në Ahiret dhe dëmshpërblim në këtë botë, ngase në Islam nuk ka gjak apo pasuri që shkon kot. Zoti i Madhërishëm ka thënë: "Kush e mbytë një besimtar me qëllim, dënimi i tij është xhehenemi, në të cilin do të jetë përgjithmonë. Allahu është i hidhëruar ndaj tij, e ka mallkuar dhe i ka përgatitur dënim të madh."[3] Pastaj ajeti tjetër: "E kush e mbytë gabimisht një besimtar, ai është i obliguar ta lirojë një rob besimtar dhe shpagimin (e gjakut) t'ia dorëzojë familjes së tij, përpos në qoftë se ia falin (familja gjakun)."[4]

Prandaj ruajtja e jetës dhe e pasurisë janë dy prej pesë objektivave të domosdoshme, të cilat Islami ia garantoi njeriut dhe e mbrojti atë nga çdo agresion. Dëmtimi i të tjerëve në vetveten dhe në pasuritë e tyre është i ndalur dhe i dëmshpërblyer, e kjo është bazë në tekstet e Kuranit dhe të Sunetit.

Sa i përket Kuranit fisnik, dëshmia më e qartë me të cilën dëshmohet për dëmshpërblimin e pasurisë është thënia e të Plotfuqishmit: "(Kujto) Davudin e Sulejmanin kur pleqëronin për çështjen e bimës (mbjelljes) të cilën delet e atij populli e kishin kullotur natën, e Ne ishim përcjellës të gjykimit të tyre. E Sulejmanit Ne ia mësuam atë (përgjigjen e saktë), po secilit (prej tyre) u patëm dhënë urtësi e dije."[5]

Transmetohet nga Ibën Mesudi r.a., se bimët e përmendura në këtë ajet kanë qenë vreshta që kishin çelur sythin dhe delet i kishin dëmtuar ato. Davudi a.s., kishte gjykuar që delet t'i jepen pronarit të vreshtave,[6] kurse Sulejmani a.s., tha që vreshtat t'i jepen pronarit të deleve dhe të punojë në to derisa të kthehen ashtu siç kanë qenë, ndërsa delet t'i jepen pronarit të vreshtave që të marrë nga dobitë e tyre, e kur vreshtat të kthehen ashtu siç kanë qenë, atëherë vreshtat t'i jepen pronarit të tyre dhe delet t'i jepen pronarit të tyre.[7]

Cilido qoftë mendimi i dijetarëve në lidhje me interpretimin e dispozitës, se a ka qenë shpallje nga Zoti dhe se gjykimi i Sulejmanit ka qenë shfuqizim i gjykimit të babait të tij, apo se ai ka qenë me ixhtihadin e tyre, apo se ia kanë qëlluar secili prej tyre në atë që kanë gjykuar, apo se dispozita e tyre është shfuqizuar në sheriatin tonë apo jo, ajo që na intereson është se ajeti kuranor konfirmon këtë bazë ligjore, e që është obligimi i dëmshpërblimit të dëmit që i është shkaktuar tjetrit. Ani pse metoda e lartpërmendur është e shfuqizuar në sheriatin tonë, ne mund ta marrim nga ky parim një rregull, prej të cilit themi se ai që i shkakton dëm personit tjetër, ai ia dëmshpërblen dëmin. Për këtë, Ibën el Arabiu, pas një fjale të gjatë, në lidhje me ajetin thotë: "Në këtë nuk ka mospajtim nga ajo që u transmetua nga pejgamberët e mëparshëm, në lidhje me parimin e dëmshpërblimit, por mospajtimi është në formën e tij."[8]

Sa i përket sunetit të Pejgamberit a.s., nga hadithet më të qarta që janë transmetuar nga ai, në këtë kuptim është hadithi, që e transmeton Ibën Abasi r.a. dhe Ebu Seid el Hudriu r.a., se Pejgamberi a.s., ka thënë: "Nuk e dëmton tjetrin dhe tjetri nuk e dëmton atë (që e ka dëmtuar)."[9]

Domethënë personi nuk e dëmton vëllain e tij, as fillimisht e as si hakmarrje në sasi të së drejtës së tij, ngase fjala "ed-darar- الضَّرَر" është në kuptimin e "ed-durr- الضُّر", e kjo është prej një personi, kurse fjala "ed-dirar- الضِّرَار" është prej dy vetëve në kuptimin e "el-mudara- المُضَارَة", e kjo është ta dëmtosh atë që të ka dëmtuar.[10]

Ky hadith ka vendosur një parim të rëndësishëm nga parimet e legjislacionit islam, e që është ndalimi i dëmtimit të tjetrit, si dhe ka ndaluar që dëmtimi të kthehet me dëmtim. Kështu që, personi të cilit i është dëmtuar diçka, ose duhet ta falë, ose të marrë kompensim për të, ngase Pejgamberi a.s., nuk e ka treguar këtë parim në formën e ndalimit, që e tregon vetëm ndalimin, por ai e ka përmendur në formën e mohimit të llojit. Prandaj, kush përplaset me makinën e tij me makinën e tjetrit, me apo pa qëllim, nuk ka të drejtë të godasë makinën e atij që e ka goditur. Por, ai ose duhet ta falë atë ose të marrë dëmshpërblimin për të qenë shpagimi i asaj që e ka dëmtuar.

Bazuar në këto parime, dijetarët islamë kanë gjykuar se jeta dhe pasuria e njeriut janë të mbrojtura në Islam dhe se bazë në to është ndalimi, si dhe nuk lejohet jeta apo pasuria e tjetrit, përveçse me të drejtë.

*1. En Nahl, 43. 2. Fikhu El-Islami ve ediletuhu, 7/179-180. 3. En Nisa, 93. 4. En Nisa, 92. 5. El Enbija, 78-79. 6. Domethënë ka gjykuar t'i zotërohen delet pronarit të vreshtave si kompensim për atë që kanë shkatërruar.. 7. Tefsiru Et-Taberi, 18/475. 8. Ahkamu El-Kuran li Ibën el-Arabi, 3/267. 9. Ahmed, nr: 2865, 5/55, Shejh Shuajb thotë: Është i mirë; Ibën Maxhe, nr: 2341, 2/784, Darkutni, nr: 3079, 4/51, El Mustedrek, nr: 2345, 2/66, El Hakim thotë: Senedi i këtij hadithi është sahih sipas kritereve të Muslimit. Këtë e miraton edhe Edh Dhehebi. Sunen El Kubra li El Bejheki, nr: 11384, 6/115, etj. Ibën el Mulkin, në Hulasatu el-bedri el-munir, 2/438, thotë: Ibën Salahi ka thënë është i mirë. Ebu Davudi ka thënë: Ky është një ndër hadithet rreth të cilit sillet fikhu. 10. Tebjinu El Hakaik, 6/142, El-Inajeh, 10/307, El-Binajeh, 8/12, Ed-Durru El-Muhtar, 6/593, etj.*

Dr. Flamur Sofiu

# Shpjegim i shkurtër rreth disa çështjeve bashkëkohore në aspektin juridik islam (1)

Sa ishte prezent i Dërguari a.s., nuk ishte e nevojshme që të tuboheshin dijetarët prej sahabëve, ngase i Dërguari a.s., ishte prezent dhe se ai ishte i vetmi që jepte zgjidhjen e çështjes. Ndërsa pas vdekjes së të Dërguarit a.s., patjetër që për zgjidhjen e çështjes duhej që të tuboheshin dhe të konsultoheshin dijetarët prej sahabëve, në mënyrë që të gjenin zgjidhje juridike për çështjen e re.

## Hyrje

Allahu i Lartësuar ka sjellë sheriatin islam si një ligj që i përshtatet dhe e zgjidh çdo çështje për të cilën ka nevojë njeriu deri në Ditën e Kiametit. Këtë më së miri e vërteton fjala e Allahut të Lartësuar: "Sot ua kam përsosur fenë tuaj dhe e kam plotësuar begatinë Time dhe Unë jam i kënaqur që Islami të jetë feja juaj."[1]

Padyshim se me kalimin e kohës, gjërat ndryshojnë çdo ditë dhe në mesin e njerëzve paraqiten çështje apo problematika të panjohura më parë, e të cilat kërkojnë zgjidhje në aspektin juridik islam. Këto çështje[2] në terminologjinë islame njihen si النوازل . Po ashtu, në këtë kapitull mund të përfshihen edhe ato çështje të cilat kanë qenë të njohura në kohën e të Dërguarit a.s., por që më vonë është paraqitur nevoja për ndryshimin e formës së zbatimit të çështjes. P.sh. në kohën e të Dërguarit a.s., është dhënë zekatul fitri me elb, por në ditët e sotme nuk mund të jepet me elb, ngase tanimë elbi nuk përbën ushqimin e rëndomtë të njerëzve. Nga kjo kuptohet se edhe pse si çështje është e hershme, por që prapë ka nevojë për të dhënë sqarime për rrethanat në të cilat ne tashmë jetojmë, duke mos dalë jashtë rregullave të sheriatit për sqarimin e kësaj çështje. Thënë më qartë, ne e dimë se dhënia e zekatul fitrit synon sigurimin e shujtës së ushqimit për ditën e Fitër Bajramit dhe që i varfëri të mos ketë nevojë për të lypur, e që në kohën tonë më nuk konsiderohet dhënia e elbit si shujtë e ushqimit, dhe se me dhënien e elbit nuk mund t'i sigurohet shujta e Bajramit si ushqim për të varfërinë.

Në kohën e sahabëve, kur ndodhte të paraqitej ndonjë çështje e re, atëherë dijetarët e asaj epoke tuboheshin dhe konsultoheshin për të gjetur një zgjidhje juridike për çështjen e paraqitur. Sa ishte prezent



i Dërguari a.s., nuk ishte e nevojshme që të tuboheshin dijetarët prej sahabëve, ngase i Dërguari a.s., ishte prezent dhe se ai ishte i vetmi që jepte zgjidhjen e çështjes. Ndërsa pas vdekjes së të Dërguarit a.s., patjetër që për zgjidhjen e çështjes duhej që të tuboheshin dhe të konsultoheshin dijetarët prej sahabëve, në mënyrë që të gjenin zgjidhje juridike për çështjen e re.

## Metoda e nxjerrjes së vendimit juridik islam për çështjen e re

Ajo që është më e rëndësishme në këtë aspekt, është që duhet të kuptohet mirë dhe qartë paraqitja e çështjes së re, para se për të të jepet vendimi juridik, ngase në këtë mënyrë zvogëlohet mundësia e gabimit në nxjerrjen e vendimit. Pra, analizimi dhe kuptimi i qartë dhe i saktë i çështjes mundëson që vendimi të jetë shumë më afër saktësisë së përgjigjes. Te dijetarët është e njohur kjo rregull:[3] الحكم على الشيء فرع عن تصوره - "Vendimi juridik për një çështje ndërtohet mbi perceptimin e drejtë të saj." Ibnul Kajimi r.a., ka thënë: "As myftiu e as prijësi nuk mund të arrijnë deri te vendimi i saktë pa i

pasur parasysh këto dy elemente, e para, të kuptohet dhe të perceptohet shumë qartë çështja e re, dhe e dyta, të kuptohet se cili është vendimi i Allahut dhe i të Dërguarit të Tij për çështjen e paraqitur. E më pastaj vlen njëra normë edhe për tjetrën."[4]

Nga e gjitha kjo, mund të kuptohet qartë se duhet kërkuar ndihmë nga ekspertët e çështjeve, ngase ka mundësi që çështja e re të jetë e vështirë për t'u kuptuar. P.sh. nëse është çështje e mjekësisë, atëherë kërkohet ndihma për shpjegim nga ana e mjekëve; nëse është çështje e ekonomisë, atëherë kërkohet ndihmë për sqarime nga ekonomistët e të ngjashme. Në vijim, ne do t'i përmendim disa prej çështjeve të reja, të cilat kanë nevojë për shpjegim juridik fetar:

## Ushqimet dhe pijet të cilat në përmbajtje kanë sasi të alkoolit

Alkooli i cili është në përmbajtjen e ushqimeve apo pijeve mund të ndahet në tri kategori:

Alkooli që është në ushqime apo pije me sasi sa që konsumuesi mund të dehet. Kjo sasi e alkoolit që gjendet në ushqime apo në pije konsiderohet haram sipas konsensusit të dijetarëve (ixhma).

Alkooli që është në ushqime me sasi të vogël, mirëpo konsumimi i shumtë i këtyre ushqimeve ndikon që konsumuesi të dehet. Konsumimi i këtyre ushqimeve konsiderohet haram, ngase edhe këto hyjnë në vendimin e të Dërguarit a.s.: "Konsumimi i shumtë i një ushqimi apo pije që shkakton dehje, konsiderohet haram edhe nëse konsumohet pak (ky ushqim apo pije)."[5] Ky është mendimi i shumicës së dijetarëve, pra konsumimi i ushqimeve që kanë pak alkool dhe nuk të dehin pos nëse konsumohen shumë konsiderohet haram.

Alkooli, sasia e të cilit është shumë e paktë në ushqim apo pije, saqë kur të shtohet në ushqim, ai humbet krejtësisht dhe më nuk mbetet si alkool në atë ushqim apo pije. Kur ndodhë që në ushqim apo pije ka sasi shumë të paktë të alkoolit, saqë nëse ha shumë ushqime të tilla aspak nuk mund të dehesh, ngase tashmë alkooli është tretur krejtësisht. Këtu është fjala për sasinë shumë të paktë të alkoolit që përdoret për ruajtjen e ushqimeve të ndryshme, si p.sh., sasia shumë e paktë e alkoolit që vendoset në qumësht apo në ushqime të tjera, me qëllim të konservimit të tyre. Industria bashkëkohore e ushqimeve e konsideron alkoolin etilik si materien më të mirë për tretje dhe ruajtje të ushqimit, por me kusht që sasia e alkoolit të tillë të jetë shumë e vogël dhe e konsumuar. Pra, ky lloj alkooli me sasi shumë të vogël gjendet në pjesën dërmuese të ushqimeve dhe pijeve të kohës së sotme.

Tanimë lind pyetja, cili është qëndrimi juridik islam rreth këtyre ushqimeve që kanë përqindje të paktë të alkoolit etilik i cili është konsumuar – transformuar në një materie krejtësisht tjetër brenda në ushqim apo pije?

Përgjigja: Nëse dihet se diçka prej alkoolit ose mishit të derrit ose ndonjë materie tjetër e ndaluar i është shtuar ushqimit apo pijeve, atëherë nëse është në një proporcion shumë të vogël dhe ajo materie e ndyrë konsumohet (transformohet) në substanca të tjera të pastra dhe nuk ka mbetur asnjë gjurmë në ushqim ose pije, si p.sh., të mos vërehet ngjyra, shija, era e elementit të ndaluar dhe që të mos ketë kurrfarë efekti. Këto ushqime ose pije nuk është e ndaluar të konsumohen, dhe ky është rasti në përqindjen shumë të vogël që është përmendur në pyetje, sepse një përqindje e tillë konsumohet – transformohet (humbet në produkt) me atë që i është shtuar, dhe se nuk ka mbetur asnjë gjurmë në produkt prej asaj që është e ndaluar.[6]

## Mishrat e importuar nga vendet jomyslimane

Mishrat e importuar mund të ndahen në dy grupe:

Mishrat e importuar nga vendet jomyslimane që nuk janë të krishterë e as hebre, por mund të jenë me besime pagane;

Mishrat e importuar nga vendet jomyslimane, por që janë vende krishtere apo hebraike.

Sa u përket mishrave që janë të importuara nga viset jomyslimane që nuk janë të krishterë e as hebre, ato mishra janë të ndaluara dhe nuk lejohen të konsumohen nëse therësi nuk është mysliman, e as i krishterë e as hebre. P.sh. nëse therësi është budistë apo hindus, sipas konsensusit të dijetarëve, këto mishra janë të ndaluara.

Ndërsa, kur ndodh që mishrat e importuara janë nga vendet krishtere apo hebraike, si p.sh. mishrat e importuar nga Brazili, Franca dhe vendet e tjera, atëherë lind pyetja se a lejohen këto mishra apo jo? Përgjigja është se këto mishra janë të lejuara, ngase janë therur nga pasuesi i librave hyjnor (i krishteri apo hebreu). Për këtë është thënë qartë në ajetin kuranor: "*U janë lejuar ushqimet e ithtarëve të Librit, po ashtu edhe ushqimet tuaja janë të lejuara për ta...*"[7]

Ka fjalë që qarkullojnë se të krishterët kur po i therin kafshët nuk po e përmendin emrin e Zotit ose edhe më e keqja, edhe pse janë të krishterë fare nuk shkojnë në kishë dhe as që i kryejnë adhurimet e tyre, pra këta janë të ngjashëm me ateistët. Sa i përket asaj se të krishterët janë të devijuar, dihet mirëfilli se për devijimin e tyre ka folur edhe Kurani, kur ka thënë: "*Vërtet kanë mohuar ata të cilët thanë: Vërtet Allahu është i treti i treve.*"[8] Nga kjo kuptohet qartë se devijimi i të krishterëve është i haptë, por që, edhe përkundër kësaj, Allahu ka lejuar për myslimanët

ushqimet e tyre. Pra, përderisa personi që e therë kafshën është prej ithtarëve të Librit, pavarësisht devijimet të tij, kafsha që është therur për ne është hallall. Në rastin e tillë, neve na mbetet që të veprojmë sipas asaj që ka thënë i Dërguari i Allahut, që ne të përmendim emrin e Zotit, e pastaj ta hamë dhe po ashtu të veprojmë sipas bazës, që d.m.th. ushqimet e ithtarëve të Librit janë të lejuara për ne.

## Të drejtat e autorit dhe të markës tregtare – brendet

E drejta e autorit në kohët e hershme nuk është diskutuar nga ana e juristëve myslimanë, për faktin se në kohët e hershme nuk ka pasur shtëpi botuese dhe se autori në ato kohë u ka dhënë atyre që kanë dashur të marrin dije që të bëjnë kopje librin me qëllim që dituria të shpërndahet, e madje për këtë autori është gëzuar. Ndërsa, në ditët e sotme, ku ekzistojnë shtypshkronja dhe mundësohet botimi i librave me kopje të shumta dhe prej shitjes së tij ka përfitime materiale, dijetarët i kanë shtyrë që të mendojnë për të drejtat e autorit. Juristët bashkëkohorë myslimanë kanë mospajtime rreth të drejtave të autorësisë.

Disa prej tyre janë të mendimit se e drejta e autorësisë nuk duhet të merret parasysh, ngase në kohët e hershme, dijetarët i kanë dhënë me vullnet dhe dëshirë të madhe librat e tyre që të kopjohen dhe se nuk kanë kërkuar kurrfarë kompensimi dhe kurrfarë të drejte të autorësisë.[9] Ndërsa, një grup i dijetarëve bashkëkohorë janë të mendimit se e drejta e autorit është e drejtë legale dhe se nuk lejohet të cenohet në asnjë mënyrë. Ata mendojnë që nuk lejohet të shfrytëzohen këto të drejta për shfrytëzime personale. Këta thonë se nëse e shfrytëzon një libër vetëm për vete dhe atë nuk e ke blerë, me këtë e ke dëmtuar autorin, ngase libri është fryt i mendjes dhe angazhim i autorit. Pra, sipas mendimit të këtyre, rezulton në atë se asnjë mënyrë nuk lejohet të përdoren-shfrytëzohen programe kompjuterike të cilat përmbajnë shkrime të autorëve. Mendimin e tyre, këta e arsyetojnë duke thënë se, si mund të shfrytëzohet një mendim i dikujt pa e ditur se ai a është i pajtimit që t'i përdoret mendimi i tij apo jo? Pra, nëse e shfrytëzon mendimin e tjetrit pa leje është shkelje e së drejtës së autorësisë dhe në këtë rast, ka bërë shkelje ndaj të drejtës së autorit. Ndërsa mendimi i tretë është mendim mesatar, sipas këtij mendimi, lejohet të shfrytëzohet për çështje personale, por assesi nuk lejohet të përdoret për përfitime materiale. Sipas shumicës së dijetarëve bashkëkohorë, mendimi mbizotërues është se e drejta e autorit është e drejtë legale që duhet të ruhet dhe të respektohet.




Po ashtu, lind pyetja, ai që bën plagjiat apo e vendos emrin e vet si autor në librin e dikujt tjetër, a duhet të zbatohet dënimi për vjedhje d.m.th., a duhet t'i këputet dora? Në raste të tilla nuk duhet të ekzekutohet dënimi me këputje të dorës, ngase nuk plotësohen disa kushte të vjedhjes, por patjetër duhet të dënohet me teazir d.m.th. me një lloj të dënimit të cilin e përcakton gjykatësi sipas ixhtihadit të tij.

## Të bërit tesbih me mjete elektronike

Padyshim se të bërit tesbih është një prej mënyrave të adhurimit të Allahut të Madhëruar dhe se Allahu ka përcaktuar shpërblime të shumfishta për ata që bëjnë tesbih ndaj Allahut të Lartësuar. Dijetarët e mëhershëm janë që të gjithë të mendimit se lejohet të përdoren mjete për të bërë tesbih Allahun dhe se asnjëri prej tyre nuk i ka konsideruar haram mjetet që përdoren për të bërë tesbih.

Rreth kësaj çështje duhet të përmendim atë se ka transmetime që janë përdorur guralecët dhe farat për të bërë tesbih, me të vetmin qellim, që me ndihmën e tyre të arrihet numërimi i fjalëve të tesbihut. Ajo që konsiderohet më e saktë është se lejohet të përdoren çfarëdo mjete elektronike, të cilat mundësojnë numërimin e fjalëve që shprehen gjatë të bërit tesbih.

*1. El Maide, 3. 2. Çështje të reja për të cilat nuk është dhënë kurrfarë shpjegimi më herët dhe se për çështjet e tilla nuk teksŧ (ajet apo hadith) d.m.th. askush prej dijetarëve nuk ka diskutuar rreth këtyre çështjeve në aspektin juridik islam. 3. Ibën Tejmije: Mexhmul Fetava vol.VI fq. 295, El-Fetuhi: Sherhul Keukebil Munir vol. I fq. 50. 4. Ibnul Kajiim: I'lamul Mukiin, vol. I, fq. 70. 5. Transmeton Ebu Davudi nr. 3681, Nesaiu nr. 5607, Ibën Maxheh nr. 3394 dhe Ahmedi nr.6558. 6. https://islamqa.info/ar/ansëers/198536/. 7. El Maide, 5, Shumica dërmuese e komentueseve të Kuranit janë të mendimit se qëllimi i shprehjes "ushqim" ka për synim kafshët e therura. 8. El Maide, 73. 9. Prej dijetarëve bashkëkohorë që mendojnë kështu është Shejh Salih bin Abdurrhaman el Husajni et Temimij, i cili ishte udhëheqës gjeneral i çështjeve të dy Haremeve dhe anëtarë i Jurisë së Dijetarëve të Mëdhenj të Arabisë Saudite. Ky dijetar ka vdekur në muajin Xhumadel Ahireh të vitit 1434h.*

Dr. Orhan Bislimaj

# A është Covid-19 një ndëshkim prej Zotit?

"Nuk ka asnjë nga fshatrat (nga vendbanimet e kundërshtarëve) e që Ne nuk do ta shkatërrojmë ose ndëshkojmë atë me një dënim të ashpër para ditës së Kijametit. Kjo është e theksuar në Libër (Levhi Mahfudh)." (El-Isra, 58).

## Hyrje

Kurani i Madhërishëm, në pjesën dërrmuese të tij flet për çështjet e rëndësishme me të cilat preokupohet mendja njerëzore. Nëpërmjet udhëzimeve të tij, njeriu sendërton koncepte të drejta për Krijuesin, për dynjanë dhe Ahiretin. Kurani flet apo sjell shembuj edhe për përkrahjen që Allahu ua ka dhënë njerëzve të sinqertë. Por, në anën tjetër, sado si përjashtim, Kurani sjell informacione edhe për ndëshkimet e Zotit që ua ka dërguar popujve, për shkak të bëmave të tyre.

## Ligjshmëria e ndëshkimit në këtë botë

Ndëshkimi i Allahut, por edhe shpërblimi i Tij, nuk kufizohet vetëm në botën tjetër, pra me Xhenetin dhe Xhehenemin, siç mund të presupozojnë shumë njerëz. Përkundrazi, ai ndodh edhe në këtë botë, në mënyrë të vazhdueshme, njësoj sikurse edhe shpërblimi i Tij.

Në Kuran dhe në hadithe gjejmë argumente të qarta që vërtetojnë se si Allahu i ka ndëshkuar popujt e kaluar (para Muhamedit a.s.), në këtë botë, me lloj-lloj ndëshkime, për shkak të arrogancës e përgënjeshtrimit të shpalljes (shih: El A'raf, 3-4; El Ankebut, 40). Prej atyre ndëshkimeve që përmenden janë edhe këto: përmbytjet (el-garku); erë e fuqishme (er-rrihu); krismë e fuqishme prej qiellit (es-sajhatu); furtunë me guralecë (hasiben); fundosje në tokë (el-hasf); ndërrim i pamjes (el-mes'h); uri e skamje e madhe; shpeshtim i vrasjeve e luftërave; sëmundjet, sprovat, epidemitë, etj.[1]

Përveç ndëshkimeve në të kaluarën, Allahu i Lartësuar konfirmon dhe precizon se ndëshkimi ka për të ndodhur edhe në të ardhmen, në



mënyrë të vazhdueshme deri në Ditën e Kiametit:

"Nuk ka asnjë nga fshatrat (nga vendbanimet e kundërshtarëve) e që Ne nuk do ta shkatërrojmë ose ndëshkojmë atë me një dënim të ashpër para ditës së Kiametit. Kjo është e theksuar në Libër (Levhi Mahfudh)." (El Isra, 58).

Madje, këtë gjë i Lartësuari e ka cilësuar si diçka kategorike e të padiskutueshme, me vetë faktin që ka thënë: "...Kjo është e theksuar në Libër (Levhi Mahfudh)". Bëhet fjalë për librin e Allahut, në të cilin është evidentuar çdo gjë që ndodhë në gjithësi. Imam Rraziu thotë se ky është vendim i prerë i Allahut.[2]

## Aspektet e ndëshkimit

Zoti i Madh, në ajetin që e cituam më lartë (shih: El Isra, 58), ndëshkimin në këtë botë e ka kategorizuar në dy aspekte:

a) Ndëshkimi me zhdukje të tërësishme, siç ka ndodhur me popullin e Nuhit a.s., pastaj popullin Ad, Themud, etj; dhe

b) Ndëshkimi me dënim të ashpër, i cili i goditë shoqëritë e popujt, duke i tronditur rëndë, siç janë sëmundje epidemike vdekjeprurëse, mortajat, përmbytjet, katastrofat me fundosje në tokë, ndërrimi i pamjes (mes'h), porse ky lloj i ndëshkimit nuk çon në zhdukjen e tërësishme të një populli.[3]

Në kuadër të këtij ndëshkimi sistemohen edhe të gjitha ndëshkimet e tjera, çfarëdo qofshin ato, shpirtërore apo fizike, individuale a kolektive. Një lloj tjetër i ndëshkimit që e përmend Kurani, pra paksa më specifik është edhe i ashtuquajturi 'el-istidraxh' – ndëshkim përmes mirësive fatkeqe të dynjasë.[4]

Por ç'e do që, sipas dijetarëve islamë, Allahu e ka pezulluar ndëshkimin me zhdukje të tërësishme të një populli, ndërsa e ka lënë në fuqi vetëm të dytin, 'dënimin e ashpër'. Kjo është mëshirë e Allahut, për hir të pejgamberisë së Muhamedit a.s. Për shembull, te popujt e mëparshëm, Allahu i ka ndëshkuar përgënjeshtruesit menjëherë, pra duke qenë i gjallë pejgamberi i tyre, ndërsa tek ymeti i fundit i Muhamedit a.s., Allahu e ka shtyrë ndëshkimin ndaj përgënjeshtruesve deri pas vdekjes së Muhamedit a.s. ose deri në kiamet.[5]

Prandaj, edhe nuk ka ndodhur zhdukje e tërësishme e ndonjë populli gjatë kohës së Pejgamberit a.s., e as pas vdekjes së tij.

Këtë e konfirmon edhe Ibën Ab-basi, r.a., teksa e komenton ajetin: "E Ne të dërguam ty (Muhamed) vetëm si mëshirë për të gjitha krijesat." (El Enbija, 107):

"Muhamedi a.s. është mëshirë për të gjithë njerëzit, kush i besoi atij, ai është udhëzuar, e kush nuk i besoi, mbase është kursyer (për hir të pejgamberisë së tij) prej dënimit me zhdukje të tërësishme të një populli, nëpërmjet fundosjes në tokë dhe përmbytjeve, sikurse janë goditur ymetet e kaluara.[6]

Në fakt, kursimi nga zhdukja e tërësishme, ka qenë dëshirë e Pejgamberit a.s., apo më mirë të themi logjikë e pejgamberisë së tij. Ai vetë tha se është dërguar mëshirë e jo mallkues. Po ashtu, kur Allahu ia dha mundësinë nëpërmjet melekut për ta shkatërruar popullin arrogantë të Taifit (vend në afërsi të Mekës), Pejgamberi a.s., nuk e pranoi, gjithnjë me bindjen se do të dalin njerëz të mirë e besimtarë prej atij vendi dhe kështu ka ndodhur.

Në këtë kuptim, ekzistojnë disa hadithe, ku Pejgamberi a.s., ka kërkuar prej Allahut, që mos t'ia ndëshkojë ymetin e tij në tërësi:

"I kërkova Zotit tim tri gjëra, dy m'i plotësoi, kurse një ma ndaloi. I kërkova që mos ta shkatërrojë ymetin tim në tërësi përmes skamjes ekstreme (thatësisë[7], e Ai ma pranoi. I kërkova që mos ta shkatërrojë ymetin tim në tërësi me përmbytje, edhe këtë ma pranoi. I kërkova Zotit që ta kursejë ymetin tim prej të këqijave të njëri-tjetrit, e këtë ma ndaloi." (Transmeton Muslimi)

Kështu që, nuk përjashtohet kriza e bereqetit apo përmbytjeve në ndonjë vend prej vendeve islame, por jo në gjithë botën islame. Dijetarët thonë se këto janë prej mrekullive që i janë dhënë Muhamedit a.s.[8]

## Sëmundjet dhe epidemitë si mjete ndëshkimore

Pasi e kuptuam se ndëshkimi i Allahut ndaj njerëzve e shoqërive është legjitim në këtë botë, në vazhdim le të shohim ndëshkimin nëpërmjet sëmundjes si mjet. Natyrisht, që në fillim duhet ta themi me zë të lartë se çdo sëmundje nuk duhet ta trajtojmë si ndëshkim. Përkundrazi, Pejgamberi a.s., kur ka vizituar të sëmurit ka lënë të kuptohet se ajo mund të jetë pastrim tek Allahu, prej mëkateve të vogla.

Një sëmundje e njëjtë, potencialisht mund të jetë për dikë sprovë e për dikë mund të jetë ndëshkim. Këtë e di vetëm Allahu. Edhe në praktikën njerëzore një akt i njëjtë mund të ketë synime të ndryshme. Për shembull, nëse dikush i bie shuplakë jetimit me qëllim të edukimit ka shpërblim tek Allahu, e nëse i bie me qëllim të nënçmimit ka ndëshkim, ndërkohë që bëhet fjalë për të njëjtën shuplakë.

Porse, është e rëndësishme ta theksojmë faktin se Allahu e ka përdorur sëmundjen si mjet ndëshkimor për popujt e mëhershëm, njësoj siç i ka përdorur llojet e tjera të ndëshkimeve që i përmendëm më lartë. Kjo, ka ndodhur ndaj individëve, por edhe ndaj shoqërive. Për më shumë, Pejgamberi a.s., në hadithin e saktë të mëposhtëm, ka thënë se do të shfaqen epidemi në të ardhmen, si pasojë e të këqijave të tyre. "Nëse në një popull shpërfaqet imoraliteti (në variantet e tij) publikisht, atëherë në mesin e tyre do të përhapet murtaja dhe sëmundjet që nuk kanë qenë te popujt para tyre."[9]

## Ndëshkimi nëpërmjet sëmundjeve trupore

Në Kuran dhe në hadithe gjejmë se Allahu e ka përdorur sëmundjen trupore për ndëshkim kolektiv. Kjo ka ndodhur, pikërisht me epideminë e murtajës që e pati përfshirë Faraonin dhe popullin e tij Beni Israilë. Ngjarjen e përmend Kurani në suren El A'raf, 134.

Sipas komentatorëve të Kuranit, Beni Israilët u goditën shumë rëndë, sa që nuk mund t'i varrosnin të vdekurit për shkak të numrit të madh. Numri i vdekjeve shkonte prej 20 mijë deri në 70 mijë njerëz brenda ditës.[10] I gjetur përballë kësaj katastrofe njerëzore, Faraoni u detyrua t'i kërkojë ndihmë armikut të vet, Musait a.s., në mënyrë që ky i fundit ta lutë Zotin për largimin e këtij ndëshkimi. Allahu ia hoqi këtë dënim, por u hakmor ndaj tyre, duke i fundosur në det, sepse nuk e mbajtën fjalën për besim, pas largimit të dënimit.[11]

Me një rast, kur Pejgamberi a.s. u pyet për murtajën, ai tha:

"Murtaja është një ndëshkim apo dënim që i është dërguar Beni Israilëve ose popujve të tjerë para tyre. Nëse dëgjoni se në një vend ka rënë murtaja, mos hyni aty, e nëse ka ra aty ku jeni, atëherë mos ikni prej aty."[12]

## Ndëshkimi nëpërmjet problemeve psikike

Krijuesi i gjithësisë i ka ndëshkuar njerëzit edhe nëpërmjet çrregullimeve psikike, siç pati ndodhur me personin e quajtur Samirij. Gjatë kohës sa Musai a.s. ishte në kodrën Turi Sina, duke e pranuar shpalljen prej Allahut, personi në fjalë e kishte ndërtuar një idhull në formë viçi me trup që pëlliste. Kur u kthye Musai a.s. dhe e gjeti popullin që i bënin adhurim viçit, e jo Zotit, u revoltua jashtëzakonisht shumë. Menjëherë e thirri vëllain e tij, Harunin a.s. dhe e qortoi ashpër se përse nuk e kishte penguar këtë gjendje.

Pastaj e thirri edhe Samirijun, të cilin e urdhëroi që ta lëshojë vendin menjëherë, duke e sinjalizuar për ndëshkim që e pret: "Ai (Musai) tha: Prandaj, largohu sepse sa të jesh gjallë ke për të thënë: (këdo që e sheh) "Mos mu afro!" (Taha, 97).

Pas kësaj, Allahu e ndëshkoi Samiriun dhe ata që ishin me të, ashtu që nuk pranonte ta prekte dikë apo ta prekte dikush. U bë njeri vesves, këdo që e shihte i thoshte 'mos mu afro'. Bile thuhet se 'vesvesja' si problem psikik, ka filluar prej tij dhe ka vazhduar deri sot. Populli Beni Israilë e bojkotuan, askush nuk i fliste, nuk përziheshin me të, nuk e afronin, andaj Samiriu pjesën e mbetur të jetës e kaloi në ambient të hapur bashkë me kafshët e egra.[13]




## A është Covid-19 një ndëshkim prej Zotit?

Në rrafshin profesional, askush nga ne nuk ka të drejtë që të deklarojë me zotim, se një sëmundje konkrete, në këtë rast qoftë pandemia Covid-19 apo ndonjë tjetër, është saktësisht ndëshkim prej Zotit. Po ashtu, nuk kemi të drejtë edhe të themi se nuk është ndëshkim prej Zotit. Ne nuk e dimë çfarë urtësie hyjnore fshihet pas këtyre fenomeneve që herë pas here tronditin botën. Të vërtetën e tyre e di vetëm Allahu Fuqiplotë që i dërgon.

Një gjë të tillë, kanë mundur ta deklarojnë vetëm pejgamberët dhe atë me lajm prej Krijuesit, pra jo prej vetes së tyre. Në rastin e kundërt, çdo zotim yni, nuk do të ishte tjetër, veçse paragjykim e spekulim në emër të Zotit, e Allahu na ka ndaluar një gjë të tillë. (shih: El Araf, 33).

Këtë praktikë e kanë ndjekur dijetarët islamë. Për shembull, për sëmundjen e murtajës që pati goditur Beni Israilët, e për të cilën ka



dëshmuar Allahu në Kuran dhe Pejgamberi a.s. në hadithe se ka qenë ndëshkim prej Allahut, megjithatë sipas ulemave ky cilësim ka qenë specifikë vetëm për atë murtajë dhe popullin Beni Israilë, para Muhamedit a.s.[14] Pra, nuk mund ta përgjithësojmë për të gjitha sëmundjet, epidemitë apo mortajat si dhe për të gjithë popujt.

Ky parim vlen edhe për format e tjera të ndëshkimeve hyjnore, që janë përmendur në Kuran, siç janë përmbytjet, tërmetet, furtunat e fuqishme, etj. Nëse e ndjekim logjikën e përgjithësimeve, atëherë çdo tërmet, përmbytje apo furtunë do ta cilësonim ndëshkim, e ky është absurd.

Natyrisht, ne mund të diskutojmë e të debatojmë për anët pozitive e negative të sëmundjeve, kjo përveçse është e lejuar është edhe e kërkuar. Po ashtu, nuk prish punë edhe nëse na shkon mendja se mos ndoshta është ndëshkim prej Zotit. Pra, çdo analizë e kësaj natyre është shumë normale, porse gabimi qëndron kur ato i ndërlidhim me zotim. Sepse, njeriut mund t'i duket e keqe diçka, por të jetë e mirë dhe e kundërta (El Bekare, 216). Pejgamberi a.s. kur e ka vizituar të sëmurin ka thënë: "Inshallah është pastrim prej Zotit, nga mëkatet!", pra ka lënë të kuptohet se bartë dhe mirësi. Po ashtu, ka thënë se vdekja nga murtaja është shehidllëk për myslimanin, përsëri bëhet fjalë për gradë të lartë mirësie.

E vetmja gjë që mund ta themi saktësisht është se elementi i sëmundjes është përdorur si mjet ndëshkimor prej Allahut kundër zullumqarëve e kundërshtarëve të Tij. Ky është pragu besimor në këtë çështje. Ndërsa, në rastin konkret, Covid-19 a është apo nuk është ndëshkim, nuk është në kompetencën tonë për ta vendosur pikën e fundit.[15]

Fundja, njësoj si ne, edhe popujt e kaluar kanë pasur dilemat në kohën e tyre rreth një fatkeqësie natyrore apo tjetër, por kur erdhi Kurani e vërtetoi se çfarë qëllimi kanë pasur ato. E, meqë nuk do të ketë Kuran tjetër, e as pejgamber tjetër, atëherë të vërtetën për epidemitë e fatkeqësitë natyrore, do ta mësojmë në Ditën e Kiametit.

Prandaj, sa herë që ndodhë ndonjë tronditje e rëndë gjithëpërfshirëse, siç është pandemia Covid-19, nuk duhet ta ngarkojmë shpirtin me paragjykime. Përtej të gjithave, duhet lexuar mbase si një 'vërejtje' prej Krijuesit për mbarë njerëzimin, për t'u përmirësuar drejt idealeve të qiellit. Ky ka qenë edhe mesazhi i përbashkët i dijetarëve islamë në simpoziumin fetaro-shkencor, të mbajtur në nëntor të vitit 1985, në Kajro.[16]

*1. Shih: El-A'raf, 136; El-Ankebut, 14; El-Hakkatu, 6; Fussilet, 16; Hud, 67; El-Ankebut, 40; El-Kasas, 81; En-Nahl, 112; El-A'raf, 112, 167; El-Bekaretu, 65; El-Maide, 60. 2. Er-Rrazi, Mefatihu'l gajbi, et-tefsirul kebir, komentimi i ajetit El-Isra, 58. 3. Shih dhe krahaso: Dr. Munkidh bin Mahmud Es-Sekkar, El-I'tibaru bi'l-mesari'il-umem, sipas: http://www.saaid.net/Doat/mongiz/10.htm, (data e citimit: 06.10.2014). 4. Më gjerësisht për 'istidraxhin', shih: Orhan Bislimaj, Istidraxhi – mirësitë fatkeqe, punim i botuar në Takvim-2018, boton Bashkësia Islame e Kosovës, Prishtinë. 5. Err-Rrazi (v. 606 h), Mefatihu'l gajbi – et-tefsiru'l kebir, komenti i ajetit El-Enbija, 107. 6. Shih: Imam Taberiu (v.310 h), Xhamiul bejan fi tefsiri'l Kur'an; Imam Kurtubiu, El-Xhamiu Li ahkami'l Kur'an, komentimi i ajetit El-Enbija, 107. Po ashtu, shih: Dr. Munkidh bin Mahmud Es-Sekkar, El-I'tibaru bi'l-mesari'il-umem, po aty. 7. Në hadith përmendet 'bis-seneti', që tekstualisht do të thotë 'vit'. Por, për qëllim është vit i thatësisë, urisë e skamjes, siç ka ardhur edhe në Kur'an, El-A'raf, 130. 8. Shih: Neveviu, Sherhu Sahihi'l-Muslim, Kitabul Fiten ve eshratus-saati, Daru'l-Marifeti, pa vit të botimit, Bejrut – Liban, vëll.18/223. 9. Transmeton Ibën Maxhe, Bezzari, Bejhekiu dhe Hakimi nga Ibën Omeri r.a. 10. Shih: El-Askalanij, Fet'hu'l-Bari Sherhu Sahihi'l-Buhari, botimi i parë, daru's-selam, Rijad, 2000, vëll.10/225. 11. Et-Taberij, Xhamiul bejan fi tefsiri'l kur'an, (verzioni elektronik), komentimi i ajetit: El-A'raf, 133-134. 12. Neveviu, Sherhu Sahihi'l-Muslim, po aty, hadithi nr.5733. 13. Shih: El-Kurtubij, El-Xhamiu liahkami'l kuran, komentimi i ajetit: Taha, 95-97. Krahaso: Dr. Munkidh bin Mahmud Es-Sekkar, po aty. 14. Shih: Neveviu, Sherhu Sahihi'l-Muslim, po aty, Vëll.14/425; El-Askalanij, Fet'hu'l-Bari Sherhu Sahihi'l-Buhari, po aty, vëll.10, fq.237. 15. Pandemia Covid-19 vazhdon të mbetet preokupim botëror edhe pse tashmë shkencëtarët kanë zbuluar disa vaksina për shërimin e parandalimin e infeksionit. Tani, më 27.01.2021, kur po e shkruajmë këtë punim, numri total i rasteve pozitive në Kosovë është 58.988 dhe 1.479 raste të vdekjes. Ndërsa, në nivel të botës janë 101.447.732 raste pozitive dhe 2.184.436 raste të vdekjes. Shih: Instituti Kombëtar i Shëndetësisë Publike të Kosovës (IKShPK), publikimi i të dhënave për datën 25.11.2020. Po ashtu, shih: https://www.trt.net.tr/shqip/covid19. 16. Shih: "Livaul Islam" - Kajro (revistë fetare javore), nr - 200 - viti 1985, cituar nga: Sabri Bajgora, Kur'ani dhe Gjithësia, sipas: http://www.bajgora.com/kurani/gjithesia.html.*

Prof. dr. Ibrahim Karim

# Shërimi me emrat e bukur të Allahut xh.sh.

Dr. Ibrahim Karimi, zbuloi se Esmaul Husna, emrat më të bukur të Allahut xh.sh., kanë fuqi shëruese për shumë sëmundje. Ai shfrytëzoi metodat precize të nxitjes së energjisë në trupin e njeriut dhe zbuloi që secili emër i Allahut nxitë energjinë në sistemin imunologjik në trupin e njeriut, ashtu që të veprojë në mënyrë efikase në pjesët ideale të caktuar.

Dr. Ibrahimi zbuloi se përmendja (dhe recitimi) i emrave të bukur të Allahut sjell në përmirësimin e bioenergjisë në trupin e njeriut. Pas tri viteve të studimit, ai arriti te këto rezultate:

1. Veshët – Es Semi' (Dëgjuesi, që dëgjon mirë çdo gjë);
2. Eshtrat – En Nafi' (Dobiprurësi);
3. Cipa e eshtrave – El Bedi' (Shpikësi, Krijuesi i ekzistencës nga mosqenia);
4. Gjuri – Er Rrauf (I Dhembshuri);
5. Flokët – El Bedi' (Shpikësi, Krijuesi i ekzistencës nga mosqenia);
6. Zemra – En Nur (Ndriçuesi, Allahu është dritë e qiejve dhe e Tokës);
7. Muskujt – El Kavijj (I Forti);
8. Çrregullimi i ritmit të zemrës – El Vehhab (Dhuruesi, që u dhuron krijesave të Tij mirëqenie dhe mirësi të panumërta);
9. Muskuli i zemrës – Er Razzek (Furnizuesi, Ai që furnizon çdo krijesë me nevojat jetësore, pa marrë parasysh a është besimtar apo jobesimtar);
10. Nervat – El Mugni (Dhënësi i pasurisë, Ai që i jep mirësi e pasuri atij që do prej krijesave);
11. Arteriet – El Xhebbar (I Gjithëfuqishmi, Mbizotëruesi ndaj çdo gjëje);
12. Lukthi – Er Razzek (Furnizuesi, Ai që furnizon çdo krijesë me nevojat jetësore, pa marrë parasysh a është besimtar apo jobesimtar);
13. Kanceri – El Xhelil (Fisniku dhe Madhështori);

**Vendosni shuplakat e duarve në vendin e dhembjes dhe lexoni emrat e Allahut, duke thënë p.sh.: "Ja Semi', ja Semi'... ose ja Latif, ja Latif..., ose ja Vehhab, ja Vehhab...", sipas sëmundjes suaj, derisa dhembja të kalojë dhe të shërohet, inshallah.**






14. Gjëndra tiroide – El Xhebbar (I Gjithëfuqishmi, Mbizotëruesi ndaj çdo gjëje);
15. Kofsha – Er Rrafi' (Lartësuesi, është Ai që ngre dhe lartëson të dashurit e Tij);
16. Migrena – El Ganijj (I Pasuri);
17. Arteriet e syrit – El Muteali (I Gjithëlartësuari, Ai është i zhveshur nga çdo përngjasim me krijesat);
18. Veshkat – El Hajj (I Gjalli, ky është Allahu që di çdo gjë dhe që i mjafton fuqia e Tij për çdo gjë);
19. Zorra e trashë – Er Rrauf (I Dhembshuri);
20. Zorra e hollë – Er Rrazzek (Furnizuesi, Ai që furnizon çdo krijesë me nevojat jetësore, pa marrë parasysh a është besimtar apo jobesimtar);
21. Mëlçia – El Nafi' (Dobiprurësi);
22. Pankreasi – El Bari' (Filluesi, që krijoi krijesat pa ndonjë model paraprak, dhe që Vullneti i Tij është zbatuar dhe zbatohet nëpërmjet urdhrit hyjnor "bëhu");
23. Depozita hyjnore – En Nafi' (Dobiprurësi);
24. Mitra – El Halik (Krijuesi, që ka krijuar tërë këtë ekzistencë, që e shohim dhe që nuk e shohim, Krijues i vetëm dhe i Pashoq);
25. Fshikëza urinare – El Hadi (Udhëzuesi, Ai që krijoi çdo gjë e pastaj i udhëzoi);
26. Reumatizmi – El Muhejmin (Mbizotëruesi, Mbikëqyrësi, Mbrojtësi);
27. Prostata – Er Rrashid (Frymëzuesi, Udhëzuesi, i Urti);
28. Nervat e syrit – Edh Dhahir (I Dukshmi);
29. Hipofiza – El Hadi (Udhëzuesi, Ai që krijoi çdo gjë e pastaj i udhëzoi);
30. Tensioni i lartë – El Hafid (Përulësi, Ai që përul dhe nënçmon çdo mendjemadh e tiran);
31. Mushkëritë – Er Rrazzek (Furnizuesi, Ai që furnizon çdo krijesë me nevojat jetësore, pa marrë parasysh a është besimtar apo jobesimtar);
32. Timusi – El Kavijj (I Forti);
33. Gjëndra mbiveshkore – El Bari' (Filluesi, që krijoi krijesat pa ndonjë model paraprak, dhe që Vullneti i Tij është zbatuar dhe zbatohet nëpërmjet urdhrit hyjnor "bëhu");
34. Flokët (Alopecia) – El Xhelil (Fisniku dhe Madhështori);
35. Zgavrat e hundës – El Latif (I Buti); El Ganijj (I Pasuri); Er Rrahim (Mëshirploti);
36. Sytë – En Nur (Ndriçuesi); El Besir (Vështruesi); El Vehhab (Dhuruesi).

Vendosni shuplakat e duarve në vendin e dhembjes dhe lexoni emrat e Allahut, duke thënë p.sh.: "Ja Semi', ja Semi'... ose ja Latif, ja Latif..., ose ja Vehhab, ja Vehhab...", sipas sëmundjes suaj, derisa dhembja të kalojë dhe të shërohet, inshallah. Mbani në mend, këto janë rezultatet e përmendjes së emrave të Allahut dhe varen plotësisht nga dëshira e Allahut. Mashallah!

*Burimi: Novi horizonti.ba*

*Përktheu dhe përshtati: Prim. dr. med. sc. Ali F. Iljazi*

Dr. Sedat Islami

# Koncepti dhe reflektimi edukativ i sinqeritetit

Sinqeriteti është dega e radhës e besimit. Në përmbledhjen e Ibën Hibanit është shpjeguar se në kuadër të kësaj dege përfshihet edhe braktisja e hipokrizisë. Por çfarë në të vërtetë nënkupton sinqeriteti, si manifestohet ai, çfarë vlere dhe rëndësie ka, dhe cili është ndikimi i tij edukativ në jetën e besimtarit?

## Koncepti për sinqeritetin

Sinqeriteti ose ihlasi, siç njihet në fjalorin fetar, është më shumë se thjesht një shprehje që emërton një vlerë a virtyt, është koncept. Është tregues i një pjekurie të lartë fetare, një vetëdije e cila lidhjen me Zotin e shndërron në pasurinë dhe forcën më të madhe të besimtarit. Nëse do të kërkohej përkufizimi i sinqeritetit me pak fjalë, do të thoshim se është vetë feja, ose kushti i saj, treguesi i saj,[1] ose e kundërta e shirkut (idhujtarisë) siç do të shprehej Imam Gazaliu.[2].Kjo për faktin se, në esencë, siç kanë shpjeguar gjuhëtarët, ihlasi nënkupton braktisjen e hipokrizisë,[3] dhe fetarisht, siç kanë shpjeguar dijetarët, nënkupton afrimin tek Allahu xh.sh., me çdo vepër që e bëjmë.[4] Pra, çdo gjë që bëjmë në jetë, e bëjmë për Allahun xh.sh., dhe arritjen e kënaqësisë së tij. Sinqeriteti, siç shpjegon Ebu Talib Mekkiu, është mesi i dy përshkrimeve apo tipareve të urryera: hipokrizisë dhe epshit.[5]

Së këndejmi sinqeriteti është shpjeguar si dorëzim absolut, si nënshtrim i plotë ndaj Allahut xh.sh., kuptim ky i synuar në disa prej ajeteve kuranore, si: "Thuaj: "Në të vërtetë, namazi im, kurbani im, jeta ime dhe vdekja ime, i përkasin vetëm Allahut, Zotit të botëve." (El En'amë, 162).[6]




## Vlera dhe rëndësia e sinqeritetit

Sinqeriteti, siç pamë, është thelbi i fesë. Nga këtu rëndësia dhe vlera e tij është e pakrahasueshme. Në vazhdim do të përmendim diç nga rëndësia dhe vlerat e tij:

### Sinqeritet është kusht për pranimin e veprës[7]

Që një vepër të jetë e pranuar, detyrimisht sinqeritetin duhet ta plotësojë si kusht. Fudaj bin Ijadi ka bërë një shpjegim të bukur. Duke iu referuar ajetit: "Ai i ka krijuar jetën dhe vdekjen, për t'ju provuar se kush prej jush do të veprojë më mirë..." (El Mulk, 2), ka konstatuar: "Vepra e mirë është ajo më e sinqerta dhe më e qëlluara. Kur e pyetën se çfarë nënkuptonte me "më të sinqertën dhe më të qëlluarën" tha: Nëse vepra është e sinqertë por jo edhe e qëlluar nuk pranohet. Nëse është e qëlluar por i mungon sinqeriteti prapë nuk pranohet. Shpëtimi është që vepra të jetë e sinqertë dhe sipas sunetit.[8]

### Mënyrë e fitimit të shpërblimit të madh

Sinqeriteti ia mundëson besimtarit që për veprën e vogël të merr shpërblim të madh. Allahu xh.sh., thotë: "...Allahu ia shton (shpërblimin) edhe më tepër kujt të dëshirojë..." (El Bekare, 261)

Ibën Kethiri, duke shpjeguar këtë ajet, respektivisht shkakun e shumëfishimit të shpërblimit, ka thënë: Allahu ia shton shpërblimin sipas sinqeritetit në kryerjen e veprës.[9].

### Mënyrë e përfitimit edhe kur të privohesh nga puna dhe vepra

Rëndësia e sinqeritetit është në vazhdimësinë e shpërblimit edhe pas ndarjes nga puna për shkaqe të arsyeshme. Profeti a.s., ka thënë: "Kur njeriu të sëmuret ose të jetë në udhëtim, do t'i shkruhet vepra që ka vepruar sa ka qenë shëndoshë dhe në shtëpi të vet."[10]

### Mënyrë e ruajtjes së veprës

Sinqeriteti nuk është thjesht mënyrë për përfitim por edhe ruajtje të asaj që e përfiton. Fudajli ka thënë: "Vepra më e mirë është ajo më e fshehta, më e ruajtura nga djalli dhe më e largëta nga hipokrizia."[11]

## Reflektimi edukativ i sinqeritetit në jetën e besimtarit

Sinqeriteti, siç mësuam më lartë, është një nivel i lartë i pjekurisë fetare. Së këndejmi, ai detyrimisht se duhet të reflektojë pozitivisht te besimtari. Në vazhdim do të shpalosim disa pika ku sinqeriteti reflekton.

### Lidhja me Allahun xh.sh.

Sinqeriteti mëton që relacioni ndërmjet robit dhe Zotit të jetë i pastër, pa njolla, pa ndërhyrje të jashtme, pa synime tjera përveç kënaqësisë së Allahut xh.sh. Nga ky prizëm, Aliu r.a., e ka definuar sinqeritetin, kur thotë se sinqeriteti është vepër e mirë, për të cilën besimtari nuk dëshiron ta lëvdojë askush tjetër pos Allahut xh.sh.[12]

Pra është një lidhje e fuqishme, e cila ka edhe efektet e veta. Në shpjegimet e degëve paraprake, kemi shpjeguar se kur besimtari arrin dashurinë e Allahut, ai në fakt e arrin edhe dashurinë e të tjerëve, edhe pse nuk e ka synuar atë. Është kjo forma se si shpërblen Allahu për sinqeritet. Muhamed bin Vasië ka thënë: "Kur njeriu të kthehet kah Allahu me zemër, Allahu do të kthehet kah ai me zemrat e besimtarëve."[13]

**Aliu r.a., e ka definuar sinqeritetin kur thotë se sinqeriteti është vepër e mirë për të cilën besimtari nuk dëshiron ta lëvdojë askush tjetër pos Allahut xh.sh.**

Sinqeriteti në fakt është filtër i zemrës në të cilin nuk mund të depërtojë asgjë që ia njollosë pastërtinë. Profeti Muhamed a.s., ka thënë: "Tri gjëra e pastrojnë zemrën nga urrejtja: sinqeriti në kryerjen e veprave vetëm për Allahun, këshilla për myslimanët, dhe mbajtja e kolektivit të tyre."[14]

### Mënyrë e vetedukimit

Sinqeriteti është një nga mënyra se si besimtari vetedukohet. Me bindjen se Allahu e sheh, e di çfarë vepron, e merr në llogari, besimtari ndërgjegjësohet,[15] e kultivon një kulturë të lartë shpirtërore, atë që në hadithe e quajmë ihsan. Profeti a.s., ka thënë: "Ihsan është ta adhurosh Allahun sikur e sheh sepse, nëse ti nuk e sheh, Ai të sheh ty."[16]

### Mënyrë e dobësimit të epshit dhe vesveses

Nëpërmjet sinqeritetit, forca e epshit, vesveseve dhe cytjeve që duan lajthitjen e njeriut dobësohet.[17] Ja një shembull. Ndonjëherë frika nga syfaqësia na bën qe t'i ikim disa veprave. Është vesvese e djallit që nuk duhet ta na lajthisë. Ajo që na duhet, siç konstatuam edhe më parë, është dija, për ta dalluar çfarë është hipokrizi e çfarë sinqeritet. Për këtë shkak është thënë se kush nuk e njeh rijanë, nuk e njeh as sinqeritetin. Harith bin Kajsi ka thënë: "Nëse je në namaz dhe djalli të thotë: je duke e bërë për sy e faqe, shtoje namazin."[18]

### Vazhdimësia në vepra

Sinqeriteti në fakt është tregues i veprës së sinqertë dhe të pranuar e cila dëshmohet me vazhdimësi. Pra nëse nuk i ndahesh veprave të mira është shenjë se je i sinqertë. Njëri nga gjeneratat e para e bënte umren çdo vit dhe thoshte: "Po të mos ishte për Allahun, do të zhdukej."[19]

### Modestia

Sinqeriteti parasheh që të mos mashtrohesh me vepra. Përderisa vepron për hir të Allahut, besimtari edhe shpërblimin e pret prej Tij. Kjo nënkupton që ai nuk i reklamon veprat e mira, nuk mburret me to. Ibën Hazimi ka thënë: "Fshihi të mirat siç i fsheh të këqijat![20] Kjo e bën besimtarin që të mos mashtrohet por sa më shumë që të bëjë vepra, aq më modest bëhet.

Kjo etikë fetare ishte mishëruar me të parët. Ata donin që veprat e tyre të mbeteshin shumë të fshehura, madje (sikur të kishin mundësi) edhe nga engjëjt. Muhamed bin Eslemi ka thënë: "Po të kisha mundësi të bëj vepra vullnetare atje ku nuk më sheh askush, madje as dy engjëjt (që na shoqërojnë), do ta bëja, por nuk mundem."[21]

Jo vetëm kaq, sinqeriteti ndikon që besimtari të përfitojë dhe virtyte tjera, si ndershmëria, çiltërsia, durimi, altruizmi, thënia e së vërtetës etj.[22]

*1. Shih: Ibën ebi Dunja, El-ihlasu ve en-nijjeh, ver. Ijad Halid Tabaë, (Dar el-beshair, ed. 1), f. 33. 2. Muhamed bin Muhamed el Gazali, Ihjau ulumiddin, (Bejrut: Dar el-ma'rifeh), 4/379. ; Sejjid Husejn Affani, Ta'tir el-enfas min hadithi el-ihlas, (Kajro: Mektebetu Muadh bin Xhebel, 2001), f. 88. 3. Shih: El-muhtar es-sihah, 72; El-muxhem el-vesit, 1/249. 4. Sejid Husejn Affani, në librin Ta'tir el-enfas min hadithi el-ihlas, i ka përmbledhur shumë definicione të dijetarëve rreth sinqeritetit. Shih: f. 83-86. 5. Po aty, f. 87. 6. Shih edhe: Bejjine, 5; Zumer,3; Kehf, 110. 7. Shih: Sa'd Salim Seid, Mefhum el-ihlas fi esh-sheriati el-islamije, temë masteri, Mekkë: Universiteti Ummu el-Kura, 1412 h.), f. 22. 8. AbduRrahman Sa'di, Tejsir el-Kerim err-Rrahman, vep. cit., f. 377. 9. Shih: Ibën Kethiri, Tefsir el-Kur'ani el-adhim, vep.cit., 1/ 440. 10. Hadithin e shënon Buhariu, nr. 2996. 11. Shih: Ibën ebi Dunja, El-ihlasu ve en-nijjeh, vep.cit, f. 56. 12. Shih: Ibën ebi Dunja, El-ihlasu ve en-nijjeh, vep.cit, f. 35. 13. Po aty., f. 45. 14. Hadithi është i saktë. Shih: Mishkatu el-mesabih, nr. 228; 229. 15. Shih: Sa'd Salim Seid, Mefhum el-ihlas fi esh-sheriati el-islamije, vep.cit., f. 28. 16. Hadithin e shënon Buhariu, nr. 50. 17. Shih: Sa'd Salim Seid, Mefhum el-ihlas fi esh-sheriati el-islamije, vep.cit., f. 25. 18. Ahmed bin Sakar Suvejdi, Munxhid el-hatib, vep.cit., 1/11. 19. Ahmed bin Sakar Suvejdi, Munxhid el-hatib, vep.cit., 1/13. 20. Po aty., 1/14. 21. Shih: Abdullah bin Sulejman el-Atik, El-Ihlas, (P.v.b.: Dar el-vatan li en-neshr, p.v.b.), f. 6. 22. Shih: Sa'd Salim Seid, Mefhum el-ihlas fi esh-sheriati el-islamije, vep.cit., f. 29.*

Dr. Sc. Rexhep Suma

# Forca e mbështetjes në Zotin gjatë komunikimit në dave (2)

Mbështetja në Zotin nuk është pretekst i dembelizmit dhe i plogështisë, por duhet të jetë shtysa për punë, forcë, lëvizje dhe aktivitet. Për të bërë një punë të disiplinuar, produktive dhe të suksesshme në jetën tonë, duhet t'u përmbahemi parimeve si nijeti, vendosmëria, këmbëngulja, përkushtimi, mbështetja dhe durimi.

Prandaj, çdo besimtar, duke qenë i vetëdijshëm se ngjarjet ndodhin dhe përfundojnë brenda kuadrit të ligjeve dhe të rregullave hyjnore, duhet të ketë besim se Allahu xh.sh., do t'i japë atë që është e dobishme për të dhe do ta mbrojë nga ajo që është e dëmshme.[1] Duke shfletuar historinë e të dërguarve, predikuesit e Islamit gjejnë frymëzim dhe energji të pashtershme në formulimin dhe hapat që kanë ndërmarrë ata në misionin e tyre fisnik, e në veçanti gjejnë besimin dhe mbështetjen e çeliktë që kanë pasur në Allahun xh.sh.. Në vazhdim, ne do të përmendim disa nga pejgamberët në lidhje me këtë çështje.

## Nuhu a.s.

Te historia e Nuhut a.s., janë ajetet të shumta që mjaftë mirë e paraqesin mbështetjen e tij në Allahun Fuqiplotë gjatë misionit në thirrjen islame, i cili me shekuj thirri për në besim në Zotin Një, natën dhe ditën, por ata vazhdimisht refuzonin. Pa mbështetjen në Zotin, sigurisht që nuk do të mund t'i përballonte intrigat dhe dëmet e tyre deri në vdekje. "Lexoju atyre ngjarjen e Nuhut a.s., kur i tha popullit të vet: "O populli im, nëse u vjen rëndë qëndrimi im në mesin tuaj, rikujtimet e mia me ajetet e Allahut, e unë iu kam mbështetur vetëm Allahut, ju vendosni për qëllimin tuaj, thirrni në ndihmë edhe zotat tuaj, e mos u mbani fshehtë dhe zbatoni atë kundër meje e mos pritni." (Junus, 71)

**Ai tha: "Unë e kam dëshmitar Allahun, e ju dëshmoni se unë jam larg nga ajo çka ju i shoqëroni (larg adhurimit) pos Tij.**

## Hudi a.s.

Edhe për rastin e Hudit a.s., na flet Kurani që ai s'kishte armë tjetër për t'u ballafaquar me popullin e tij, veçse besimit dhe mbështetjes në Zotin, dhe me këtë ai e sfidoi masën. Kjo mbështetje në Zotin përçon një dobi te gjeneratat e predikimit të islamit, duke trashëguar apo mbjellë tek njeriu qetësi e stabilitet në zemër, ku ai që ka këtë cilësi ndjen siguri, kënaqësi, shpresë dhe qëndrueshmëri, si dhe mbron veten porsi një kala e pamposhtur ndaj armiqve të cilët dëshirojnë gjunjëzimin dhe nënshtrimin ndaj qejfeve të tyre. "Ata thanë: "O Hud, ti nuk na solle



ndonjë argument, e ne nuk i braktisim zotat tanë për fjalën tënde dhe ne nuk të besojmë ty." Ne nuk themi tjetër vetëm se dikush prej zotave tanë të ka goditur me çmendje. Ai tha: "Unë e kam dëshmitar Allahun, e ju dëshmoni se unë jam larg nga ajo çka ju i shoqëroni (larg adhurimit) pos Tij. Ju pra, të gjithë përpiquni kundër meje, e mos më jepni afat. Unë iu kam mbështetur Allahut, Zotit tuaj, pse Ai nuk ka asnjë nga gjallesat, e që Ai të mos e ketë nën sundim, vërtet Zoti im është i drejtë." (53-56)

## Ibrahimi a.s.

Ai ishte distancuar nga adhurimet që i bënte populli i tij, dhe në të ne kemi shembullin më të mirë në rrugën e komunikimit të daves. "Ju e keni shembullin më të mirë tek Ibrahimi dhe ata që ishin me të, kur i thanë popullit të vet: "Ne tërhiqemi prej jush dhe prej asaj që adhuroni, pos Allahut, nuk besojnë tuajën, prandaj ndërmjet nesh e jush, është e hapët armiqësia e urrejtja derisa ta besoni vetëm Allahun Një." (Nuk e kemi shembull) Me përjashtim të fjalës së Ibrahimit thënë babait të vet: "Unë do të kërkoj falje për ty, po unë nuk kam në dorë asgjë për ty tek Allahu!" Zoti ynë, vetëm Ty të jemi mbështetur, vetëm nga Ti jemi kthyer dhe vetëm te Ti është e ardhmja." (El Mumtehine, 4)

Ibrahimi a.s., këtë e vuajti edhe me hedhjen në zjarr, duke u mbështetur e duke thënë: "Neve na mjafton që kemi Allahun, Ai është mbrojtësi më i mirë." Komentuesi i Kuranit, Ibën Abasi, thotë se këtë dua, Ibrahimi a.s., e tha kur e hodhën në zjarr[2] dhe se nga kjo dua erdhi mrekullia e Allahut xh.sh., ku zjarri u bë qetësi dhe prehje për Ibrahimin a.s. Kjo ngjarje sinjalizon se mbështetja në Zotin është çështje e zemrës, e cila kur është e rregulluar mirë, reflekton mbi gjurmët e trupit, duke dhënë qetësi, krenari e qëndrueshmëri. "Po, Ne i thamë: "O zjarr, bëhu i ftohtë dhe shpëtim për Ibrahimin!" Ata deshën t'i bëjnë atij (Ibrahimit) kurth, po Ne ata i bëmë më të dështuarit." (El Enbija, 69-70).

Po ashtu, mbështetja e fortë në Zotin nga ana e Ibrahimit a.s., është regjistruar edhe kur e la bashkëshorten dhe të birin në luginë, pa ushqim e pa ujë dhe me fytyrë të kthyer kah shtëpia, e lexoi lutjen, i bindur thellë në Zotin se nuk do të humbte familja e tij, ashtu siç e shënon edhe Kurani këtë ngjarje: "Zoti ynë! Unë një pjesë të familjes sime e vendosa në një luginë, ku nuk ka bimë, e pranë shtëpisë tënde të shenjtë. Zoti ynë (i vendosa aty) që të falin namazin, pra bën që zemrat e disa njerëzve të mallëngjehen për ata, dhe, për ta falënderuar me mirënjohje, furnizoj ata me fruta." (Ibrahim, 37)

## Jakubi a.s.

Për sa i përket kësaj natyre, Kurani ka regjistruar dy momente të Jakubit a.s. Ai iu mbështet Zotit se kishte frikë nga zilia e urrejtja ndaj bijve të vet, andaj kjo mbështetje bëri që atij t'i kthehet shikimi, t'i largohen shqetësimet, t'i kthehet Jusufi etj. Pra, me mbështetjen në Zotin, arrin ky synim dhe largon të keqen.

Frika që kishte për bijtë e vet nga njerëzit djallëzor, duke i këshilluar me shkallën më të lartë të mbështetjes në Zotin. "Unë nuk mund të largoj prej jush asnjë send nga caktimi i Allahut, vendimi nuk është i tjetërkujt vetëm i Allahu, vetëm Atij iu kam mbështetur dhe vetëm Atij le t'i mbështeten ata që besuan." (Jusuf, 67)

Mbrojtja nga syri i keq, kur edhe i këshilloi bijtë e tij që të hyjnë në pallat nga dyer të ndryshme. "Po ai (Jakubi) tha: "O bijtë e mi, mos hyni (në Egjipt) për një derë, por hyni nëpër dyer të ndryshme." (Jusuf, 67)

## Shuajbi a.s.

Gjatë studimit të jetës së Shuajbit a.s., vërejmë se edhe ai ishte një personalitet që mbështetej vazhdimisht në Zotin gjatë komunikimit të parimeve të fesë dhe besimit në Një Zot, si dhe synimi i tij ishte të bënte reforma e përmirësime në radhët e popullit të tij. Kjo na mëson se mbështetja në Zotin është derë e gjerë, dhe konsiderohet si shkalla më e lartë e mbështetjes në Zot. Kurani na regjistron dy raste të këtij pejgamberi. "Nuk është për ne të kthehemi në të vetëm se është dëshira e Allahut, Zotit tonë. Zoti ynë ka përfshirë me diturinë e vet çdo send, ne ju kemi mbështetur Allahut." (El Arafë, 89)

Nga këto raste mësojmë se thirrësit dhe reformistët janë kategoria që më së shumti kanë nevojë që të mbështeten në Zotin, pasi që ata janë vazhdimisht në përballje me të keqen dhe armiqtë. Kurani na mëson se si duhet që çështja t'i lihet Allahut, në mënyrë që të mos ketë vend për pesimizëm në zemrat e tyre, si dhe nga ana tjetër, të jenë të qëndrueshëm në të vërtetën. "Unë nuk dua tjetër vetëm të përmirësoj aq sa mundem, por këtë mund ta arrij vetëm me ndihmën e Allahut, vetëm Atij iu kam mbështetur dhe vetëm tek Ai jam drejtuar." (Hud, 88)

## Musai a.s.

Edhe për Musain a.s., mësimet kuranore kanë shënuar dy raste të tij, kur e urdhëroi popullin e tij që të hynte në tokën e shenjtë, të mbështetur në Zotin. "Musai tha: "O populli im, nëse i keni besuar Allahut, vetëm atij mbështetuni, nëse jeni të dorëzuar (vendimit të Tij)!" Ata iu përgjigjën duke i thënë: "Allahut iu kemi mbështetur, Zoti ynë, mos i mundëso popullit mizorë të na sprovojë." Dhe me mëshirën tënde, na shpëto prej popullit jobesimtarë." (Junus, 84-86)

Pra, nga pjesa e parë e ajetit, kuptojmë se mbështetja në Zotin është kusht prej kushteve të imanit dhe është argument i Islamit të shëndosh. Sa më i fortë të jetë njeriu në iman, aq më shumë i ngritët edhe mbështetja dhe sa më i dobët të jetë në besim, aq më shumë i pakësohet ajo. Andaj, mbështetja në Zotin është edhe nga karakteristikat e besimtarit të sinqertë, siç thotë

ajeti kuranor: “E, besimtarë të vërtetë janë vetëm ata, të cilëve kur iu përmendet Allahu, u rrëqethen zemrat e tyre, kur u lexohen ajetet e Tij, u shtohet besimi dhe që janë të mbështetur vetëm te Zoti i tyre.” (El Enfalë, 2). Për këtë shih edhe Ali Imran, 122; El Maide, 11; Et Tevbe, 51; Ibrahim, 11; El Muxhadele, 10; Et Tegabun, 13.

## Muhamedi a.s.

Mbështetja e Muhamedit a.s., në Zotin Një, gjatë tërë jetës së tij, është modeli më i mirë për thirrësit, për atë se si ata të përballen me ata që lëndojnë, me armiqtë, në paqe e në luftë, në reforma, në adhurim, në thirrjen islame, në gjykime, në konsultime (shuura) etj. Janë gjithsej 15 ajete kuranore që flasin për mbështetjen në Zotin nga ana e Muhamedit a.s.: “Vetëm Allahut i takon dija për fshehtësitë e qiejve dhe të tokës, çdo çështje i kthehet (në kompetencë) vetëm atij, pra adhuroje Atë, mbështetu tek Ai, se Zoti yt nuk është i panjohur për atë që veproni.” (Hud, 123) “Ti mbështetu Atij të përjetshmit që nuk vdes kurrë, madhëroje me lavdërimin që i takon Atij, Ai mjafton për njohje në hollësi të mëkateve të robërve të vet.” (El Furkan, 58) “Dhe mbështetu në të Plotfuqishmin, Mëshiruesin. I cili të sheh kur të ngrihesh në këmbë. (E të sheh) Edhe lëvizjen tënde në mesin e atyre që falen. Në të vërtetë, Ai është dëgjuesi, i dijshmi.” (Esh Shuara, 217-220) “E ti pra, mbështetu në Allahun, se me të vërtetë ti je në të drejtën e sigurt.” (En Nahl, 79) “Andaj, ti falua atyre dhe kërko ndjesë për ta, e konsultohu me ta në të gjitha çështjet, e kur të vendosësh, atëherë mbështetu në Allahun, se Allahu i do ata që mbështeten.” (Ali Imran, 159) “Dhe thonë: “Jemi të bindur.” E kur të largohen prej teje, një grup prej tyre (natën) planifikon diçka tjetër nga ajo që u thua ti. Allahu shënon atë që e ndryshojnë. Mos u vë veshin atyre, e mbështetu tek Allahu.” (En Nisa, 81) “Në qoftë



se ata, anojnë kah paqja, ano edhe ti kah ajo, e mbështetu në Allahun. Ai është që dëgjon dhe di.” (El Enfalë, 61) “O ti Pejgamber, qëndro i fortë në besnikëri ndaj Allahut, e mos i përfill jobesimtarët dhe hipokritët, se vërtet Allahu është i gjithëdijshëm, i di çështjet në hollësi. Dhe ti vepro sipas asaj që po të shpallet nga Zoti yt. Allahu është i njohur shumë mirë me atë që ju e veproni. E mbështetu në Allahun, se mjafton që Allahu të jetë mbrojtësi yt.” (El Ahzabë, 1-3) “Mos i dëgjo jobesimtarët e hipokritët dhe mos ua vë veshin mundimeve të tyre ndaj teje, e mbështetu tek Allahu, se Allahu është mbrojtje e mjaftueshme.” (El Ahzabë, 48) “Zot i Lindjes dhe i Perëndimit, nuk ka zot tjetër vetëm Ai, pra Atë merre për mbështetje.” (El Muzemil, 9) “E atyre (shokëve të Pejgamberit) që dikush u tha: “Populli (idhujtarët) është tubuar t’ju sulmoja, pra kini frikë. Ajo, vetëm ua shtoi edhe më shumë besimin e thanë e thanë: “Neve na mjafton që kemi Allahun, Ai është mbrojtësi më i mirë!” (Ali Imran, 173) “Po nëse i pyet ata se kush i krijoi qiejt e tokën, sigurisht se ata do të thonë: “Allahu!” Ti thuaju: “Më tregoni pra, për ata që i adhuroni, pos Allahut, nëse Allahu më godit mua me ndonjë të keqe, a munden ta largojnë ata atë të keqe, ose, nëse Allahu dëshiron ndonjë të mirë ndaj meje, a munden ta pengojnë ta të mirën e Tij?” Thuaju: “Mua më mjafton Allahu. Vetëm Atij i mbështeten të mbështeturit.” (Ez Zumer, 38) “Thuaj: “Më tregoni pra, nëse Allahu më merr shpirtin mua dhe atyre që janë me mua, ose na mëshiron, kush do t’i mbrojë jobesimtarët prej një dënimi të mundimshëm?” (El Mulk, 29) “Po nëse refuzojnë, thuaj: “Më mjafton Allahu, s’ka zot pos Tij, tek Ai mbështetem, e Ai është Zoti i Arshit të madh!” (Et Tevbe, 129) “Kështu, Ne të dërguam te një popull, para së cilit kaluan shumë popuj, e që t’ju komunikosh atë që Ne të shpallëm ty, sepse ata janë duke mohuar Mëshiruesin (Zotin). Thuaj: “Ai (Rrahmani) është Zoti im, nuk ka zot tjetër pos Atij. Vetëm Atij i jam mbështetur dhe vetëm tek Ai është e ardhmja ime.” (Err Rrad, 30)

Në ajetet e lartpërmendura, vërejmë se në dhjetë prej tyre shprehja “tevekel” ka ardhur në formën urdhërore (tevekkel), urdhër hyjnor, kurse në pesë të tjera, kanë ardhur në forma të tjera foljore, të cilat varësisht nga rrethanat dhe ngjarjet ndërtohen mbi fjalën “tevekkul”, për të sjellë kuptimin në zemrën e Muhamedit a.s., në kuadër të kushteve jashtëzakonisht të rënda, në përballje me kundërshtarët dhe luftimin e tyre.[3] Po ashtu, fakt tjetër me rëndësi është edhe urdhri hyjnor për mbështetje në Zotin, është si te suret mekase, ashtu edhe tek ato medinase, kështu që duhet ta cekim se katër ajetet e para janë mekase, ndërsa të tjerat janë medinase. Duhet ta përmendim këtu komentin e mufesirit të njohur Ibën Ashurit, në lidhje me foljet “tevekelna”. Sipas tij, kjo na sinjalizon një veçori, pra jemi mbështetur vetëm në Të dhe në askënd tjetër, përderisa pala kurejshite mbështetej në idhujt e tyre, pasurinë dhe forcën e tyre, duke lënë anash apo duke harruar mbështetjen në Krijuesin e Gjithëfuqishëm, për shkakun se ishim të zënë me besimin dhe mendimin e thellë në idhujt e tyre.[4]

*1. Islami nëpërmjet haditheve, Kryesia e Çështjeve Fetare të Turqisë,botim i dytë, v.3, Istanbul 2017, f.318.. 2. Sahihu-l Buhari, Kapitulli i tefsirit të ajetit të Kuranit (Inne-nasekadxhemeulekumfahshevhum) hadithi nr.4563, 3/39. 3. Hamza Abdullah Shevahene, Tevekuluerrususlalejhimselam fi dav’i-l kurani-l kerim, revista Xhamiatutajjibeliladabive-l ulumi-l islmijatei, vit,7, nr. 20, Medine,1441, f.31. 4. Muhamed Tahir bin Ashur, Tefsiru et-tahrirveettenvir, darut-tunisije lin-neshr,1984, v.29-54.*

Dr. Bekim Hasani

# Të drejtat e njeriut dhe qytetërimi islam

"O ju njerëz, vërtet Ne ju krijuam juve prej një mashkulli dhe një femre, ju bëmë popuj e fise që të njiheni ndërmjet vete, e s'ka dyshim se tek Allahu më i ndershmi ndër ju është ai që më tepër është ruajtur (këqijat), e Allahu është shumë i Dijshëm dhe hollësisht i njohur për çdo gjë." (El Huxhurat, 13)

Islami u shpallë atëherë kur në botë sundonte tirania, robëria, dhuna, varfëria, atëherë kur mosrespektimi i njeriut ishte në kulm, me një fjalë, atëherë kur njerëzimi ishte zhytur thellë në errësirën e madhe.

S'ka dyshim se Kurani fisnik i zbriti të Dërguarit a.s., si një udhërrëfyes për t'i larguar njerëzit nga errësira e injorancës, me qëllim që t'ia rikthejë njeriut dinjitetin, respektin, nderin, si dhe të ndalojë derdhjen e gjakut të tij, keqpërdorimin e pasurisë dhe integritetin e tij.[1]

Të drejtat e njeriut në Islam vijnë prej Zotit të Madhëruar, i Cili i krijoi njerëzit, duke i respektuar e nderuar mbi të gjitha krijesat e Tij, ua caktoi metodën e rrugës për realizimin e qëllimit të ardhjes së tyre në këtë jetë, si dhe kërkoi nga ta që t'i nënshtrohen Zotit, të Dërguarit të Tij dhe përgjegjësve të tyre, gjithnjë brenda dispozitave që ua cakton Islami.[2]

**Të drejtat e njeriut që i promovon Islami janë parime të përhershme, të domosdoshme, ngase për këtë kanë për bazë tekstet hyjnore.**

Sheriati islam konsiderohet se ka bërë një revolucion në sferën e të drejtave të njeriut, për shkak se ai është ligj fetar e shpirtëror, si dhe një metodë e sistematizuar e sferave të jetës së njeriut, në bazë të respektimit të njeriut dhe lartësimit të autoritetit të tij. Këto parime ishin frymëzuese e shumë prej filozofive, ligjeve dhe rregullave që u formuan për parimet e të drejtave të njeriut.[3]

Islami garanton të drejtat dhe liritë e përgjithshme për të gjithë pa dallim kombi, ngjyre, besimi, pozite shoqërore apo ekonomike. Të drejtat e njeriut që i promovon Islami janë parime të përhershme, të domosdoshme, ngase për këtë kanë për bazë tekstet hyjnore. Sheriati islam bën harmonizimin ndërmjet individuales dhe kolektives pa kurrfarë të mete ndërmjet tyre, ngase nuk i jep rëndësi më të madhe individualizmit ndaj kolektivizimit, e as e kundërta.[4]

Sheriati islam konfirmon të drejtën e njeriut në jetë, i jep të drejta esenciale, si dhe dënon ashpër atë që vret njeriun. Ndaj në këtë kontekst, Zoti i Madhërishëm ka thënë: "Prandaj Ne i urdhëruam bijtë e Izraelit se



kush vret ndokënd që s'ka vrarë njeri ose që nuk ka bërë çrregullime në Tokë, është sikur të ketë vrarë të gjithë njerëzit..." (El Maide, 32); "... mos ia merrni tjetrit jetën, të cilën Allahu e ka shenjtëruar, përveçse kur e kërkon drejtësia (e ligji)..." (El Enamë, 151).

Në këtë të drejtë, të gjithë njerëzit janë të barabartë në jetë pa pasur kurrfarë dallimi ndërmjet të ndershmit apo të pandershmit, ndërmjet dijetarit apo injorantit, ndërmjet të mençurit apo të marrit, ndërmjet të madhit apo të voglit dhe ndërmjet mashkullit apo femrës. Jeta është dhunti nga Zoti, ndërsa shpirti është amanet i poseduesit të tij dhe për këtë shkak nuk duhet të sulmohet, madje ai që bën vetëvrasje dënohet (në botën tjetër). Në këtë kontekst, transmetohet se Pejgamberi a.s., ka thënë: "Kush e vret veten në këtë dynja, do të dënohet në Ditën e Kiametit."[5]

Zoti është Ai që jep jetë dhe merr jetë, andaj edhe ndalohet vrasja, e nëse dikush jep leje për të vrarë, këtu juristët myslimanë kanë mendime të ndryshme rreth vrasësit! Sipas hanefitëve, dënohet por jo me ekzekutim, ndërsa sipas malikitëve, leja është çështje e dyshuar dhe e pavend dhe për këtë shkak nuk lejohet një vepër e tillë, dhe kështu vrasësi konsiderohet vrasës dhe duhet të ekzekutohet.[6]

Islami po ashtu urdhëron që në shtetin islam të praktikohen ligjet e Sheriatit dhe vendin kryesor ta zë parimi i konsultimit të përbashkët (shura). Po ashtu, sheriati islam, thërret në parimin e lirisë së besimit. Islami është shpallur për të gjithë njerëzit dhe i thërret të gjithë në parimet e tij. Në këtë kontekst, Zoti i Madhëruar ka thënë: "Ne nuk të dërguam ty ndryshe vetëm se për të gjithë njerëzit, myzhde-dhënës dhe tërheqës i vërejtjes, por shumica e njerëzve nuk e dinë." (Sebe'ë, 28)

Në të njëjtën kohë Islami ofron lirinë e besimit për të gjithë njerëzit dhe askujt nuk i bën presion që të pranojë Islamin, sepse ftesa në Islam është diçka tjetër, ndërsa dhuna është krejtësisht diçka tjetër. Në këtë kontekst, Zoti i Madhëruar ka thënë:

"Në fe nuk ka dhunë. Është sqaruar e vërteta nga e kota." (El Bekare, 256).

Në disa ajete konfirmohet barazia ndërmjet njerëzve, e dallimi mes tyre bëhet vetëm në bazë të devotshmërisë. Në këtë kontekst, Zoti i Madhëruar ka thënë: "O ju njerëz, vërtet Ne ju krijuam juve prej një mashkulli dhe një femre, ju bëmë popuj e fise që të njiheni ndërmjet vete, e s'ka dyshim se tek Allahu më i ndershmi ndër ju është ai që më tepër është ruajtur (këqijat), e Allahu është shumë i Dijshëm dhe hollësisht i njohur për çdo gjë." (El Huxhurat, 13)

Sheriati islam po ashtu garanton të drejtën dhe mbrojtjen e pasurisë. Në këtë kontekst, Kurani fisnik ndaloi ngrënien e pasurisë pa të drejtë, siç thotë Zoti i Madhëruar: "Dhe mos e hani pasurinë e njëri-tjetrit në mënyrë të palejuar, e as mos u paraqitni me të (me ryshfet) te gjykatësit për të grabitur në mënyrë të padrejtë një pjesë të pasurisë së njerëzve, kur ju e dini (se pa të drejtë po e hani atë)." (El Bekare, 188).

Islami po ashtu thekson të drejtën e sigurisë shoqërore dhe kjo vërehet qartë në ajetin kuranor: "A e ke parë ti (a e sheh) atë, që përgënjeshtron përgjegjësinë dhe llogarinë në botën tjetër? Po ai është që e përzë në mënyrë të vrazhdë bonjakun dhe që nuk nxit për ta ushqyer të varfrin." (El Maun, 1-3)

Profeti a.s., ka thënë: "Nuk është besimtar (i vërtetë) ai që fle i ngopur duke e ditur se fqinji i tij i afërt është i uritur."[7]

Islami po ashtu konfirmon mbrojtjen e posaçme të disa njerëzve dhe shoqërive, gjegjësisht gruan dhe jomyslimanët në territorin islam.

Sheriati islam i jep të drejta të barabarta gruas me burrin (në mes mashkullit dhe femrës) përpos dallimeve natyrore që ekzistojnë në mes tyre në dobi të shoqërisë dhe familjes apo në dobi të vetë femrës.[8]

Parimi i Sheriatit është që gruaja ka njësoj të drejta dhe liri të cilat i gëzon mashkulli, në këtë kontekst, në ajetin e 195-të, të sures Ali Imran thuhet: "Zoti i tyre iu përgjigj lutjes së tyre (e tha): Unë nuk ia humb mundin asnjërit prej jush, mashkull qoftë apo femër. Ju jeni një nga tjetri por ata që u dëbuan prej shtëpive të tyre dhe emigruan, u munduan vetëm pse ishin në rrugën Time, luftuan dhe u vranë, atyre patjetër do t'ua shlyej mëkatet e tyre dhe do t'i vejë në xhenete në të cilët burojnë lumenj. Ai është shpërblim nga ana e Allahut, se më i miri i shpërblimeve është tek Allahu."

Profeti a.s. për të drejtat e tilla thotë: "Gratë janë motrat e burrave (të barabartë) në parime."[9]

Ekziston një numër i madh i fakteve të cilët konfirmojnë tolera-ncën e Islamit ndaj jomyslimanëve në përgjithësi, gjegjësisht lirinë fetare të jomyslimanëve që jetojnë brenda territorit të shtetit islam, në lidhje me këtë, kemi ajetin kuranor: "Në fe nuk ka dhunë. Është sqaruar e vërteta nga e kota. E kush nuk i beson të pavërtetat e i beson Allahut, ai është kapur për lidhjen më të fortë, e cila nuk ka këputje. Allahu është dëgjues i dijshëm." (El-Bekare, 256)

Gjithashtu edhe bashkëshortja (çifute ose krishtere) ka të drejtë të shkojë në tempullin e saj për t'u lutur dhe burri i saj mysliman nuk ka të drejtë ta pengojë.[10]

*1. Raid Sulejman el Fekir, Tarihu nesh'eti mefahimi hukukil-insan, f.4. 2. Ferexh Muhamed ebu Lejla, po aty, f. 21. 3. Amal Abdulxhebbar, Hukukul-insan, f. 10. 4. Muhjuddin Harxhuni, Hukukul-insan fid-dijanat es-Semavijjeti,. www.tigweb.org/express/panorama/article.html?content/D=20099. 5. Shafi'ij, El-Musned, Kitabu xherahil-aud, vëll. 2, f. 334, hadithi nr. 889. 6. Mazil Lilu Radi dhe Hajdar Ed'hem Abdulhadi, El-Med'hal li diraseti hukukil-insan, f. 22. 7. Musannef ibën ebi Shejbe, Kitabul-iman ver-ru'ja, vëll. 7, f. 218. 8. Amal Abdulxhebbar, Hukukul-insan, f. 12. 9. Ebu Davudi në Sunenin e tij, Kitabul Tahareti, vëll. 1, f. 299, nr. 204. 10. Ahmed er-Reshidij, Hukukul-insan naive med'halin ila va'jin thekafijin, bot. i parë, El-Hejletul ammetu li kusurit-thekafeti, Kajro 2005.*

Dr. Violeta Smajlaj

# Për një bashkëshortësi të lumtur

"Dhe një prej shenjave të Tij, është që prej jush krijoi për ju bashkëshortet tuaja, që të gjeni prehje pranë tyre, duke vënë ndërmjet jush dashuri dhe mëshirë." (Err Rrum, 21).

Kur e krijoi Zoti i Madhërishëm Ademin a.s., i fali jetën edhe Havasë, dhe i bëri për njëri-tjetrin bashkëshort, sepse jeta i vetëm ka shije të hidhur, nuk shtyhet lehtë. Ai e ligjësoi martesën mes femrës dhe mashkullit, në mënyrë që ata të gjejnë prehje dhe siguri në shoqërinë e tyre bashkëshortore, me ëndje që të riprodhojnë njeriun dhe që misioni i adhurimit të Zotit me vepër e mirësi të mos ndërpritet. Kjo është edhe përmbu-shje e fjalës së Zotit në Kuranin fisnik: "Nuk i krijova xhinët dhe njerëzit, veçse që të më adhurojnë."(Edh Dharijat, 56)

Dallimi i njerëzve për nga gjinia është një prej shenjave të Zotit dhe mrekulli prej mrekullive të Tij. Kurani thotë: "Dhe një prej shenjave të Tij, është që prej jush krijoi për ju bashkëshortet tuaja, që të gjeni prehje pranë tyre, duke vënë ndërmjet jush dashuri dhe mëshirë." (Err Rrum, 21).

**"Kush ka mundësi, le të martohet, sepse martesa është rruga më e mirë që ruan syrin nga e ndaluara dhe mbron nderin."**

*(Hadith)*

Nuk ka instinkt me të cilin Zoti e pajisi njeriun, veçse i ka dhënë edhe rrugë për ta përmbushur atë. Sprova është të zgjedhë mënyrën e ndershme, siç përkon me dinjitetin njerëzor, si dhe të ruhet nga turpërimi. Islami nuk shpërfillë nevojat e natyrshme njerëzore, krejt çka kërkon është respektimi i rendit moral dhe ligjor që ai ofron në përmbushjen e tyre. Pra, nevoja për partner është e respektuar, vetëm se kërkohet që ajo të plotësohet në suaza të një jete të ndershme. Që nga njeriu i parë, e deri më tani, rruga më fisnike për të realizuar një jetë plot dashuri të dëlirë ka qenë ajo e krijimit të familjes nëpërmjet institucionit të martesës.

Të gjitha dispozitat e lidhura me kurorën martesore synojnë krijimin e një vatre të ngrohtë familjare, ku krahas dashurisë kultivohet edhe virtyti i mëshirës, sinqeritetit, çiltërsisë, besnikërisë, respektit, e të tjera, ashtu që anëtarët e familjes të ndihen të rrethuar nga paqja, dashuria dhe siguria. I Dërguari (paqe dhe mëshirë






pastë!), pati thënë: "Kush ka mundësi, le të martohet, sepse martesa është rruga më e mirë që ruan syrin nga e ndaluara dhe mbron nderin."[1] (Buhari dhe Muslimi).

Kështu që martesa u konsiderua themeli i vetëm ligjor mbi të cilin çifti mund të lind trashëgimtarin dhe të zhvillojë rrethin e lumturisë. Kur flasim për lumturinë bashkëshortore, shumë kujt mendimi i parë i shkon te fillimi i martesës, sikur lumturia ka kohë skadimi, që pas saj fillon e zbehet. Por e vërteta që unë e besoj është se lumturia bashkëshortore është e mundur, ajo vazhdimisht mund të shtohet dhe të zgjasë deri në ndarjen përfundimtare në këtë botë. Ajo i ngjan një luleje e cila sa më me kujdes që ujitet, aq më mirë zhvillohet.

Lumturia është dhuratë e Zotit për ata që e kërkojnë dhe përfillin shkaqet e arritjes së saj. Allahu është që krijoi lumturinë, sikur çdo gjë tjetër, dhe Ai është burimi i saj. Prandaj, lutu të kesh lumturi me atë që e do, sepse Zoti i përgjigjet lutjeve, përfill normat që mbajnë gjallë dashurinë, konkretizoje në të bëma, pa harruar se veprat vlerësohen sipas nijetit dhe se njeriut i takon si shpërblim ajo që synon.

Pejgamberi (paqe dhe mëshirë pastë!), si në çdo gjë tjetër, ashtu edhe në bashkëshortësi, ka dëshmuar se ai është bashkëshorti më i mirë. Madje, ai thoshte: "Më i miri prej jush është më i miri me bashkëshorten. Unë vetë jam më i miri me bashkëshorten time."[2] (Tirmidhiu dhe Ibën Maxheh, me sened të saktë).

Kur hynte në shtëpi, hynte si më fisniku, më zemërgjeri, nuk hynte duke mbajtur mëri, kujdesej të mos lëndonte ndjenjat dhe emocionet e gruas së tij, sikurse e ndihmonte atë në punët e shtëpisë gjatë kohës së lirë.

Për të lehtësuar marrjen e vendimit të përzgjedhjes së bashkëshortit/es, ai ka dhënë udhëzime për kriteret e vlerësimit të partnerit, duke thënë se, pasuria, prejardhja dhe bukuria, edhe pse janë të rëndësishme, megjithatë nuk janë veti përcaktuese aq sa është formimi i mirë etiko-fetar për një qëndrueshmëri martesore karshi sfidave familjare.

Të krijosh familje do të thotë të plotësosh tërësinë. Kurani fisnik i përshkruan bashkëshortët se janë petk për njëri-tjetrin, secila palë mban ngrohtë tjetrën. Janë dy faqet e një monedhe, plotësojnë njëri-tjetrin, por nuk janë njësoj në çdo gjë, secili ka dëshirat, pasionet dhe synimet që do të realizojë në jetë.

Pra, të respektojmë këtë fakt dhe të pranojmë njëri-tjetrin ashtu siç jemi. Të mbajmë në mend fjalën e Pejgamberit (paqe dhe mëshirë pastë!), për bashkëshortët: "Besimtari nuk urren besimtaren, po nuk e pëlqeu një moral, ia pëlqen një tjetër."[3] (Muslimi).

Pra, vepro, siç i ka hije për dikë që të meriton, mbaj veten në optimizëm, se qejfi i mirë është ngjitës, dhe shpeshto lutjen: "Zoti ynë, dhurona nga bashkëshortet/tët dhe trashëgimtarët tanë, ç'është prehje për sytë tanë dhe bëna shembull për të mirët!" (El Furkan, 73)

*1. Buhariu, Muhamed bin Ismail, Es-Sahih, (Muhamed Zuhejr bin Nasir en Nasir (red.), bot. 1, Daru tavkin-nexhat, 1422h), kitabun-nikah, tema 2, vëllimi 7, fq.3, nr. 5065; dhe Muslimi, Muslim ibnul Haxhxhaxh, Es-Sahih, (Muhamed Fuad Abulbaki (red.), Beirut: Daru ihjait-turathil-arabi), tema 1, vëllimi 2, fq.1019, nr. 1400. 2. Ibën Maxheh, Muhamed bin Jezid el-Kazvini, Es-Sunen, Shuajb Arnauti (red), botimi i parë 2009, dar: risaletul-alemijeh, tema: husnu muashiretin-nisa`ë, vëllimi 3, fq. 148, nr. 1978; dhe Tirmidhiu, Muhamed bin Isa, el-Xhamiul-Kebir, Beshar Ma`ruf (red), Bejrut: darul-garb el-Islami, 1998, tema: fi fadli ezvaxhin-nebij, vëllimi 6, fq.192, nr. 3895. 3. Muslimi, Muslim ibnul Haxhxhaxh, Es-Sahih, tema:Elvasijjetu bin-nisa`ë, vëllimi 2, fq. 1091, nr. 1469.*

Enisa Bekteshi

# Definicioni i rrizkut

Çështja e rrizkut është një ndër çështjet doktrinare të besimit, e cila ka një lidhje të ngushtë me besimin dhe përcaktimin, po ashtu ajo është e lidhur edhe me besimin e myslimanit dhe me bindjen e tij.

Fjala "rrizk" në aspektin etimologjik ka kuptimin "dhënie" dhe përfshinë çdo gjë nga e cila përfitohet. [1] Thuhet: rrizku i Zotit, do të thotë ajo që e jep Allahu. I Madhëruari ka thënë: "... dhe prej asaj që Ne u kemi dhënë, ata japin (zeqat, sadaka etj.)" [2], do të thotë, u kemi dhënë atyre.

## Koncepti dhe esenca e rrizkut sipas shkollave akaidologjike, mutezilëve dhe elhi sunetit

Xheberinjtë janë të mendimit se rrizku është i caktuar nga Zoti për individin, ai as nuk shtohet e as nuk pakësohet, dhe se nuk ka kurrfarë lidhje me angazhimin apo me veprat e të ngarkuarit, në këtë rast të njeriut. Ky është mendim i pavend.

Rrizku sipas mutelizëve, do të thotë: "Çfarë përfitohet nga ai dhe që tjetri nuk mund ta pengojë nga ai, për këtë ndryshon gjendja, ndërmjet asaj që i furnizuari a është kafshë apo njeri." [3] Rrizku është i krijuar, ashtu siç janë të krijuara të gjitha gjërat e tjera. Zoti xh.sh. ka thënë: "Allahu është krijues i çdo gjëje dhe Ai është Mbikëqyrës i çdo gjëje. [4]"

Fjala rrizk e përmendur shumë herë në Kuran, nuk mund të përkufizohet vetëm me një kuptim. Kjo fjalë bart në vete domethënien, varësisht nga tematikat e përmendura

**Rruga e fitimit nga ajo që e ka krijuar Zoti xh.sh., nga rrizku për individin, është përpjekja dhe puna, apo angazhimi i vazhdueshëm i njeriut, sepse nuk ka rrizk pa punë-angazhim, përpjeke e përkushtim.**

në Kuran. Ndaj edhe komentatorët e Kuranit ndajnë mendimin se fjala "rrizk" është përmendur në Kuran në kuptime të shumta. Zoti xh.sh. ka thënë: "Hani nga ato gjërat e lejuara e të mira që ju ka dhënë Allahu. Frikësojuni Allahut, të Cilit ju i keni besuar."[5]

Rrizk, në kuptimin për të dhënë – dhuruar, pra nga ajo që ju kam dhënë, e japin në rrugën e Zotit xh.sh.: "...dhe prej asaj që Ne u kemi dhënë, ata japin (zeqat, sadaka etj.)",[6] do të thotë, u kemi dhënë atyre.

Rrizku në kuptimin e ushqimit. Zoti xh.sh. ka thënë: "...Sa herë që atyre u jepet si ushqim ndonjë frutë..."

Rrizku në kuptimin e shiut: Zoti xh.sh. ka thënë: "Në qiell është furnizimi juaj dhe gjithçka që ju është premtuar."[7]

Nga ajo që e cekëm më lart, mësojmë se Zoti xh.sh. e krijoi rrizkun dhe se Ai është që dhuron dhe shpërndan rrizkun në kuptim të përgjithshëm, ndërsa përqindja e ndarjes dhe dhurimit tek individi është çështje që i nënshtrohet ligjit të punës, angazhimit, pra ligjit të Zotit xh.sh., i Cili thotë: "Dhe se njeriut nuk i takon tjetër vetëm se ajo që ka punuar." [8]

Siç e cekëm edhe më herët, Zoti xh.sh. e ka krijuar rrizkun për krijesat e Tij, me një drejtësi absolute hyjnore, e cila i takon vetëm Atij, duke mos e dëmtuar dhe pa i bërë padrejtësi askujt nga krijesat e Tij. Nga kjo, ne duhet të mësojmë, se rruga e fitimit nga ajo që e ka krijuar Zoti xh.sh., nga rrizku për individin, është përpjekja dhe puna, apo angazhimi i vazhdueshëm i njeriut, sepse nuk ka rrizk pa punë-angazhim, përpjeke e përkushtim.

Zoti e ka krijuar rrizkun për çdo krijesë, pavarësisht se ku jeton ajo. Rrizku sigurohet dhe shpërndahet në mënyrë të drejtë e racionale ndërmjet krijesave të Zotit, gjithherë duke i lënë përgjegjësinë dhe rolin kyç që ka njeriu si mëkëmbës mbi sipërfaqen e tokës. Ne sot jemi dëshmitarë të asaj se, nëpër botë, pra nëpër vende të shumta, çdo ditë kemi numër të konsiderueshëm të njerëzve që vdesin nga uria, para nesh tashmë shtrohen edhe pyetje të shumta, si kjo: Nëse rrizku është i caktuar nga Zoti dhe se njeriu nuk mund të marrë as më shumë e as më pak nga ajo që i është caktuar nga Ai, atëherë pse nuk arriti në gojën e tyre ky rrizk, pse ata vdiqën nga uria?!

## Rrizku sipas ehli sunetit

Shumica nga dijetarët e elhi sunetit janë të mendimit se, tërë ajo me të cilën ushqehet njeriu është rrizk i tij, qoftë hallall – i lejuar, apo haram – i ndaluar, dhe se askush nuk mund ta hajë rrizkun e tjetrit. El Ixhiu ka thënë: “Çdo gjë që i ka dhënë Allahu robit dhe që ky e ha atë, është rrizk i tij prej Zotit, qoftë hallall apo haram.”[9]

El Xherxhaniu e definon me të njëjtin definicion dhe e quan atë: “Ajo që Allahu ia dërgon kafshës dhe kjo e ha, kështu që ajo përfshinë hallallin dhe haramin.”[10] Ai e sheh më të përgjithshme atë që arrin te njeriu dhe tregon lidhjen e rrizkut me kuptimin e tij terminologjik dhe me atë etimologjik.

Rrizku në kuptimin etimologjik do të thotë nxjerrja e fatit te tjetri për të përfituar nga ai, pastaj përdorimi i tij është përhapur në traditën dhe në aspektin terminologjik në atë që Allahu ua jep kafshëve që të përfitojnë nga ai.[11]

Es Sabuni, njëri prej dijetarëve maturidi, e vërteton kuptimin, ashtu siç përshkruhet nga doktrinat e tyre se: “Rrizku është ai që e ha njeriu, qoftë e lejuar apo e ndaluar.”[12] Në ndarjen e mendimit të Imam Eshariut, para gjithë këtyre, shfaqet se rrizku është më i gjerë sesa vetëm ajo që e ha kafsha ose ajo që Zoti e bëri ushqim për të dhe forcë për trupin e saj, për të, rrizku përfshirë atë që është e lejuar dhe e ndaluar, dhe se në secilën prej tyre ka ushqim, përveç disa nga llojet e rrizkut që Allahu ia jep njeriut.[13]

Imam Raziu në përkufizimin e rrizkut e vërteton kuptimin e aspektit etimologjik se ai është fat i njeriut dhe se është hise e tij, çfarë është e veçantë për të dhe jo për dikë tjetër. Ai thotë: “Disa kanë thënë: “Rrizku është çdo gjë që hahet apo përdoret”, kjo është e pavlefshme, ngase Allahu i Madhëruar na urdhëron të japim nga ajo që Allahu na ka furnizuar dhe thotë: “Dhe jepni nga ajo që Ne ju kemi dhënë juve.”[14], sikur të ishte rrizku nga ajo që hahet, nuk do të ishte mundësia e dhënies së saj.”[15]



Gjithashtu, ky e sheh se ka prej llojeve të rrizkut që nuk posedohen, ngase rrizku është më i përgjithshëm sesa ai që posedohet ose se ai që nuk posedohet. Ai është më i përgjithshëm se ai që hahet dhe që përdoret, dhe i kundërshton të gjithë ata që thonë se ai është që posedohet. Ai thotë: “Kjo është e pavlefshme, sepse njeriu mund të thotë: “O Zot, më furnizo me një fëmijë të mirë ose me një bashkëshorte të mirë, dhe se ai nuk e posedon as fëmijën e as bashkëshorten.”[16]

Imam Bejhekiu e vërteton se rrizku është më i përgjithshëm sesa ajo që e posedon, ajo me të cilën vepron, nga e cila jep, gjithashtu ai është ajo me të cilën ushqehet kafsha, që është e lejuar dhe ajo që është e ndaluar, ajo që e pinë fëmijët nga qumështi i nënave dhe që nuk e posedojnë atë, ajo që e hanë kafshët dhe që nuk ka qenë pronë e tyre, ngase fëmijët dhe kafshët nuk kanë mundësi posedimi, pronësimi, për ata rrizku është ai që i forcon dhe i lë të mbijetojnë.[17]

Imam Sharavi shton dhe thotë: “Ai është ajo që njeriu përfiton dhe se ky përfitim ka dy drejtime, përfitim material, me të cilin njeriu e ruan jetën e tij dhe përfitim moral, me të cilin njeriu e pasuron jetën e tij.”[18]

Nga këto përkufizime të elhi sunetit, vijmë në përfundim se rrizku është i përgjithshëm në gjithçka që Zoti ua jep krijesave ose kafshëve. Ne jemi fokusuar te njeriu, i cili është rob i ngarkuar me obligime, nga përfitimet që hahen dhe ato që nuk hahen, që futen nën pronësi ose që nuk futen, nëpërmjet lejueshmërisë pa përfitime ose me fitim dhe përpjekjes nëpërmjet shkaqeve, qoftë i mirë apo i keq, qoftë i lejueshëm apo i ndaluar, qoftë i kësaj bote apo i botës tjetër, qoftë financiar apo moral. Allahu i Madhëruar është krijues i gjithë kësaj dhe se Ai është Furnizuesi Absolut.

*1. Muhamed bin Mukrem ibën Mendhur “Lisanu el-arab” botimi 3, 1414h, Daru sadir, Bejrut, 10/115. 2. El Bekare, 3. 3. El-Kadi Abdulxhebar “Sherhul usuli el-hamse”, (korrigjoi: Abdulkerim Uthman), botimi3, 1996 m, Mektebetu vehbe, Kajro, fq. 784. 4. Ez Zumer, 62. 5. El Maide, 88. 6. El Bekare, 3. 7 Edh Dharijat, 22. 8. En Nexhm, 39. 9. Abdurrahman bin Ahmed el Ixhi, “El-Meaufiku fi ilmi kelami” (korrigjoi Muhamed El-Azazi), botimi1, 1971m, Darul-kutub el-ilmijeh, Bejrut-Liban, fq. 320. 10. Ali bin Muhamed bin Ali el Xhurxhani “Et-tarifat”, botimi1, 1403h-1983m, Darul-kutub el-ilmijeh, Bejrut- - Liban, fq. 97. 11. Ali bin Muhamed bin Ali el Xhurxhani “Hashjetu esejid el Xhurxhani ala el keshafi li ez-Zehmasheri”, 1/132. 12. Nurudin es Sabuni “Kitabul bidajeti minel kifajeti fil hidajeti fi usuli dini” (korrigjoi: Fet’hullahi Halif), botimi 1, 1969m, Darrul-mearif, Egjipt, fq. 131. 13. Ali bin Ismail el Esharij “Mekalatu el-islamijin” (korrigjoi: Muhamed Muhjidin Abdulhamid), botimi1, 1411h-1990 m, El-Mektebetu el-asrijeh, Sajda – Bejrut, 1/322. 14. Munafikun, 10. 15. Muhamed bin Umer bin el Hasen err Rrazi “Tefsirul Kebir”, 1/30. 16. Muhamed bin Umer bin el Hasen err Rrazi “Tefsirul Kebir”, 1/30. 17. El-Bejheki “El-Itikadu vel-hidajetu ila sebili rishadi ala medhhebi selefi ve as’habil-hadithi” (korrigjoi: Ahmed bin Ibrahim ebu el Ajnejn), botimi1, 1420h-1999 m, Darul-Fedileh, fq. 39. 18. Raxhih Abdulhamid dhe Salih El-Hatib “Mefhumi er-rrizk bejne el-mutezile ve ehli es-suneh”, fq. 144.*

Nuridin Ahmeti

# Notë proteste e parisë fetare të Shkodrës dërguar Konferencës së Paqes në Paris më 1919

## Hyrje

Në janar të vitit 1919 në Paris, fuqitë fituese të Luftës së Parë Botërore, Anglia, Franca, SHBA, por edhe Italia dhe Japonia, edhe pse këto dy të fundit nuk kishin rol në këtë konferencë sa të fuqive si Anglisë, ShBA-së dhe Francës, u mblodhën në Paris për të caktuar, vendosjen e një rendi në botë në rrethanat e reja të krijuara.

Siç dihet, Shqipëria kishte mbajtur qëndrim neutral gjatë këtyre viteve. Por, shpresa nga ana e shqiptarëve, se në këtë mbledhje do të bëhej korrigjimi i padrejtësive të ndodhura në kongreset e dhe konferencat e mëhershme ndërkombëtare si ajo e vitit 1878 dhe 1912, nuk ndodhi. Pra, parimi i kombësisë dhe i vetëvendosjes nuk u morë parasysh në rastin e shqiptarëve. Rrjedhimisht, u lanë hapësirë ambicieve dhe pretendimeve të vendeve fqinjë të Shqipërisë, të cilët në këtë periudhë si Greqia, Italia, Jugosllavisë ishin shumë aktivë në zgjerimin e territoreve tyre në dëm të tokave shqiptare. Ambicieve të Greqisë, Italisë dhe Jugosllavisë ndaj tokave shqiptare ju ndihmonte edhe fakti se këto shtete ishin në krahun e fitueseve të luftës.[1]

**"Na kleri mysliman, kleri katolik e kleri ortodoks shqyptar e Parisë e Shqypniës së Syperme, muerem vesht prej perfaqsuesve t'onë n'atë Konferencë, se Jugoslavt mundohen gjithnji, me të tana dredhiet me na marrë Shkodren me gjith nahie të krahit të djathtë të Drinit e me ja njitë mbretniës Serbo-Kroato-Slovene.**

Nga janari i vitit 1919 e deri në mbarim të punimeve të konferencës, më 1920 nga shtetet fituese të luftës u hartuan programe e projekte në dëm të ndarjes së tokave shqiptare, si ngushtimi i territoreve e deri te zhdukja e Shqipërisë si shtet i pavarur. Me një fjalë, Greqia, futi në dorë Gjirokastrën dhe po diskutonte për Korçën me rrethinë, Italia do ta merrte Vlorën me rrethinë, ndërsa Mbretëria Serbe Kroate Sllovene do ta siguronte daljen në Detin Adriatik, një synim ky i kahershëm i pansllavizmit, së bashku me këto lojëra në dëm të territoreve shqiptare, po bëhej planë që edhe Shkodra të kalohej me një pjesë të konsiderueshme të Shqipërisë së Veriut nën Mbretërinë Serbe Kroate Sllovene, gjë e cila kishte hasur në kundërshtimin e Shteteve të Bashkuara të Amerikës. Fatmirësisht, këto plane nuk u realizuan, në tërësinë e tyre.



# Shkodra dhe krerët fetarë të saj

Çështja e diskutimit të lënies së qytetit të Shkodrës me rrethinë nën Jugosllavinë, bëri që disa shtresa të shoqërisë shqiptare të reagonin. Në mesin e këtyre reagimeve, ndaj këtyre padrejtësive, ishte edhe ajo e krerëve fetarë, myslimanë, katolik, ortodoksë të Shkodrës.

Përkitazi me këtë, paria e krerëve fetarë të Shkodrës, më 2 korrik të vitit 1919 i nis një notë proteste "Konferencës së Paqes në Paris" .

Ka disa arsyeje pse kemi menduar t'i bëjmë një vështrim kësaj tematike, por dy janë me kryesoret:

E para, ky peticion këtë vit, mbush 100 vjet nga viti kur u dërgua në muajin korrik të vitit 1919;

E dyta, problemet e kufijve në hapësirën shqiptare akoma po vazhdojnë të jenë aktual.

Peticioni fillon më këtë përmbajtje: "Na kleri mysliman, kleri katolik e kleri ortodoks shqyptar e Parisë e Shqypniës së Syperme, muerem vesht prej perfaqsuesve t'onë n'atë Konferencë, se Jugoslavt mundohen gjithnji, me të tana dredhiet me na marrë Shkodren me gjith nahie të krahit të djathtë të Drinit e me ja njitë mbretniës Serbo-Kroato-Slovene.

Krahi i djathtë i Drinit gjithmarë asht njajo kerthiez e Shqypnëes qi peruan Shtetin shqyptar per gjuhe, për gojthanë, per historië, për ndiesië atdhetare, per adete, për besim e qi e shtrëngon më nji lidhnië të pa dame me tjetrin krah të shmangtë të Drinit"- theksohet në mes tjerash në këtë peticion.

**Ky peticion është një tregues, se pavarësisht dallime fetare dhe mospajtimeve që mund t'i kenë pasur krerët tanë fetarë ndonjëherë për çështje të ndryshme, kur është fjala për aspekte madhore, reagimi është i njëzëshëm.**

Dërguesit janë të bindur, se Shkodra dhe rrethina jo se nuk duhet t'u jepen Jugosllavisë, por Shkodra duhet të jetë kryeqyteti i shqiptarëve ashtu siç ka qenë edhe më herët.

"Flamuri i jonë, shembull force e lirije, do të përhidhet lirisht kand e kand neper Shqypnië të bashkuese e të lirë"- potencohet në peticion.

Sikurse dihet, fetë monoteiste, apo siç njihen në terminologjinë religjioze ndryshe, fetë e shpallura, si parim e kanë kontributin për paqe. Mirëpo, në rastin e krerëve fetarë shqiptarë përmes këtij peticioni të dërguar, ata, në rastin e rrezikut të tokave të atdheut të tyre, si opsion për t'i dal zot dheut të tyre nuk e përjashtojnë edhe përdorimin e armëve "Ne kleri mysliman, kleri katolik e kleri Orthodoks e Parië n'ëmen të gjith vendasve e gjytetasvet t'onë shqyptarë, tuj perbuzë pakicen e trathtarvet të tutun e të shitun per mbase arit të huej, betohemi faqe shekullit marë, qi me armë në dorë, kemi me luftue per lirië e per njisië t'Atmës, der sa të kemi jetë e të rrjedhim gjak neper dej t'onë. Birtë t'onë, nipat t'onë brez pas brezit, kshtu kan per të punue der sa krahnorvet t'onë të dalin ngadhnyesa tjerë ma të lum, qi të mrrijnë me coptue barbarin mizuar t'Atmes s'onë. Bushtat, 2 korrik 1919".[2]

Për të qenë me korrektë me lexuesin ne po e prezantojmë në tërësi këtë dokument, pa hequr dhe pa shtuar asgjë.



"Na kleri mysliman, kleri katolik e kleri ortodoks shqyptar e Parisë e Shqypniës së Syperme, muerem vesht prej perfaqsuesve t'onë n'atë Konferencë, se Jugoslavt mundohen gjithnji, me të tana dredhiet me na marrë Shkodren me gjith nahie të krahit të djathtë të Drinit e me ja njitë mbretniës Serbo-Kroato-Slovene. Krahi i djathtë i Drinit gjithmarë asht njajo kerthiez e Shqypnëes qi peruan Shtetin shqyp-tar per gjuhe, për gojthanë, per historië, për ndiesië atdhetare, per adete, për besim e qi e shtrëngon më nji lidhnië të pa dame me tjetrin krah të shmangtë të Drinit.

Të dhanut e kësaj krahine Jugoslaveve don me thane të shqymunt e Shqypnies per hater të do grupeve etnike ma të vogjel, me të cilit jena krejt të dam e nuk shifëna mirë aspak per arrsyë gjuhe, adetesh, gojthanje e interesje si materjalisht si moralisht. Me kondendim të nji uje të perpijshme jugosllave kishte me u shkelë principi nacjonal, principi i drejtsiës e i barabacimit e i gjytetnimit, per të cillit e n'emen të cillvet gjytetasit e marrveshtjes luftuen e duelen ngadhnyes e fituesa.

Jena per të vertetë mushë mendjet, se Konferenca, perfaqsuesja e thjeshtë e ktyne principeve, nuk ka me ju pervue dredhiëve hajnesha e të pashpirt, të lypurave grabitqare t'anmiqvet t'onë. Bajmë me dije që kurr e kurr s'kena me ju prulun të shkoqunit të perdhunshem t'asnji pllamë vend t'Atdheut t'onë. Na duem me kenë të bashkuem e të lirë prej Nordit e në Sud, prej Est e n'Ovest. Duem qi gjytet t'ona ma të bukurat të gjitha bashkë me kryegjytet Shkodren, sikurë kjenë perpara, të jenë prap per kohë t'ardhshme drita e gjytetniës, e gjuhës e ndiesiëvet, e dhanmarrjes s'onë. Na s'duem të perjashtem në shpië të tonë e nuk durojmë qi ata të na përlyejnë vendet e Atdheut t'onë. Të perjashtem per ne janë Serb, Kroat e Sloven, të cillit i kercnohen liriës e veturdhnimit t'onë. Ata s'kan me mrrijtë kurr me na poshtnue e me na pushtue, me sa mujten tjerë per sa qindvjeta. Mendojmë se kjo luftë ngadhnyese i dha shkas e jetë demokraciës s'pergjithshme.

Prej Konferencet e prej popujve të gjytetnuem të gjith botës na presim e lypim gjygj drejtësije. Mendojmë edhe qi pikat e Willsonit nuk kjenë çpallë per me rrejt popujt, të cillit kshtuktej do të mbas parimeve etnike e të mbledhun bashkë per vullnet të lirë. Nji Serbie e vogel, e coptueme çrej tjervet, kje shkrija e nji luftës së pergjithtë. Na bijtë trima të fushavet e të malëvet betohemi, qi s'kemi kurr per t'ulë kryet atyne urdhanve, qi të perkasin veturdhnimin tonë e ma të voglat të shkoquna e të dame të tokës s'onë. Flamuri i jonë, shembull force e lirije, do të përhidhet lirisht kand e kand neper Shqypnië të bashkuese e të lirë.

Ne kleri mysliman, kleri katolik e kleri Orthodoks e Parië n'ëmen të gjith vendasve e gjytetasvet t'onë shqyptarë, tuj perbuzë pakicen e trathtarvet të tutun e të shitun per mbase arit të huej, betohemi faqe shekullit marë, qi me armë në dorë kemi me luftue per lirië e per njisië t'Atmës, der sa të kemi jetë e të rrjedhim gjak neper dej t'onë. Birtë t'onë, nipat t'onë brez pas brezit kshtu kan per të punue der sa krahnorvet t'onë të dalin ngadhnyesa tjerë ma të lum, qi të mrrijnë me coptue barbarin mizuar t'Atmes s'onë. Bushtat, 2 korrik 1919".[3]

## Përfundim

Nga materialet dhe literatura e shfletuar, mund të përfundojmë se krerët fetarë në përgjithësi e të Shkodrës në veçanti, pazaret e shteteve fituese të luftës në kurriz të tokave shqiptare i pritën me shqetësim. Këto padrejtësi bën që krerët fetarë pa dallime fetare të Shkodrës të nisin peticionin, duke u shprehur edhe me tone nacionaliste. Për ta është e pa tolerueshme që "kërthiza e Shqipërisë" Shkodra me rrethinë, e njohur për vlerat kulturore, historike etj., t'i falej Jugosllavisë së atëhershme.

**Ky peticion, është një tregues, se pavarësisht dallime fetare dhe mospajtimeve që mund t'i kenë pasur krerët tanë fetarë ndonjëherë për çështje të ndryshme, kur është fjala për aspekte madhore, reagimi është i njëzëshëm.**

Ky peticion, është një tregues, se pavarësisht dallime fetare dhe mos-pajtimeve që mund t'i kenë pasur krerët tanë fetarë ndonjëherë për çështje të ndryshme, kur është fjala për aspekte madhore, reagimi është i njëzëshëm. Në këtë peticion, thek-sohetse"mueremveshtprejperfaqsuesve t'onë n'atë Konferencë", dhe është e natyrshme kur dihet se disa nga klerikët katolik në këtë konferencë ishin aktiv si Gjergj Fishta e Luigj Bumçi.[4]

Ky peticion, ketë vit, siç e potencuam edhe më herët mbush 100 vjet nga dita e dërgimit, por problemet te shqiptarët me çështjen e kufijve akoma po dalin se nuk kanë marrë fund, ndoshta ky peticion duhet të jetë një model i reagimit të përbashkët të krerëve tanë kur është fjala edhe për çështje madhore të kombit tonë.

*1. Historia e popullit shqiptar III, ASHSH-IH, Toena, Tiranë, 2007, f. 129-138. 2. Arkivi i Ministrisë së Punëve të Jashtme të Shqipërisë (më tej: AMPJ), D. 10, V. 1919, Fl. 10-11. Note e parisë fetare të Shkodrës kundër pretendimeve sllave. 3. AMPJ, D. 10, V. 1919, Fl. 10-11. Notë e parisë fetare të Shkodrës kundër pretendimeve sllave. 4. Duka, Valentina, "Roli i klerit katolik në Konferencën e Paqes në Paris (1919-1920)", Krishtërimi ndër shqiptarët, (Simpozium), Konferenca Ipeshvore e Shqipërisë, Shkodër, 2000, f. 297-302; Peters, Maruks W.E., Përballja e historisë së kishës katolike në Shqipëri 1919-1996, (Përktheu nga Gjermanishtja Klaudia Darragjati), Ylber, Tiranë, 2010.*

Ferdi Kamberi, PhD. Candidate, sociolog

# Shpërfaqja e fenomenit të ejxhizmit në shoqërinë shqiptare (1)

"Dhe në shenjë mëshire shtrije pranë tyre krahun përulës e respektues dhe thuaj: "Zoti im! Mëshiroji ata të dy, sikurse më edukuan mua kur isha i vogël." (El Isra, 24)

## Hyrje

Legjenda thotë se dikur ishte një djalë i cili kishte një prind (babanë) sepse e ëma kishte vdekur qysh herët. Ky djalë ishte i martuar dhe kishte një fëmijë. Kur babai i tij hyri në një moshë më të shtyrë filluan që t'i dridhen duart dhe mos të ketë stabilitet në qëndrim që dikur kishte. Kështu që shpeshherë gjatë ushqimit edhe pikej me yndyrë, gjë që nevrikoste nusen e të birit. Një ditë prej ditësh nusja i tha burrit të saj që këtë plak nuk mund dot ta duroje më, zgjedhë ose atë (prindin) tënd ose mua. Djali ra në një situatë të pa lakmueshme dhe i tregoi babait të tij e mori dhe e dërgoi në një zonë të caktuar (në një pyll), plaku i tha që djali ta dërgonte më thellë se sa ku e kishte lënë, sepse mu në atë vend plaku kishte lënë babanë e tij të moshuar. Pasi e la plakun në pyll mu t'u kthyer në shtëpi, vërejti një gjë tek i biri i tij që kishte marrë një copë të një druri dhe përgatiste një lugë të drurit. Me habi i ati e pyeti se çfarë je duke bërë? I biri ia ktheu se po përgatiste një lugë dhe një pjatë për të dy prindërit që kur të plaken do t'i dërgonte në pyll së bashku me to, ashtu siç kishin vepruar me plakun. Atëherë prindërit e tij e kuptuan gabimin e bërë dhe shkuan e morën plakun në pyll, i kërkuan falje dhe jetuan më të lumtur. Filozofia e kësaj legjende qëndron në atë se njeriu çka e mbjellë edhe atë do ta gjejë".

Fenomeni i ejxhizmit është një ndër fenomenet më të përhapura sot në shoqërinë bashkëkohore. Ky fenomen ka të bëjë me diskriminimin, veçimin apo dallimet ndaj një moshe më të vjetër, kryesisht ndaj moshës së tretë. Stereotipat dhe paragjykimet ndaj moshave më të vjetra ndikojnë në destabilizimin e shoqërisë dhe i japin kahe tjetër shoqërisë. Te shqiptarët, shohim se respekti dhe sjellja ndaj moshave më të vjetra ka qenë traditë, vlerë dhe normë sociale e cila është trashëguar qysh herë dhe është bartur brez pas brezi deri më tani. Ndërsa, feja në përgjithësi ka pasur një rol pozitiv në këtë segment dhe se parimet fetare si norma sociale kanë ndikuar dukshëm në raportet, sjelljet, fokusin, ndihmën dhe altruizmin ndaj moshave më të vjetra. Mirëpo, ndryshimet dhe zhvillimet sociale të cilat kanë ndodhur në Kosovë pas vitit 1999 e këtej, si dhe ndryshimet tjera në hapësirat shqiptare, kanë bërë që ketë një konflikt të hapur të gjeneratave dhe kjo ka reflektuar në rritjen e fenomenit të ejxhizmit. Sot, moshat më të vjetra përballen me probleme dhe sfida të shumta, të cilat ndikojnë në aspektin fizik, emocional, psikologjik dhe social të tyre. Ky punim synon që të adresoj analizën e fenomenit të ejxhizmit në shoqërinë kosovare, shkaqet, pasojat dhe rolin e fesë në raport me këtë fenomen. Po ashtu, punimi fokusohet edhe në rolin e moshave më të vjetra në ndërtimin dhe zhvillimin e familjes, komunitetit dhe shoqërisë.

**Fenomeni i ejxhizmit është një ndër fenomenet më të përhapura sot në shoqërinë bashkëkohore. Ky fenomen ka të bëjë me diskriminimin, veçimin apo dallimet ndaj një moshe më të vjetër, kryesisht ndaj moshës së tretë**

## Fenomenologjia e ejxhizmit

Shoqëria bashkëkohore ka evoluar dukshëm, përfshirë këtu zhvillimin e shkencës, teknologjisë, informatikës, si dhe një sërë çështjeve të tjera të rëndësishme të cilat kanë ndihmuar njeriun modern dhe supozohet se kjo shoqëria është shoqëria më e civilizuar që nga historia e deri më tani. Në anën tjetër, ndryshimet dhe zhvillimet sociale të cilat kanë përcjellë shoqërinë në vazhdimësi, kanë bërë që të ketë një shpërfaqje të një sërë fenomenesh të ndryshme, përfshirë këtu fenomenin e ejxhizmit.

Ky fenomen është pjesë e shoqërisë dhe si i tillë ai zë hapësirë në të gjitha kulturat dhe shoqëritë njëjtë sikurse racizmi dhe seksizmi. Ejxhizmi (në gjuhën angleze ageism) është koncept i cili ka të bëjë me trajtimin jo të drejtë dhe jo të barabartë të personave në një moshë më të vjetër, ndoshta një lloj kategorizimi social. Në fakt, kategorizimi social bëhet shpeshherë edhe në bazë të moshës, qoftë në formë të drejtpërdrejt ose jo. Stereotipat e ndryshme, sidomos ato moshore ndikojnë dukshëm që të ketë shpërfaqje të konflikteve në mes të moshave të reja dhe atyre më të vjetra, në veçanti moshës së tretë. Konsiderohet një lloj diskriminimi i cili ju atribuohet personave të cilët janë në moshë dhe si fenomen zë hapësirë të konsiderueshme në (post) modernitetin në të cilin po jetojmë. Për herë të parë si term është përdorur nga Robert Butler në vitin 1969.

Sipas fjalorit të Sociologjik të Oxfordit të Gordon Marshall, ejxhizmi ka të bëjë me "diskriminimi ose mbajtjen e pikëpamjeve të paarsyeshme dhe paragjykuese për individët ose grupet (e ndryshme), bazuar në moshën e tyre. Ajo përfshin supozime stereotipike në lidhje me aftësitë fizike ose mendore të një personi ose grupi dhe shpesh shoqërohet me gjuhë poshtëruese (nënçmuese)" (Marshall, 2000 – 2003). Mund të thuhet se ejxhizmi "është një grup i marrëdhënieve shoqërore që diskriminojnë (veçojnë ose dallojnë) njerëzit e moshuar dhe i veçojnë ata si të ndryshëm, duke i përcaktuar dhe i kuptuar ata në një mënyrë më të thjeshtuar dhe të përgjithësuar (gjeneralizuar)" (Victor Minichiello, 2000).

Megjithëse si fenomen ka ekzistuar edhe në kulturat dhe shoqëritë tjera, por jo sikurse sot, sepse të vjetrit janë respektuar dhe shpeshherë ka qenë autoriteti dhe respekti ai që ka bërë që këta të vjetër të kenë edhe pushtet faktik apo fiktiv. Shembull, shumë shoqëri para-industriale "vëzhgonin gerontokracinë, si një lloj strukture shoqërore ku pushteti mbahet nga anëtarët më të vjetër të një shoqërie. Sot, në disa vende, të moshuarit kanë akoma ndikim dhe fuqi dhe njohuritë e tyre të mëdha respektohen. Nderimi për të moshuarit është ende pjesë e disa kulturave, por ka ndryshuar në shumë vende për shkak të faktorëve shoqërorë" (OpenStax, 2017).

Studimet tregojnë se në shumë kombe moderne, industrializimi kontribuoi në rënien e pozitës shoqërore të të moshuarve. Sot pasuria, fuqia dhe prestigji mbahen gjithashtu nga ata/ato që janë në grup të moshave më të reja. Mosha mesatare e drejtuesve të korporatave ishte pesëdhjetë e nëntë vjeç në 1980. Në vitin 2008, mosha mesatare ishte ulur në pesëdhjetë e katër vjeç (OpenStax, 2017, p. 289). Kjo për shkak edhe të fuqisë punëtore, problemeve shëndetësore, zhvillimit të teknologjisë dhe kapitalizmit të egër i cili në një mënyrë edhe e ka tjetërsuar njeriun, e ka individualizuar dhe e ka shndërruar në një robot të asaj që e ka ndërtuar vet. Sido që të jetë, ky fenomen vazhdon që të atakoj moshat më të vjetra dhe shpeshherë paraqet edhe probleme qenësore për ekzistimin e tyre, duke i veçuar, trajtuar më ndryshe, shmangur, diskriminuar e kështu me radhë. Si fenomen sot është i përhapur pothuajse kudo dhe ka të bëjë më shumë me perceptimet tona për njerëzit e moshuar dhe me veprimet tona ndaj të moshuarve si kategori sociale.

Me fjalë të tjera ejxhizmi "është i përhapur në fusha të ndryshme të jetës: në punë, në hapësira publike, në dyqane dhe në zyrat e mjekëve. Elementet e tij mund të gjenden në sjelljen e individëve, në rregullat apo normat organizative dhe në vlerat kulturore. Ai është shpesh negativ dhe mund të dëmtojë njerëzit e moshuar" (Liat Ayalon and Clemens, 2018) dhe kjo mund të prodhojë pastaj pasoja në shoqëri.

Sipas të dhënave nga Organizata Botërore e Shëndetësisë "2 miliardë njerëz do të jenë mbi 60 vjeç deri në vitin 2050 dhe 80% e tyre do të jetojnë në vendet me të ardhura më të ulëta dhe të mesme deri në vitin 2050" (WHO, 2020). Ndërsa, në rastin e Evropës, sipas të dhënave

*Diagrami 1: Grup mosha mesatare e vlerësuar në Evropë nga ESS.*




*Burimi: (Age-UK, 2011).*

mosha mesatare sillet rreth 62 vjet, të cilat i kemi paraqitur, si vijon:

Bazuar nga ky diagram mund të shohim se mosha mesatare e vlerësuar e popullatës në Evropë në 27 vende të paraqitura llogaritet të jetë rreth 62 vjeç, megjithëse raporti analitik është realizuar në vitin 2011 dhe deri më tani kanë ndryshuar shumë gjëra. Në rastin e Kosovës, mund të shohim se jetëgjatësia është rritur dukshëm nga e kaluara. Bazuar në vitet e mëparshme, jetëgjatësia e pritur për popullsinë e Kosovës është në rritje. Në vitin 2011 ishte 74.1 vjet për burra dhe 79.4 vjet për gra (ASK, Gratë dhe Burrat në Kosovë 2016 - 2017, 2018). Ndërsa, sa i përket grup moshave janë këto të dhëna: 0-4 vjeç 8.6%, 5-9 vjeç 9.2%, 10-14 vjeç 10.2%, 15-19 vjeç 10.1%, 20-24 vjeç 9.3%, 25-29 vjeç 8.1%, 30-34 vjeç 7.5%, 35 -39 vjeç 7.2%, 40-44 vjeç 6.2%, 45-49 vjeç 5.5%, 50-54 vjeç 4.6%, 55-59 vjeç 3.8%, 60-64 vjeç 3.0%, 65 vjeç e më tepër 6.7%" (ASK, Vjetari Statistikor i Republikës së Kosovës, 2020), gjë që tregon se kjo kategori shoqërore ka një përqindje jo edhe aq të vogël të strukturës së shoqërisë. Së këndejmi ky fenomen vazhdon të jetë prezentë në çdo shoqëri, pavarësisht emancipimit të shoqërisë. Në një shoqëri, që vlerëson shumë rininë, vitalitetin dhe pamjen fizike, ekziston prirja që njerëzit e moshuar të bëhen të "padukshëm" (Giddens, 2004) dhe kjo reflekton në një konflikt social, sepse ky konflikt social fokusohet në konkurrencën mbi burimet e pakta të moshës nga perspektiva e konfliktit. Sipas kësaj teorie, njerëzit e moshuar konkurrojnë me grupet e tjera të moshave më të reja për burimet ekonomike, pushtetin dhe prestigjin. Meqenëse shoqëria industriale zakonisht ka më shumë punëtorë sesa ka nevojë, ajo zëvendëson punëtorët më të vjetër me çmime më të ulëta dhe ato më pak të kushtueshme." (Kamberi, 2019) Nga kjo lë të kuptojmë se ky fenomen vazhdon të krijoj një stratifikim social në mes të shtresave të ndryshme në shoqëri, duke i ndarë njerëzit, duke bërë diferencime mbi bazën e moshës. Disa nga tipat përmes së cilave manifestohet ejxhizmit sot janë:

Ejxhizmi personal – Ide, qëndrime, besime dhe praktika nga ana e individëve që janë të njëanshëm ndaj personave ose grupeve në bazë të moshës së tyre të vjetër,

Ejxhizmi institucional – Misionet, rregullat dhe praktikat që diskriminojnë individët ose grupet për shkak të moshës së tyre të vjetër.

Ejxhizmi i paramenduar ose i qëllimshëm – Ide, qëndrime, rregulla ose praktika që kryhen me dijeninë (me qëllim) se janë të anshëm ndaj personave ose grupeve bazuar në moshën e tyre të vjetër. Ky lloj ejxhizmi, përfshin kryerjen e praktikave që përfitojnë nga dobësitë e personave të moshuar.

Ejxhizmi i paqëllimshëm – Ide, qëndrime, rregulla ose praktika që kryhen pa vetëdije e personit në fjalë se janë të njëanshëm ndaj personave ose grupeve në bazë të moshës së tyre të vjetër." (AATILC, 2005).

Pra, nga kjo mund të konkludojmë se fenomeni i ejxhizmit është fenomen që atakon moshat më të vjetra dhe si i tillë ai mund të paraqitet përmes formave të ndryshme që kanë qëllim veçimin, diskriminimin, atribuimin, shtresëzimin social ndaj një kategorie shoqërore.

**Tabela 1***: Statistikat e dhunës në familje, janar – dhjetor 2019*

| Dhuna në familje janar - dhjetor 2019 | Meshkuj | Femra | Totali | Përqindja |
|---|---|---|---|---|
| Mosha 00-18 vjeç | 9 | 17 | 26 | 1.3% |
| Mosha 18-20 vjeç | 52 | 156 | 208 | 10.5% |
| Mosha 20-30 vjeç | 84 | 432 | 516 | 26% |
| Mosha 30-40 vjeç | 51 | 491 | 542 | 27.4% |
| Mosha 40-50 vjeç | 57 | 277 | 334 | 17% |
| Mosha 50-60 vjeç | 63 | 144 | 207 | 10.4% |
| Mosha 60-70 vjeç | 47 | 48 | 95 | 5% |
| Mosha 70-80 vjeç | 20 | 25 | 45 | 2.2% |
| Mosha 80-90 vjeç | 3 | 2 | 5 | 0.2% |
| Totali | 386 | 1592 | 1978 | |

**Burimi***: (Policia e Kosovës, 19 gusht 2020)*

## Ejxhizmi dhe shoqëria shqiptare

Në librin e tyre "Jeta pas punës", me nëntitull "Ardhja e shoqërisë pa moshë", Michael Yound dhe Tom Schuller argumentojnë "se mosha është bërë një mjet frenues i cili ndan njerëzit në role sterotipike dhe të pandryshueshme" (Giddens, 2004, p. 576), megjithëse një gjë e tillë reflekton në një 'efekt domino' me pasoja të tjera në shoqëri, duke i ndarë shoqërinë sipas kategorive sociale. Në shoqëritë agrare, një çift i martuar kujdesej për prindërit e tyre të moshuar. Kryesisht anëtarët më të vjetër të familjes kontribuonin në familje duke bërë punë, duke gatuar dhe duke ndihmuar në kujdesin e fëmijëve, në këtë mënyrë ndaheshin rolet gjinore dhe moshore në familje. Ndërsa, me zhvillimet dhe ndryshimet sociale të cilat ndodhën, ku edhe ekonomitë u zhvendosën nga ato agrare në ato industriale, brezat e rinj migruan në qytete më të mëdha për të punuar në fabrika. Të moshuarit filluan të shiheshin gjithnjë e më shumë si një barrë e shtrenjtë. Ata nuk kishin më forcë dhe qëndrueshmëri për të punuar jashtë shtëpisë. Mbi bazën e kësaj gradualisht filloi një raport i ri konflikti në mes të moshave më të vjetra dhe atyre më të reja. Ky raport vazhdon në pjesën më të madhe të Evropës, përjashtuar aty-këtu ndonjë

shoqëri. Në rastin e shoqërisë shqiptare, historikisht respektimi i më të vjetërve në kulturën dhe traditën shqiptare ka zënë një hapësirë të madhe qysh herët. Madje, prindërit por edhe familjarë të tjerë gjithnjë kanë dhënë porosi (amanet) se personat më të vjetër duhet respektuar, sepse duke respektuar ata, ne do të respektonim vetveten dhe kulturën familjare. Mund të themi se në të kaluarën ka pasur raste të rralla kur persona me moshë të shtyrë janë lënë anash ose diskriminuar. Mirëpo, zhvillimet të cilat kanë ndodhur së fundi, si: moderniteti, procesi i globalizmit, dinamika e jetës, individualizmi tejet i theksuar, dhënia pas materiales, rënia e konceptit të altruizmit, ndryshimet në familje, pastaj migrimet e ndryshme dhe krijimi i mikro dhe makro kulturave të ndryshme, ka bërë që koncepti i ejxhizmit të jetë i shpërfaqur së fundit goxha dhe atë në forma dhe mënyra të ndryshme." (Kamberi, 2019, p.152) Në këtë kontekst, shohim se nuk janë të rralla rastet kur në familjet shqiptare ushtrohet dhunë fizike dhe psikologjike ndaj prindërve ose personave më të vjetër në familje. Të dhëna e Policisë së Kosovës për vitin 2019 në segmentin e dhunës në familje, theksojnë se nga gjithsej 1978 raste të dhunës (janë 365 meshkuj dhe 1557 femra), specifikojnë edhe rastet e dhunës sipas moshës dhe gjinisë, të cilat i kemi paraqitur në tabelën e mëposhtme, si vijon:

Mosha e tretë që në fakt ka një korrelacion me moshën 60 e tutje dhe është mosha e cila ndërlidhet me ejxhizmin. Kështu bazuar në tabelën Nr. 1 shohim se 4 kolonat e fundit të cilat janë të hijezuara pasqyrojnë të dhëna se nga 1978 raste të dhunës në familje 352 raste ose shprehur në përqindje 18% e tyre (133 meshkuj ose 7% dhe 219 femra ose 11.0%) janë manifestuar ndaj moshave më të vjetra ose moshës së tretë, gjë që tregon rritjen e këtij fenomeni në shoqërinë kosovare. Një çështje tjetër e cila ndërlidhet me këtë fenomen, është edhe trajtimi jo i duhur i



personave më të vjetër edhe në hapësirat publike. Në të kaluarën në momentin që një i vjetër është futur në një mjet transporti publik, të rinjtë kryesisht ia kanë liruar vendin, si shenjë respekti ndaj moshës dhe kontributit të tij/saj, kurse sot nuk mund të themi të njëjtën gjë, për shkak se gjeneratat e reja nuk e bëjnë një gjë të tillë ose e bëjnë fare pak. Thjesht, në pjesën më të madhe të rasteve të rinjtë kryesisht i shohin moshat më të vjetra si 'pengesë' për arritjen e sukseseve të tyre dhe mendojnë që 'gerentokratët' janë ata/ato që ua kanë zënë vendin sidomos në punë. Kjo ndërlidhet ngushtë me krizën e vlerave e cila ka shpërfaq një krizë të personalitetit dhe pothuajse edhe pak vlera me të cilat dikur shoqëria shqiptare është krenuar, tashmë ato dalëngadalë janë duke u shndërruar një 'kic/shound'. Diskriminimin ndaj personave më të vjetër e shohim edhe në kuadër të ofrimit të shërbimeve bankare, përkatësisht kreditë nuk iu lejohen personave të cilët janë mbi moshën 65 vjeçare, gjë që jep një sinjal të problemit të ejxhizmit në shoqërinë shqiptare. Personat e moshuar po ashtu përballen me shumë vështirësi, që nga pensionet e ulëta e deri tek mungesa e mjeteve financiare për blerjen e medikamenteve të tyre. Probleme të tilla ka pothuajse në të gjitha hapësirat shqipfolëse dhe ky problem pasqyron një indikatorë të qartë se kjo kategori çdo herë e më shumë po anashkalohet dhe diskriminohet, gjë që dikur një gjë e tillë nuk ka qenë në kulturën dhe traditën shqiptare. Mund të themi se ejxhizmi sot "mund të gjendet në të gjitha dimensionet e ndryshme të tregut të punës, marrëdhëniet e punës dhe strukturat organizative. Kjo fillon me shpalljet e punës, proceset e përzgjedhjes, vendosjet, detyrat e punës, vlerësimet e performancës, zhvillimin e karrierës, pagat dhe përfitimet e tjera të punonjësve. Është gjithashtu i pranishëm në përzgjedhjen e individëve për trajnime dhe vendime për transferime në punë të tjera, ngritje në detyrë, përfundim të punësimit dhe pensione." (UNECE, 2019) Një gjë të tillë mund të hasim edhe në shoqërinë kosovare, sidomos me publikimin e konkurseve të ndryshme ku në pjesën më të madhe të tyre kërkohet gjinia femërore dhe specifikohet mosha. Butler beson se ejxhizmi përfshinë tre aspekte të dallueshme, por të ndërlidhura kryesisht me qëndrime dhe besime, diskriminimi i sjelljes, si dhe politikat dhe praktikat e zyrtarizuara." (Society, 2017) Disa nga format e shpeshta të cilat i shohim se si stigmatizohen personat më të vjetër, diskriminohen, veçohen, dallohen apo diferencohen, janë: abuzimi fizik, seksual, emocional dhe psikologjik, neglizhenca, braktisja, abuzimi financiar, vetë-braktisja, etj.

Adnan Shala PhD (c)

# Fuqia e fjalës

Njeriu si qenie inteligjente, shpeshherë nuk di ta vlerësojë atë me të cilën është lartësuar mbi krijesat e tjera. Kur ne mbivlerësojmë ose nënvlerësojmë, në të dyja rastet kemi gabuar në gjykimin real, dhe kësisoj, ne kemi nëpërkëmbur esencën e asaj mbi të cilën kemi gjykuar.

Në epokën moderne dhe post moderne, njeriu tenton ta minojë fuqinë reale të asaj e cila nuk ka bazë fizike. Këtë e shohim në secilin dimension të jetës sonë. Shkaqet e një sëmundje të cilat kanë bazë në dimensionin fizik apo atë material, janë më bindëse për te, sesa ato që kanë bazë në dimensionin emocional.

Në ligjërimet tona ditore ende zë vend një kuptim klasik i përkufizimit shumëdimensional i njeriut, i cili e sheh njeriun tredimensionesh, pra, ai ka shpirt, trup dhe mendje. Kurse realisht, njeriu modern është i përbërë nga dimensioni fizik (trupi) dhe ai emocional, e që është përsëri derivat i atij fizik, pra kemi mendjen e cila buron nga dimensioni fizik (truri).

Diskutimet moderne sillen rreth asaj se cili është raporti ndërmjet këtij dimensioni fizik dhe atij emocional. Nëse kemi ndryshim fizik, kemi edhe ndryshim emocional, mirëpo nëse kemi edhe ndryshime emocionale, a kemi ndryshime fizike? Thënë më thjesht, nëse trupi ynë ndryshon, apo pëson ndonjë dëmtim, ne në botën emocionale ndjejmë dhimbje, dhe kjo dhimbje ka bazë fizike. Por, nëse ne ndjemë një ndryshim emocional, i cili nuk ka bazë fizike, a mund të ndikoj te baza jonë fizike, apo te trupi ynë? Nëse themi jo, atëherë ne vetëm se e kemi mbyllur dimensionin shpirtëror të trupit, kështu pra, shpirti s'mund të ketë ndikim te trupi, dhe si rrethojë mund edhe të mos ekzistojë fare. Por nëse dëshirojmë ta ruajmë këtë dimension, atëherë ne duhet ta forcojmë idenë se emocionet mund të mos kenë bazë fizike, dhe as të ndikojnë në botën tonë fizike.

Se a burojnë emocionet tona vetëm nga ndonjë ndryshim fizik apo jo, është një diskutim shumë i gjerë, i cili nuk mund të bëhet këtu.[1]

Ajo që mund të vështrohet nga afër, dhe ta rikujton një veçori të harruar të njeriut është se, ne jemi qenie, që gjuhën e përdorim si mjet komunikimi dhe bartës të mesazheve. Pra, me anë të gjuhës dhe fjalës, ne bartim te tjetri informacion, por njëkohësisht edhe emocion.

Zoti, në të gjithë librat hyjnorë, e vuri në pah fuqinë e fjalës dhe ndikimin e saj. I gjithë mesazhi hyjnor ishte i zbritur me fjalë. Zoti ju foli njerëzve me gjuhën e fjalës. "Në fillim ishte Fjala, dhe Fjala ishte me Perëndinë, dhe Fjala ishte Perëndi. E njëjta ishte në fillim me Perëndinë. Të gjitha gjërat u bënë me anë të tij."[2] Pra, fjala i paraprinë edhe krijimit. E kjo i përket fjalës hyjnore. Mirëpo çfarë fuqie ka fjala njerëzore? Çfarë mund të bëjë njeriu me fjalën e tij?

Kur Zoti ia mësoi Ademit a.s. emrat,[3] njeriu fitoi aftësinë për të zbuluar gjësende, varësisht nga kuptimi i emrit. Këta emra, njëkohësisht janë edhe fjalë e njeriut. Atyre gjësendeve të cilat i emërtoi me emra, u jep jetë më fjalë, sepse fjalët burojnë nga shpirti, dhe janë dritare e shpirtit, kështu që, nëse nuk i jetësojmë ato, ne nuk e kemi përmbushur misionin tonë. Ky është raporti ynë njeri-gjësende. Në to nuk ka jetë, nëse njeriu nuk i jetëson me fjalë. Kjo pra është fuqia e fjalës së njeriut.

**Fjalët e njeriut duhet të jenë si fryti i pemës së mirë, që t'i japë shije të këndshme dëgjuesit.**

## Si duhet të jetë fjala dhe përdorimi i saj në raport me njerëzit?

Zoti na urdhëron: "Njerëzve u thoni fjalë të mira!"[4] Pra, fjala është e mirë dhe e keqe. Këto dy lloje nuk e kanë ndikimin e njëjtë te tjetri. Nëse njerëzve u thoni fjalë të mira, tek ata ngjallni pozitivitet, ndërsa nëse u thoni fjalë jo të mira, ngjallni pesimizëm. Prandaj, Zoti na fton hapur të mendojmë rreth kësaj, kur thotë: "A nuk ke kuptuar se si Allahu bëri shembull: fjalën e mirë, si pema e mirë, që rrënjët e saj janë thellë (në tokë), e degët e saj janë lart, e që me vullnetin e Zotit, ajo e jep frutën e vet në çdo kohë."[5] Njerëzit nga pema e mirë, përveçse përfitojnë nga hija dhe trupi, përfitojnë edhe nga frutat e saj. Fjalët e njeriut duhet të jenë si fryti i pemës së mirë, që t'i japë shije



të këndshme dëgjuesit. Njeriu çdoherë duhet të synojë të flas bukur, sepse çdo fjalë e thënë, nëse nuk është e bukur, do t'i dalë peng njeriut. Në këtë kontekst kemi edhe hadithin: "Kush e beson Allahun dhe Ditën e Ahiretit, le të thotë fjalë të mira, ose le të heshtë…!" (Buhariu dhe Muslimi).

Në anën tjetër, kur Zoti e përshkruan fjalën e keqe, thotë: "Dhe shembulli i fjalës së keqe është si një pemë e keqe, që është shkulur mbi tokë e që nuk ka të qëndruar.",[6] pra fjalën e keqe e krahason me një pemë të keqe që nuk ka frute e gjethe, pa erë, nuk ka rrënjë, dhe asnjë përfitim nga ajo.

## Fjala ka fuqi shëruese, por edhe dëmtuese

Zoti krijoi gjithçka me fjalë.[7] Njerëzit i udhëzoi me fjalë.[8] Njerëzit e besuan Zotin me fjalë.[9] U penduan tek Ai me fjalët që Ai ua mësoi.[10] Njerëzit e dëmtuan dhe i bën dëm vetvetes me anë të fjalës.[11] Njerëzit u bënë shpresë për njerëzimin po me fjalë. Pra, çdokush që foli, do të përfitojë nga ajo, varësisht si e përdori atë. Por, një gjë duhet ditur se, fjala është burim i ndryshimit të vazhdueshëm.

Nëse kemi një x ngjarje, që mund të shprehet në mënyrë pozitive apo negative, janë fjalët ato të cilat ia përcaktojnë audiencës se nga cila perspektivë do ta shikojë. Një ngjarje reale, e cila ka përfunduar në të kaluarën, mund të konceptohet në mënyra të ndryshme, varësish nga mënyra se si e paraqet atë narratori. Edgar Allan Poe e sheh fjalën si burim të vazhdueshëm të ndryshimit, kurse ndryshimin si burim i jetës.[12] Fjala është burim i vazhdueshëm i jetës, dhe është në dorën tonë se si dëshirojmë ta përdorim atë, por duhet pasur parasysh se çfarë shije lë fjala jonë te tjetri. Nëse një predikues i fesë, duke tentuar që t'i largojë njerëzit nga një mëkat i caktuar, përdorë fjalë që dërgojnë në mendimin negativ ndaj Zotit, atëherë ai ka bërë mëkat më të madh sesa mëkati i tyre. Për këtë arsye ne kemi nevojë për një diskurs fetar të bazuar në bukurinë e fjalës. Në të njëjtën mënyrë, nëse një politikan, për ta mbrojtur kauzën e tij, përdorë fjalë me të cilat krijon ambient të pakëndshëm për njerëzit, ai vetëm se e ka tjetërsuar atë kauzë, dhe i ka ftohur njerëzit nga atdhedashuria. Për këtë arsye kemi nevojë për një diskurs të ri politik, i cili nuk ua vështirëson jetën njerëzve.

Tony Robbins, i cili është një trajner karriere, thotë: "Njerëzit, thjesht, duke ndryshuar fjalorin e tyre të zakonshëm, fjalët që përdorin vazhdimisht për të përshkruar emocionet, mund të ndryshojnë menjëherë edhe atë se si mendojnë, si ndihen dhe si jetojnë." Sipas Robbins, gjuha angleze përmban rreth 500,000 fjalë, e megjithatë, fjalori i një personi mesatar përbëhet nga vetëm 2,000 fjalë apo 0,5% e të gjithë gjuhës.[13] Kurse fjalori ynë ditor përmban mesatarisht 300–200 fjalë. Njeriu mendon, por edhe ndjenë po aq sa e ka të pasur fjalorin e tij. Nëse e ka të dominuar fjalorin e tij me shprehje pozitive, ai në jetën tij është njeri pozitiv. Sipas Tony Robbins, njerëzit janë të prirë t'i mbajnë mend më shumë përshtypjet negative, dhe kësisoj ata i emërtojnë ato me shprehje nga më të ndryshmet, për këtë arsye, fjalët të cila i shprehin ndjenjat, janë të dominuara me dy të tretat nga fjalët negative, kundrejt atyre pozitive.

Nëse ne i përdorim fjalët për t'i shprehur ndjenjat tona, me kalimin e kohës ato bëhen ndjenjat tona. Është shumë e rëndësishme që ne t'i zgjedhim fjalët me kujdes, madje edhe kur i flasim vetes, për arsye se, ashtu si flasim, do të fillojmë të mendojmë dhe të ndjejmë.

Fjala jonë mund të na ndryshojë ne, por mund ta ndryshojë edhe ambientin ku jetojmë. Shumë nga njerëzit e ndryshuan botën po me fuqinë e fjalës. "Unë kam një ëndërr", nuk është vetëm fjali e përberë nga fjalët, por është një emancipim mendor i njerëzve, një ndryshim revolucionar i të menduarit. Kështu që, duhet të kemi kujdes t'i përzgjedhim fjalët, sepse fjala do të jetë fati ynë.

*1. Kamuran GÖDELEK, Zihin Felsefesi, Açıköğretim Fakültesi yay. 2011 Eskişehir fq 103-108. Shih po ashtu "Epiphenomenal Qualia" by Frank Jackson first appeared in Philosophical Quarterly,32 (1982), pp. 127-36. 2 Gjon 1:1-3. 3 El Bekare, 31 4 El Bekare, 83 5 Ibrahim, 24. 6. Ibrahim, 26. 7. "Ne kur dëshirojmë një send vetëm i themi atij: "bëhu!", ai menjëherë bëhet." Nahl, 40. 8. "Ne nuk ta shpallëm ty për tjetër Kuranin, vetëm që t'u sqarosh atyre atë për çka u përçanë, e (ta zbritëm) që të jetë udhëzim e mëshirë për njerëzit që besojnë" Nahl, 64. 9. "Zoti ynë, ne dëgjuam një thirrës që ftonte për besim (e që thoshte): Të besoni Zotin tuaj! E ne besuam! Zoti ynë, na i falë mëkatet tona, na i mbulo të metat dhe pas vdekjes na bashko me të mirët!". 10. "E Ademi prej Zotit të vet pranoi disa fjalë (lutje), prandaj Ai ia fali (gabimin), Ai është Mëshirues dhe pranues i pendimit." El Bekare, 37. 11. "Allahu nuk u bën asgjë të padrejtë njerëzve, por ata i bëjnë të padrejtë vetes së tyre.". 12. Edgar Allan Poe, Kelimelerin Gücü çev. Cem Soydemire, Doğubatı yay. Ankara fq. 52. 13 https://www.tonyrobbins.com/mind-meaning/change-your-words-change-your-life/ (hulumtuar, më 13 dhjetor 2020).*

Abdullah Akil Sulejman el Akil

# Husein Gjozo (1912-1982), reformator dhe filozof nga Bosnja (2)

Shejh Husein Gjozo pothuajse tërë jetën e tij e kaloi duke shkruar. Ka bashkëpunuar me buletinet dhe gazetat islame në Bosnjë e Hercegovinë, siç janë "Gllasnik", "Preporod", "Islamska Misao", "Takvim" e të tjera. Ai nuk ishte vetëm bashkëpunëtor i këtyre revistave, por ishte edhe themelues dhe bartës i rubrikave të veçanta. Përveç këtyre, ai ishte edhe bashkëpunëtor nëpër gazetat e gjuhës arabe, të cilat dilnin nëpër shtetet të ndryshme arabe.

## Vepra e tij

Ndër veprat e Husein Gjozos, ne do t'i përmendim:

- "Tefsirin e Kuranit të ndershëm" – Nga surja "El Fatiha deri te ajeti 179 i sures "Ali Imran". Kishte për qëllim të bënte komentimin e Kuranit në gjuhën boshnjake ashtu siç e kanë komentuar shejh Muhammed Abduhu, shejh Reshid Rida dhe Seid Kutub. Por, vdekja ia parandaloj kryerjen e veprës së filluar;
- "Fetvat" – Libri përmban përgjigjet e tij në 782 pyetje që ia kishin shtruar nga fushat e ndryshme të jetës;
- "Islami në kohë";
- "Çështja e reformave në Islam";
- "Rëndësia dhe kuptimi i xhihadit në Islam";
- "Reformat në veprimtarinë e fesë";
- "Mashtrimet e orientalistëve";
- "Marrëdhëniet e myslimanëve me të tjerët";
- "Çështja e fatit në Islam";
- "Problemi i ngecjes së myslimanëve";
- "Fleksibiliteti i Islamit";
- "Çështja e ndarjes së mjeteve të zeqatit";
- "Afrimi bashkëkohor i komentimit të Kuranit";
- "Pengesat në rrugën e davetit në Islam";
- "Historia e Kuranit";
- "Zhvillimi i diturisë dhe shkenca";
- "Kurani dhe çështja e fatit";
- "Kthimi tek sheriati";
- "Rrënjët e krizës në Lindjen e afërt";
- "Roli i ulemasë në jetën e Umetit";
- "Droga-sëmundja e kohës tonë";
- "Porosit e hixhretit".

## Miqësia ime me të

Takimet e mia të drejtpërdrejta me shejh Husein Gjozon kanë qenë të rralla. Njëra prej atyre takimeve ndodhi në fund të viteve të shtatëdhjeta me ç'rast ishte në vizitë në Kuvajt. Megjithatë, takimet e mia me të përmes letërkëmbimeve kanë qenë të shpeshta. Për aktivitetin e tij në rrugën e planeve islame të davetit kam kuptuar prej gazetës islame, "Mimberu el Islami" (Minberi islam) e cila botohej në Kajro, dhe "Ell-Va'ju el-Islami"(Vetëdija islame) që botohej në Kuvajt. Për shejh Husein Gjozon kisha dëgjuar mjaft edhe prej studentëve nga Bosnja e Hercegovina, nga Kosova dhe Maqedonia të cilët në atë kohë studionin në Kuvajt, si Nijaz Shukriqi, Salih Çollakoviqi, Ismet Kasumoviqi, Ethem Pashiqi, Munir Ahmet Pashiqi, Zullhajrat Zullhija, dhe Sylejman Rexhepi.

Shejh Husein Gjozo trajtohej jo vetëm si përfaqësues i myslimanëve të Bosnjë e Hercegovinës, por edhe të mbarë Evropës. Shikuar nga perspektiva e ulemasë islame botërore, ai trajtohej si një dijetar i vërtetë islam, reformator dhe mendimtar. Ashtu edhe e kam njohur dhe përjetuar personalisht.

**Shejh Husein Gjozo trajtohej jo vetëm si përfaqësues i myslimanëve të Bosnjë e Hercegovinës, por edhe të mbarë Evropës.**

## Çka thanë për të?

Haxhi Naim Haxhiabdiq,
Reis ulema:

"Vdekja e Shejh Husein Gjozos më zuri drejtpërdrejt nga kthimi i mbledhjes Supreme të Kuvendit të Bashkësisë Islame në Beograd. Shkova në Beograd madje, as që u përshëndetëm, ngase shejh Husein Gjozo ishte i zënë me ligjërata në Fakultetin Teologjik Islam. Shkova



në udhëtim duke pritur që pas kthimit, sikurse çdoherë do të mund bashkërisht t'i analizojmë rezultatet e këtij tubimi të rëndësishëm. Por, Allahu deshi, që shejh Husein Gjozo shumë shpejtë të shkoj nga ne.

Ajo që më së shumti e bënte madhështore figurën e tij ishte toleranca dhe zgjerimi i shpirtit, veçori këto, për vetëm njerëzit e mëdhenj. Te njeriu, gjithmonë dhe, para se gjithash kërkonte ta gjente njeriun, humanitetin, dashurinë dhe respektin dhe për këtë arsye fjala dhe vepra e tij bënte jehonë te masat, dhe për këtë shkak, kishte aq shumë respekt në mesin e njerëzve të rëndomtë, te besimtarët e sinqertë, madje edhe te ata pa marr parasysh se çfarë përcaktime fetare dhe nacionale kishin.

Meqenëse Bashkësia Islame gjendej në rrethana të vështira materiale ishte e domosdoshme të gjinden mënyrat e reja për sigurimin material, veçanërisht për institucionet arsimore

**Meritë e madhe e rahmetliut, shejh Husein Gjozos, është iniciativa për aksionin e mbledhjes së zeqatit dhe zeqatul-fitrit për nevojat e Bashkësisë Islame, meqenëse kjo paraqiste një risi në punët e Bashkësisë Islame**

të saja. Meritë e madhe e rahmetliut, shejh Husein Gjozos, është iniciativa për aksionin e mbledhjes së zeqatit dhe zeqatul-fitrit për nevojat e Bashkësisë Islame. Meqenëse kjo paraqiste një risi në punët e Bashkësisë Islame, natyrisht se në fillim, hasi në rezistencë të disa individë. Duke mos ia vënë veshin thashethemeve, thellë i vetëdijshëm në arsyet e këtij aksioni, ai vazhdimisht, përmes fjalës së shkruar dhe gojarisht, mbronte që ky aksion të jetësohet sa më suksesshëm.

Tek tash po vërehet rëndësia e vërtetë e këtij aksioni, sepse pa këto mjete, puna e edukimit- arsimor të medreseve tona, veçanërisht puna e Fakultetit Teologjik Islam, do të vihej në pikëpyetje. Shejh Husein Gjozo ka qenë kryetar shumëvjeçar i Unionit të Ulemave të BeH, ka iniciuar gazetën "Preporod", dhe ishte bashkëpunëtor i rregullt i saj, si dhe "Gllasnikun", "Takvimin" dhe buletine të tjera islame. Ka shkruar edhe në magazinat dhe në revistat më të njohura të botës islame. Ishte anëtar i Akademisë së Shkencave të Egjiptit.

Njeriu vdiq, por veprat mbetën. U qetësua shpirti i pandalshëm dhe shkoj te Zoti i vetë. Na lëshoj njeriu i cili aq shumë na ka obliguar, dhe i cili të gjithëve shumë na ka dhënë. Atë e pret shpërblimi te Sunduesi i botëve, kurse neve na pret ajo që ta vazhdojmë atë që shejh Huseini ka punuar dhe në çka e ndërpreu vdekja."

### Profesor haxhi Ibrahim Trebinjac:

"Allahu xh. sh. ka urdhëruar që në këtë moment të ndahemi me Husein ef. Gjozon. Jemi të vetëdijshëm që kjo ndarje është e përkohshme, por, sidoqoftë vështirë po na vjen. Të gjithë ne, që drejtpërsëdrejti e kemi njohur Husein ef. Gjozon dhe të gjithë që dimë për të përmes veprave të mëdha të tija, i cili si pak kush në këto kohëra ka përhap dhe pasuruar horizontet e jetës islame në anët tona.

Si personalitet ka qenë i respektuar

nga gjithë bota islame, në qarqet shkencore nëpër meset më të rëndësishme të shkencës bashkëkohore islame të botës, shejh Husein Gjozo çdo kund i afirmonte mësimet islame që kultivoheshin nëpër anët tona. Një numër të konsiderueshëm dhe të lartë të mirënjohjeve që i ka marrë nga bota islame, në të njëjtën kohë, ato ishin edhe mirënjohje të Bashkësisë Islame. Me shkuarjen e tij ne po e humbim paraqitësin e parë në botë të diturive tona islame.

Por, shkuarja e shejh Husein Gjozos është një e vërtetë, të cilën medoemos duhet ta pranojmë, edhe pse nuk jemi në gjendje të vlerësojmë se çka donë të thotë ajo për ne. Për Fakultetin Teologjik Islam kjo është një humbje që nuk kompensohet. Por, megjithatë, njerëzit e udhëzuar në Islam janë të vetëdijshëm se njerëzit shkojnë, kurse veprat dhe tërë ajo që me punën e tyre ka shkëlqyer, do ta ruajnë në jetë shpirtin e tij të pa shlyer të misionit islam. E lusim Allahun xh. sh. që rahmetliut t'ia jep shpërblimin e Vet, kurse familjes së tij, bashkëpunëtorëve të tij dhe të gjithë myslimanëve të anëve tona durimin."

Salih Çollakoviq, kryetar i Bashkësisë së Ulemave për regjionin e Hercegovinës:

"Sot në mënyrë të dynjallëkut po ndahemi nga shembulli dhe mësuesi jonë prof. Husein ef. Gjozo. Na ka lënë në amanet një trashëgimi të pasur në fushën e shkencës, daves, ixhtihadit dhe xhihadit. Na ka lënë themele të forta mbi të cilat mund të bëjmë ndërtime po ashtu të forta, rrugë që me krenari dhe siguri mund të shkojmë në ardhmërinë e Islamit. Këto janë gjëra të cilat, në këtë moment, duhet t'i kuptojmë që janë të nivelit të amanetit dhe përgjegjësisë.

## Vdekja e tij

Kah fund vitet e shtatëdhjeta dhe fillimi i viteve të tetëdhjeta, dëgjuam që kishin filluar sulmet dhe kritikat e



ashpra nga ana e pushtetit të sistemit komunist ndaj shejh Husein Gjozos. Ai akuzohej se qëndron në krye të atyre forcave që punojnë në shkatërrimin e bashkimit të shtetit të asokohshëm dhe rrënimit të sistemit, ndërsa sërish ia kishin lexuar lidhjet e tija me "Hanxhar Divizionin" nga Lufta e Dytë Botërore. Tek ne kishin arritur informatat se këto sulme ndaj shejh Husein Gjozos kishin pasuar menjëherë pas një fjalimi të tij të madh popullor të mbajtur diku në një vend të Bosnjës, dhe se sistemi politik po bënë presion mbi imamët e Bosnjës dhe Hercegovinës që ta

**Ai ka qenë viktima e parë e komplotit të madh dhe planit të rrezikshëm kundër myslimanëve dhe Islamit në Bosnje dhe Hercegovinë.**

gjykojnë Husein Gjozon, e që disa, këtë veç e kishin bërë.

Megjithatë, ngjarjet që do të pasojnë, do ta sqarojnë edhe rastin e shejh Husein Gjozos dhe të dëshmojnë se ai, në të vërtet ka qenë viktima e parë e komplotit të madh dhe planit të rrezikshëm kundër myslimanëve dhe Islamit në Bosnje dhe Hercegovinë. Me fjalë të tjera, do të pasoj procesi i montuar duke i gjykuar intelektualët mysliman në krye me Alija Izetbegoviqin 1983, likuidimi i shkencëtarëve mysliman (dr. Fuad Muhiq), politikanët (vëllezërit Pozderac) dhe të tjerë. Më vonë, para gjithë botës (1992-1995), erdhi deri te tentimi total i shkatërrimit të myslimanëve në Bosnjë dhe Hercegovinë, e cila përfundoj me gjenocidin më të madh në historinë e re të njerëzimit. Domethënë, jo pa arsye, shejh Husein Gjozo kishte qenë viktima e parë e atij plani të skëterrës kundër myslimanëve të Bosnjë e Hercegovinës.

Vdiq në njërën nga spitalet e qytetit të Sarajevës, më 30 maj 1982, nga pasojat e sulmit në zemër. Vështirë e duronte ankthin dhe heshtjen te populli i vet në momentin kur nga udhëheqja e oligarkisë komuniste pa shpirtërisht dhe pa asnjë arsye u sulmua. Besnik, atij i mbeti vetëm njeriu i thjeshtë dhe një pjesë e kuadrit të imamëve të Bosnjë e Hercegovinës. Kjo njohuri dhe ndjenjë bënë që zemra e tij të mos mundet të qëndroj më tej.

Namazi i xhenazes u bë në haremin e Xhamisë së Begut pranë një numri të madh të pranishmëve të ardhur nga vende të ndryshme si dhe nga vendet e Bosnjës e Hercegovinës me rrethinë. Namazin e xhenazes e udhëhoqi Reis ulemaja, hafëz Naim ef. Haxhiabdiqi.

Le ta shpërblejë Allahu xh. sh. me vendet e Tija të gjëra të xhenetit, në shoqëri me pejgamberët e Tij, shehidët, evlijat, dhe njerëzit e mirë. E çfarë shoqërie e mrekullueshme është ajo.

*"VELIKANI I VODJE ISLAMSKOG POKRETA U SAVREMENOM DOBU – vëllimi III", faqe 135-127, Sarajevë 2012.*

*Përkthehu nga gjuha boshnjake: Shefki Sh. Voca*

Vjollca Rexhepi, infermiere

# Çrregullimet e apetitit – oreksit

Organizmi i njeriut që nga lindja e deri në vdekje është nën ndikimin e vazhdueshëm të faktorëve të jashtëm. Një ndër këta faktor është edhe procesi i të ushqyerit, i cili ia mundëson njeriut gjatë tërë jetës së tij sigurimin e energjisë së nevojshme për vazhdimin e jetës.

Të ushqyerit është një proces, nëpërmjet të cilit merren dhe përdoren nga organizmi makro dhe mikronutrientët e nevojshëm për zhvillimin normal të proceseve të shumta të organizmit.(6) materiet ushqyese që njeriu i merr përmes procesit të të ushqyerit ndahen në dy grupe të mëdha:

1. Makronutrientët (uji, karbohidratet, yndyrat dhe proteinat);
2. Mikronutrientët (kripërat mineralet dhe vitaminat).

Me procesin e të ushqyerit janë të lidhura edhe dy procese-funksione të tjera: apetiti-oreksi dhe uria, që edhe pse janë të ndryshme njëra nga tjetra që të dyja janë në funksion të realizimit të procesit të marrjes së ushqimit. Apetiti apo oreksi paraqet dëshirë, kënaqësi dhe emocione tjera të lidhura me ushqimin, ndërsa uria është tregues i organizmit për nevojë energjetike. Përderisa uria lajmërohet menjëherë pas lindjes, apetiti-oreksi zhvillohet me kalimin e kohës, dhe kjo është arsyeja që fëmijët duke vrojtuar ambientin e jashtëm dhe duke u ndikuar nga jashtë zhvillojnë raporte pozitive apo negative me lloje të ndryshme të ushqimeve.

Apetiti-oreksi ekziston te të gjitha format e larta të organizmave dhe rregullon sasinë e marrjes së energjisë së nevojshme për mbajtjen e metabolizmit bazal,[9] si dhe rregullon zhvillimin e aktiviteteve të tjera jetësore.[6] Hulumtimet e ndryshme tregojnë korrelacion të lartë ndërmjet apetitit-oreksit dhe të gjitha shprehive

**Përderisa uria lajmërohet menjëherë pas lindjes, apetiti-oreksi zhvillohet me kalimin e kohës**

dhe gjendjeve të ndryshme të njeriut.[3,4,5,8,9] Apetiti-oreksi është i rregulluar nga bashkëveprimi i traktit tretës, indit dhjamor dhe trurit.[4,9]

Apetiti-oreksi dhe shprehitë e konsumimit të ushqimit janë të vetmet procese që rrisin energjinë hyrëse të organizmit të njeriut,(6) respektivisht marrjen e ushqimit, përderisa të gjitha shprehitë e tjera ndikojnë në lirimin e energjisë dalëse.[9]

Çrregullimet e apetitit-oreksit sjellin deri te gjendja e kequshqyeshmërisë (malnutricionit) që ka ndikim të drejtpërdrejtë në rrënimin e homeostazës (mirëqenies) bio-psiko-sociale të njeriut dhe mund të jenë të formës së shtimit (polyphagia) apo të formës së zvogëlimit (anoreksia) të apetitit-oreksit.

Janë shumë faktorë dhe gjendje patologjike të organizmit të njeriut (dietat joadekuate eliminuese ekstreme, shëndeti i dobët, stresi emocional, çrregullimet hormonale) të cilat mund të provokojnë gjendjen e çrregullimit të oreksit, ndërkaq çrregullimi i oreksit mund të çoi deri te anorexia nervosa, bulimia nervosa, cachexia, mbipesha trupore dhe gjendje tjera patologjike të lidhura me shprehin e kequshqyeshmërisë.[6,9]

Po ashtu edhe stimuluesit e ndryshëm nga ambienti i jashtëm



**Preferohet pirja e çajeve nga bimët shëruese siç janë: kamomili, menta dhe cimeti, të cilat i qetësojnë lukthin dhe zorrët.**

mund të ndikojnë në apetitin-oreksin e njeriut në mënyrë stimuluese apo inhibuese, duke e rritë dëshirën për të konsumuar ushqim apo duke e zvogëluar atë.[8] Humbja e oreksit është një simptomë e përgjithshme treguese për çrregullime të ndryshme psiko-fizike të organizmit.

Stresi emocional, ankszioziteti dhe depresioni janë gjendje patologjike që karakterizohen me ndjenjën e një shqetësimi të brendshëm dhe me çrregullim të qejfit të përgjithshëm, që në shumicën e rasteve shoqërohet me gjendjet e çrregullimit të apetitit-oreksit qoftë në formën e shtimit apo pakësimit jo normal të oreksit.[1,8] Në këto raste, në rivendosjen normale të gjendjes së oreksit ndihmojnë shujtat e pakta të ushqimit, por të cilat janë të rregullta.

Nga gjendjet tjera patologjike që mund të shkaktojnë çrregullim të oreksit mund të përmendim: ftohjet e zakonshme apo gripi, sindroma e zorrës së irrituar, ulcera gastrike, marramendja, tretja e dobët e ushqimit etj. Në të gjitha këto raste preferohet të merren shujta të lehta dhe të rregullta të ushqimit të shëndosh dhe të freskët, i përbërë kryesisht nga karbohidratet komplekse, pemët dhe perimet joirrituese, qumështi pa yndyrë dhe produktet e tij (sidomos jogurt të paktën 2 dcl në ditë). Preferohet pirja e çajeve nga bimët shëruese siç janë: kamomili, menta dhe cimeti, të cilat i qetësojnë lukthin dhe zorrët. Ndërkaq duhet shmangur ushqimet e yndyrshme dhe me konservans, si dhe duhet eliminuar shprehin e keqe të pirjes së duhanit, alkoolit dhe kafes, të cilat e zvogëlojnë oreksin, e irritojnë lukthin, si dhe dëmtojnë funksionimin normal të shqisës së shijes dhe të nuhaturit.

Siç e cekëm më lartë, çrregullimet e oreksit sjellin deri te kequshqyeshmëria e organizmit, ndërkaq kequshqyeshmëria mund të sjell deri te këto gjendje patologjike:

Obeziteti – që karakterizohet me depozitim të masës dhjamore në trup (te meshkujt mbi 20% dhe te femrat mbi 30%). Deri te kjo gjendje patologjike metabolike vije si pasoj e rritjes së energjisë hyrëse (sasia e marrjes së ushqimit) dhe pasivitetit fizik;[6]

Anoreksia – nënkupton një gjendje të nënpeshës trupore që vije si pasojë e një dëshire të ekzagjeruar për të qenë sa më dobët (p.sh. manekinët kur dëshirojnë të arrijnë peshën trupore për të paktën 20% nën peshën ideale). Këta persona hanë shumë pak dhe në menynë e tyre ditore preferojnë të kenë vetëm pemë dhe perime;

Sëmundjet e veshkave;

Sëmundjet dhe kanceri i tëmthit (hulumtimet shkencore kanë vërtetuar se dieta e pasur me yndyra rritë mundësin e paraqitjes së sëmundjeve të ndryshme malinje);[6]

Sëmundjet e arterieve të zemrës dhe të trurit (ushqimet e yndyrshme duke e rritur nivelin e yndyrave në gjak rrisin mundësinë e formimit të ateromave në enët e gjakut dhe mundësinë e lajmërimit të sëmundjeve ishemike);[6,7]

Sëmundjet e gjakut;

Diabet tip 2 (mbipesha dhe ushqimet e pasura me karbohidrate bëjnë që të zvogëlohet ndjeshmëria e qelizave në insulinë, dhe me këtë të rritet sasia e sheqerit në gjak);[6,7]

Hipertensioni (është vërtetuar korrelacion i lartë ndërmjet mbipeshës dhe hipertensionit);[6,7]

Kanceri i qafës së mitrës;

Kanceri i ovareve;

Kanceri i gjirit;

Kanceri i zorrëve;

Kanceri i mëlçisë;

Kanceri i prostatës.

Masat që duhet ndërmarrë për trajtimin e personave me çrregullime të oreksit janë të ndryshme, varësisht nga shkaktari i kësaj gjendje.

Në përgjithësi nga çdo person me çrregullime të oreksit duhet së pari të merret anamneza mjekësore në bazë të së cilës do të mund të vlerësojmë:

Gjendjen emocionale të tij (sa është i vetëdijshëm për çrregullimet shëndetësore që i ka bërë ose mund t'i bëjë çrregullimi i oreksit (kequshqyeshmëria);

Përmes anamnezës familjare të vlerësohet involvimi i faktorit gjenetik (te mbipesha mund të ndikoj 25-40%).

Përmes matjeve antropometrike do të mund të përcaktohen disa vlera të rëndësishme antropometrike të gjendjes iniciale të personit me çrregullim të oreksit, siç janë: kompozicioni i trupit, proporcionaliteti i shpërndarjes në trup të indit dhjamor nën lëkuror, përqindja e indit dhjamor nën lëkuror, masa dhjamore, masa jo dhjamore, si dhe shmangia nga pesha ideale. Më pastaj do të vije në shprehje kalkulimi i metabolizmit mazal dhe i nevojave ditore energjetike (energjia hyrëse dhe energjia dalëse), si dhe prishja e ekuilibrit ndërmjet këtyre dy energjive sipas nevojës qoftë në favor të energjisë hyrëse apo të energjisë dalëse.[6]

**Në rastet kur faktori psikogjen është i involvuar në grupin e faktorëve që e çrregullojnë oreksin, si masë trajtuese e kësaj gjendje është e domosdoshme aplikimi i psiko-terapisë.**



Në rastet kur faktori psikogjen është i involvuar në grupin e faktorëve që e çrregullojnë oreksin, si masë trajtuese e kësaj gjendje është e domosdoshme aplikimi i psikoterapisë. Ndërkaq, në ato raste kur kemi të bëjmë me ndonjë patologji tjetër, qoftë ndonjë çrregullim hormonal, kardiorespirator, respirator, apo digjestiv, gjithsesi se duhet bërë tretmani adekuat medikamentoz për eliminimin e faktorit patologjik, i shoqëruar me dietën përkatëse në ushqim (nga aspekti sasior, cilësor dhe kohor), si dhe me pasurimin e jetës me aktivitete fizike gjegjëse për rivendosjen e peshës normale trupore (qoftë te humbja e peshës trupore apo te shtimi i peshës trupore). Të gjitha këto veprime do të ndihmonin që me sukses të eliminohet gjendja e çrregullimit të oreksit.

Në tërë këto veprime roli i infermieres do të ndërlidhej me zbulimin me kohë të gjendjes së çrregullimit të oreksit, njoftimit të popullatës me pasojat e kësaj gjendje, si dhe me propagandimin e rëndësisë së të ushqyerit të shëndosh dhe të jetës fizikisht aktive në të jetuarit e shëndosh.

Në fund do të japim disa këshilla që ndihmojnë në tejkalimin e gjendjes së çrregullimit të oreksit:

Preferohet të mbahet një ditar i ushqimit;

## Në asnjë mënyrë të mos anashkalohet racioni i mëngjesit;

Te zvogëlimi i oreksit për më shume se dy javë preferohet që organizmi të forcohet me sasi shtesë të mineraleve siç janë zinku, magnezi dhe kaliumi, dhe vitaminave nga kompleksi B dhe vitamina C;

Të hahen tri racione të plota dhe dy shujta ndërmjetëse;

Të hahen ushqimet sa më natyrale dhe të freskëta, si dhe të respektohet proporcioni ndërmjet makronutrientëve;

Në asnjë mënyrë të mos anashkalohet racioni i mëngjesit;

Të hahen minimum 2-3 pemë dhe 2 racione perime (fibrat që ndodhen në këto fruta rivendosin gjendjen normale të traktit tretës);

Oreksi i humbur duhet të kthehet duke marrë sasi të vogla të ushqimeve që i kemi për qejfi;

Të shmangen pijet e gazuara dhe të sheqerosura, alkooli, kafja, ushqimet artificiale, ushqimet e kripura, ëmbëlsirat dhe grickat.

Në rastet ku bëhet jetë fizikisht pasive preferohet që sa më parë të fillohet me aktivitete fizike (për fillim ecje për të paktën 25-30 minuta tri herë në javë, me tendencë të rritjes si të intensitetit ashtu edhe të frekuencës).

*Referenca:*

1. *Anksioznost. Qasja në: http://www.anksioznost.net/staje-anksioznost Data e qasjes: 15.10.2013.*
2. *Benoit SC, Tracy AL. Behavioral controls of food intake. 2008. Peptides, 47-139:(1)29. Doi:10.1016/j.peptides.2007.10.019 Qasja në: http://www.ncbi.nlm.nih.gov/pmc/articles/PMC2212605/ Data e qasjes: 16.10.2013.*
3. *King NA, Horner K, Hills AP, Byrne NM, Wood RE, Bryant E, Caudwell Ph, Finlayson G, Gibons C, Hopkins M, Martins C, Blundell JE. The Interaction Between Exercise, Appetite, and Food Intake. Am J Lifestyle Med. 273-265:(4)7;2013. Qasja në: http://www.medscape.com/viewarticle/8_811809 Data e qasjes: 16.10.2013.*
4. *Nirmala GC, Suchitra BR, Pavankumar KN. Appetite Regulating Hormones. 2009. Veterinary World, Vol.246-242 :(6)2.*
5. *O'Neall BV, Bullmore ET, Miller S, McHugh S, Simon D, Dodd CM, Koch A, Napolitano A, Nathan PJ. Appetite. The relationship between fat mass, eating behaviour and obesity-related psychological traits in overweight and obese individuals. -656:(3)59 .2012 61. Doi:10.1016/j.appet.2012.07.017. Qasja në: http://www.ncbi.nlm.nih.gov/pubmed/22898608 Data e qasjes: 16.10.2013.*
6. *Rexhepi A. Nutricioni dhe sportistët. 2010. Prishtinë.*
7. *Skerret PJ, Overweight and healthy: the concept of metabolically healthy obesity. Harvard Health Publications. Harvard Medical School. Qasja në: http://www.health.harvard.edu/blog/overweight-and-healthy-the-concept-of-metabolically-healthy-obesity201309246697- Data e qasjes: 15.10.2013.*
8. *Torres SJ, Nowson CA. Relationship between stress, eating behaviour and obesity. 2007. Nutrition, vol. 23, no. 12-11, pp. 894-887. Qasja në: http://hdl.handle.net/10536/DRO/DU:30007279 Data e qasjes: 15.10.2013.*
9. *Wikipedia. The free encyclopedia. Qasja në: http://en.wikipedia.org/wiki/Appetite Data e qasjes: 16.10.2013.*

PhD (C) Melihate Zeqiri

# Lasgush Poradeci si përkthyes dhe si i përkthyer (1)

Kuteli cilëson se Lasgushi jo vetëm ka ripërtërirë gjuhën shqipe, por edhe i ka dhënë ngjyra të reja, ndriçim të ri e gjallëri të re. Asnjë nga këto fjalë të thurura në mënyrë analitiko-sintetike nuk mund të përkthehet në një gjuhë të huaj. Ato pasqyrojnë ndjenja e koncepcione krejt shqiptare, të cilat Lasgushi na i shqipëron me një mjeshtëri të pa kapërcyeshme.

"Ta bësh librin e përkthyer një instrument humanizmi, paqeje dhe përparimi - kjo është punë fisnike", Pierre-François Caillé (1907-1979), Themelues dhe kryetar i parë i Federatës Ndërkombëtare të Përkthyesve. "Gjuha e evropianëve është përkthimi", pëlqen të thotë Umberto Eco. "Përkthimi bashkon dy lloje gjuhësh, që njerëzimi mban brenda vetës: Natyrën dhe Kulturën". Jean-Claude Gémar. "Shkruaj, sepse më pëlqen të më lexojnë. Shkruaj, sepse besoj si një fëmijë në pavdekësinë e bibliotekave dhe në vendin që do zënë aty librat e mi" - Orhan Pamuk

"Të gjithë marrin jetë prej FLAKËS që ndrin, asnjë s'kujton ZJARRIN që patë djegur. Sepse POETI nuk rron jetën e vdekur të vet, po jetën e pa vdekur të Kombit të vet. Përpara së gjithash është POEZIJA. Ajo formon shpirtin e kombit. Një libër me një roman është një libër bashkëbisedimi, ndërsa një libër me poezi është një libër formimi... Prandaj duhet të shkruajmë poezi jo të mirë, po shumë të mirë, jo të lartë po shumë të lartë, shumë të thellë, shumë të gjerë, që t'i vemë shpirtit të kombit themele... të shëndosha"- Lasgush Poradeci

"Gegërishtja ka energji fizike, toskërishtja ëmbëlsi shpirtërore"- Lasgush Poradeci

Për fjalorin e Lasgushit, Kuteli vë në dukje se, zgjedhja e fjalëve, kalitja



**Kuteli cilëson se Lasgushi jo vetëm ka ripërtërirë gjuhën shqipe, por edhe i ka dhënë ngjyra të reja, ndriçim të ri e gjallëri të re.**

dhe radhitja e tyre pasqyrojnë shkallën e ndjesisë artistike të një shkrimtari. Elementet kryesore tipike, të këtij fjalori janë fjalët e lashta e të rralla të papërdorura para tij në literaturën e kultivuar, fjalët e thurura nga dy e tri bashkë, sipas shpirtit të gjuhës shqipe dhe fjalët e reja të nxjerra nga fjalët e vjetra sipas harmonisë së shqipes, të cilat e kanë burimin, përveç tjerash, edhe nga letërsia popullore apo shkrimet e vjetra të shqipes (Kupitori, Kristoforidhi etj). Kuteli cilëson se Lasgushi jo vetëm ka ripërtërirë gjuhën shqipe, por edhe i ka dhënë ngjyra të reja, ndriçim të ri e gjallëri të re. Asnjë nga këto fjalë të thurura në mënyrë analitiko-sintetike nuk mund të përkthehet në një gjuhë të huaj. Ato pasqyrojnë ndjenja e koncepcione krejt shqiptare, të cilat Lasgushi na i shqipëron me një mjeshtëri të pa kapërcyeshme. Lasgushi e kultivon formën poetike si askush para tij, por edhe pas tij, ai jo vetëm që i arrin majat e vjershërimit në letërsinë shqipe, por edhe qëndron në to edhe sot e kësaj dite. Shumëkujt, duke shikuar vetëm këtë anë të ndritshme të poezisë së tij, iu kanë lëbyrur sytë dhe nuk ka arritur të shohë se çfarë fshihet pas këtij shkëlqimi, pas kësaj përsosmërie të formës, dhe pa të drejtë e ka marrë Lasgushin vetëm vargëzues të pashoq, duke ia mohuar pjesërisht apo edhe plotësisht cilësitë e një poeti të mirëfilltë.

Lasgushi që mendonte se poeti lindet kurse gjeniun e krijon puna, gjatë gjithë shekullit të tij mori dhe dha kulturë. Poeti, i cili misionin poetik e ngrit në kulmin e aftësive krijuese të njeriut, pati mosmarrë-

veshje me qarkun kulturor dhe letrar shqiptar, që e kërkonte letërsinë ose me mision njohës ose me shërbim në ideologjinë shoqërore. Poradeci është poeti që njohu dhe mori prej poetëve të mëdhenj evropianë elemente të poetikave të tyre duke i ndërthurur me një frymë origjinale.

"Lasgush Poradeci është njëkohësisht edhe një artist i vërtetë i kalibrit evropian. Ai ndërthurte forcën ndjellëse të fjalës së Sharl Bodlerit (Charles Baudelaire), filozofinë estetike të formës dhe elegancën e hollë të Stefan Georges (Stefan George), humanizmin dhe filozofinë e Naim Frashërit dhe pavdekshmërinë kozmike të mjeshtrit të tij, Mihail Emineskut". Çabej dhe studiues të tjerë kanë parë në poetikën e Poradecit elemente të poetikave të disa poetëve evropianë. Çabej e rendit Lasgush Poradecin përkrah poetëve që përfaqësonin poezinë moderne evropianë, si Hoelderin, Rilke, Stefan George (Gjermani), V. Hugo, Baudelaire, Verlaine, Mallarmé, Rimbaud, Valéry (Francë), S. Esenin (Rusi), duke e përfshirë poetikën e sheh si produkt të kësaj letërsie.

Në gazetën "Drita" Ismail Kadare boton një shkrim për Lasgushin. Ndër të tjera aty thuhet se: "Në njëqindvjetën e tij, ai i është i nevojshëm si rrallëherë Shqipërisë së sotme. Sepse, sot, kjo Shqipëri e përbaltur, e zhytur në mllef dhe grykësi vulgare, më shumë se kurrë ka nevojë për lartësim shpirtëror, për pastërti dhe qiellësi sublime. U mbushëm njëqind vjet që Shqipërisë i lindi poeti idealist që do ta quante vetën zog i qiejve". Lasgushi fillesën e krijimit poetik e ka lajmëruar më herët. Eqrem Çabej i tregon P. Kolevicës se kur ishin në Grac, Lasgushi i recitoi rrobaqepësit të tyre, tetë vargje në frëngjisht dhe i kërkoi të gjente autorin. "Më në fund rrobaqepësi i dëshpëruar u dorëzua. S'e gjej dotë, tha. S'ke si ta gjesh-i tha Lasgushi, se këtë e kam bërë unë". (Kolevica, 1992: 41) Poezitë e Lasgushit nuk janë njohur dhe lexuar vetëm nga lexuesit shqiptarë të atdheut, por edhe nga lexues shqiptarë të Greqisë, Rumanisë dhe Austrisë, posaçërisht në Bukuresht, ku edhe janë botuar një syresh i mirë i tyre si dhe dy veprat poetike të Lasgushit "Vallja e yjve" dhe "Ylli i zemrës". (Poradeci, 1933: 119)

Lasgush Poradeci "Eminesku i injoruar dhe ideologjia e tij popullore-atdhetare". (Studim gjenetik duke pasur parasysh lidhjet me kulturën gjermane). (Poradeci, 2009: 216) Doktorata e punuar dhe mbrojtur nga L. Poradeci në Grac të Austrisë. Me këtë punim Lasgush Poradeci mori në Universitetin e Graz, Austri, titullin "Profesor Doktor i Shkencave Filologjike". Lasgushi aty bën një studim të letërsisë së krahasuar, për poetin më të madh rumun te të gjitha kohërave, por edhe një ndër më të mëdhenjtë e kulturës universale, Mihail Emineskun. Këtu, Lasgushi trajton motivin e një ylli të humbur në gjithësi (Emineskut), drita e të cilit, për sa kohë në qiell ishte e padukshme për shkak të largësisë së madhe, na mbërrin, vetëm pas mijëra shekujsh, atëherë kur ajo ish shuar prej kohësh. Me ideologjinë e tij, përfshin gjithësinë e shpirtit rumun në zgjim e sipër, e megjithatë ideali i tij kulturor nuk arriti të kuptohej tërësisht. Përmbajtja artistike e krijimeve ngrihet mbi nivelin e rëndomtë kulturor të bashkëkohësve, thuhet ndër të tjera në përmbledhjen e punimit të doktoratës së Lasgushit.

## Amaneti i Çabejit: Lasgushi i përkthyer[1]

Është fakt që shumë nga poetët tanë më të mirë janë të vështirë për t'u përkthyer në gjuhë të huaja, madje disa janë klasifikuar dhe si të papërkthyeshëm për shkak se struktura e shkrimit është përputhur me strukturën e dialektit, sikundër ka të tjerë poetë që përkthehen shumë lehtësisht. Analizat rreth veprës letrare të Lasgush Poradecit na japin mundësinë t'u hedhim një vështrim të shkurtër edhe shkrimeve që janë dhënë për këtë problem nga studiues të brendshëm dhe të jashtëm. Rreth përkthimeve dhe mënyrës sesi u prit Lasgush Poradeci në disa prej gjuhëve të huaja të botës na informojnë të dhënat e mëposhtme. Llazar Gusho pseudonimi Lasgush Poradeci, pa fillimisht dritën e leximit përmes një dorëshkrimi në gjuhë të huaj, në Rumani më 1921. Lexuesit e saj mund të kenë qenë shumë pak në numër. Mbase kanë qenë të shumtë. Nuk dihet. Teksti në gjuhën rumune është shijuar nga lexues sporadikë. Poema në dorëshkrimin e poetit Poradeci, i dhurohet arkivit të Muzeut Historik Kombëtar nga familjarët e tij. Emocion dhe lirizëm atdhetar mbetet boshti i poemës në dorëshkrim. Poema ende ekziston e pa përkthyer nga origjinali. "Gjetja e saj, përbën burimin kryesor të vazhdimësisë letrare të shkruar nga Lasgushi, kur ai jetonte dhe studionte në tokën rumune".[2]

Poema pasuron së tepërmi arkivin personal të poetit. Karakteri atdhetar spikat në vargjet e saj përgjatë strofave që është shkruar. "Poema ka prezantuar autorin në një konkurs jashtë vendit, ndërsa tani ajo përbën një vlerë të madhe letrare".[3] Teksti origjinal në rumanisht ju dhurua nga e bija, Muzeut Historik Kombëtar si dhe faksimilja e origjinalit të poemës. "Prej të dhënave kohore ky krijim artistik është poema e parë e shkruar nga Lasgush Poradeci, përkrah vjershërimeve të tij. Kjo gjetje mbetet një zbulim i rrallë artistik për të përmbushur veprën e një liriku si Poradeci".[4] Poezitë e mjeshtërit të vargut shqip shijoheshin edhe në gjuhë të huaj. Ekzaktësisht në vitet 1948-1955 kemi dy botime antologjike të cilët përfshinë brenda tyre poezinë lasgushiane të përkthyer më 1948-ën dhe 55-ën. Gjithçka në plotë gjashtë vjet diferencë. Pas tre vjetësh, më 1959-të, kemi një tjetër botim antologjik të poezisë se L. Poradecit. Më pas në vitin 1967-të, sërish kemi një tjetër botim



antologjik të poetit, që vjen pas shtatë vjet mospublikimi në gjuhë të huaj... Përsëri dy vjet pushim dhe në vitin 1970 vjen një tjetër botim antologjik ku përfshihet poezia e Lasgushit. Pas plotë pesë vjetësh heshtje në letrat ndërkombëtare, Lasgush Poradeci botohet në antologjinë e vitit 1976. Më 1979-të, pas dy vjetësh botohet një tjetër antologji poetike në të cilën përzgjidhen poezitë e tij, antologji poetike që pasohet me atë të vitit 1988, e cila vjen pas tetë vjet heshtimi për poezinë e Poradecit. Këto të dhëna dëshmojnë se Lasgush Poradeci ka qenë i botuar në botë, në periudhën komuniste.

Përkthyesit janë të ndryshëm në të gjitha herët, kjo në varësi të gjuhës dhe vendit me të cilët shteti monist lindor kishte marrëdhënie diplomatike. Vitet bosh të mos botimit në gjuhë të huaj, të Poradecit poet, janë të vogla në krahasim me 50-vjetët e diktaturës, vite të cilat kanë luhatje të mëdha në varësi të egërsisë së bishës totalitare. Kështu më 1948-tën, kemi antologjinë poetike që përfshin Lasgushin, të botuar në Leipzig të Gjermanisë nga Maximilain Lambertz. Përkthimi është vetëm në gjuhën gjermane dhe përmban poezi, prozë dhe drama.[5] Më 1955 përsëri Maximilian Lambertz sjell një antologji poetike në gjuhën gjermane. Teksti i përzgjedhur është në shqip dhe gjermanisht. Përmban poezi dhe prozë.[6] Rumania, saktësisht kryeqyteti, Bukureshti, në vitin 1959 është ndalesa e radhës në përkthimin e poezisë së Lasgushit. Një grup përkthyesish do të sjellin për rumunët poezinë shqipe në një antologji. Në përbërje të saj është edhe L. Poradeci, njeriu që Rumania i mundësoi dy botime letrare.[7]

Antologjia e vitit 1963 mban firmën e Ernest Koliqit. Përmban poezi dhe është botuar në Milano të Italisë. Përfshin një poezi të Lasgush Poradecit.[8] Botimi antologjik i vitit 1970 vjen sërish si botim në italisht nga qyteti i Milanos. Vëllimi përmban poezi dhe prozë të përkthyer në italisht, mes tyre edhe poezi të Lasgushit.[9] Më 1976 lexuesit italianë dhe jo vetëm atyre që jetojnë në Itali u jepet një tjetër antologji poetike, këtë herë më poetë bashkëkohorë. Poezitë janë në shqip dhe në anglisht. Në botim ka poezi të Lasgushit.[10] Në Boteborg të Gjermanisë më 1979, botohen poezi autorësh shqiptarë, mes tyre edhe Lasgush Poradeci dhe poezia e tij.[11] Më 1979 Lasgush Poradeci vjen në gjuhët shqip dhe frëngjisht, në një cikël poetik. Lexuesi francez ka pasur rastin ta shijojë poetin kombëtar shqiptar në gjuhën frënge. Lasgush Poradeci vjen në këtë përkthim interesant sa edhe në gjuhën e vendit të tij. Poezitë e përkthyera janë: "Matin"; "Pogradec"; "Fin d'automne"; "Hiver"; "Balladë"; "Le bateau et son drapeau"; "Le genie du bateau". "Mëngjes"; "Pogradec", "Fund vjeshtë"; "Dimër"; "Zemra e liqenit"; "Balladë"; "Anija dhe flamuri i saj"; "Fati i anijes".[12]

Një tjetër antologji poetike përfshin Lasgushin, ajo e përgatitur nga Robert Elsie në Hildesheim-Zurich-New York, Shtetet e Bashkuara të Amerikës.[13] Viti 1993 shton numrin e lexuesve në gjuhë të huaj, përmes një botimi tjetër antologjik. Janë këto vite që enden mes fundit diktatorial dhe fillimit të erës së lirisë, e cila mungoi në Shqipëri për pesëdhjetë vjet. Ndërkaq, duhet theksuar se Poradeci tani përkthehet dhe botohet lirshëm jashtë ish kufirit territorial të Republikës Popullore Socialiste të Shqipërisë. Këto janë vite, të cilët do përkojnë me vendosjen e sistemit pluralist në vend. Kemi tri botime antologjike të tjera më pas. Një më 1996-ën, një më 1998-ën dhe një tjetër në 2002-ën.

*1. (Shyta, 2015: 94). 2. Anonim, Gazeta "55", -Nr. 136, 24 maj, 2003, f. 21. 3. K. Harka, Lasgush Poradeci: Një poemë e fituar nga një konkurs i humbur, në: "Albania", -Nr. 120, 24 maj, 2003, f. 20. 4. I. Shabani, Zbulohet poema e parë e poetit lirik Lasgush Poradeci, në: "Panorama", -Nr. 301, 28 maj, 2003, f. 12-13. 5. M. Lambertz, Albanisches lesebuch: miteinfuhrung in die albanische Sprache: II. Teil. Texte in Deutschen ubersetzung. -Leipzig: Otto Harrassowitz/ 1948. -302 f. 6. M. Lambertz, Lehrgang des Albanischen: Teil II. Albanische Chrestomathie. Berlin: Veb Deutscher Verlag der Wissechaften/ 1955. -251f. 7. M. Sirbulescu, R. Polizu-Micsunesti, I. Marinescu, T. Gheorghiu, G. Dumitrescu, I. Olteanu, H. Gramescu, G. Naum, I. Acsan, D. Botez, G. Demetru Pan, G. Dan, T. George Maiorescu, -Bucuresti: Ed. De Stat Pentru Literatura si Arta/ 1959. -202f. 8. E. Koliqi, Antologia della lirica albanese: versioni e note a cura di E. K-Milano: Vanni Svheiwiller, 1963. -318f. 9. E. Rossi, E. Koliqi, N. Ressuli, G. La. Valle, G. Schiro, J. Kodra, I. Parrino, E. Capuano, A. Guzzetta, Antologia delle letterature del Sud-Est Europeo. -Milano: Fratelli Fabbri Editori, 1970. - 399f. 10. B. Pogoni, Contemporary Albanian Poems. -Napoli: s.n., 1976. -117f. 11. U. Qvick, O. Och, Albansk poesi. -Goteborg: Forlaget Rallardos, 1979. -221f 12. L. Poradeci, Les lettres albanaises. Nr. 2, 1979, f. 207-215. 13. R. Elsie, E. A. Gleich, Anthologie albnischer Lyrik vom 16. Jahrhundert bis zur Gegenwart/. Hildesheim-Zurich-New York: Olms Presse, 1988. -303f.*

# Myftiu Tërnava priti në takim ambasadorin e Kosovës në Riad, z. Lulzim Mjekun

Më 6 janar, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava priti në takim ambasadorin e Republikës së Kosovës në Riad të Arabisë Saudite, z. Lulzim Mjekun. Myftiu Tërnava e njohu me kontributin e BIK-ut, në kapërcimin e situatës së vështirë që është krijuar në vend për shkak të pandemisë, si dhe me masat e ndërmarra në kuadër të ndërgjegjësimit dhe parandalimit të përhapjes së mëtejshme të pandemisë Covid-19. Myftiu po ashtu e njohu mysafirin me zhvillimin dhe aktivitetet e BIK-ut, si dhe me angazhimin e vazh-dueshëm që ka ky institucion për një mirëqenie mes komuniteteve fetare dhe për tolerancën ndërfetare në vend. Ndërkaq ambasadori i Republikës së Kosovës në Riad të Arabisë Saudite, z. Lulzim Mjeku pasi e falënderoi Myftiun Tërnava për mikpritjen, vlerësoi kontributin e çmuar që Myftiu Tërnava dhe BIK-u japin vazhdimisht në të mirë të shoqërisë sonë në kultivimin e kulturës së bashkëjetesës, tolerancën, harmoninë e respektit mes komuniteteve fetare në Kosovë. *(R.S.)*



# Myftiu Tërnava priti në takim anëtarin e Kryesisë së KMSHZ-së, z. Sherif Tupanin

Më 6 janar, kryetari i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, i shoqëruar nga drejtori i Diasporës në Kryesinë e BIK-ut, Ekrem ef. Simnica, pritën në takim anëtarin e Kryesisë së Komunitetit Musliman Shqiptar të Zvicrës, z. Sherif Tupanin, i cili njëherësh është edhe kryetar i Xhamisë së Freiburgut.

Në këtë takim ndër të tjerash u diskutua për bashkëpunimin e ndërsjellë ndërmjet Bashkësisë Islame të Kosovës dhe Komunitetit Musliman Shqiptar në Zvicër, si dhe për organizimin e seminareve dhe të tribunave të përbashkëta ndërmjet këtyre dy institucioneve.

Myftiu Tërnava edhe njëherë shprehu gatishmërinë e tij dhe të BIK-ut që të vazhdohet bashkëpunimi i mirë që kanë pasur deri më tani për mirëqenien e të gjithë qytetarëve, e në veçanti për diasporën tonë. *(B.Z.)*



# Dërgimi i ushtarëve të FSK-së si paqeruajtës, akt historik për vendin dhe popullin tonë



Miratimi i vendimit nga Kuvendi i Kosovës për dërgimin e ushtarëve të FSK-së, për të parën herë në misionin ushtarak jashtë territorit të Republikës së Kosovës, paraqet një akt historik për vendin dhe popullin tonë.

Rëndësia e këtij vendimi bëhet edhe më e veçantë për faktin se njësitë tona do të jenë në bashkërendim me partnerët tanë amerikan. Andaj, me këtë rast, e gjej të udhës që t'iu shpreh një falënderim të veçantë partnerit tonë strategjik, ShBA-ve, për besimin dhe vlerësimin që kanë treguar ndaj FSK-së dhe ndaj Republikës së Kosovës.

Përgëzoj djemtë dhe vajzat tona që shërbejnë në FSK, si dhe strukturën drejtuese të saj për këtë arritje, e cila vlerësohet lart dhe na bënë krenarë për faktin se kemi arritur që nga një vend që kemi konsumuar siguri, tanimë veç kemi ngritur kapacitete që ofrojnë siguri për të tjerët.

*Zoti i ruajt dhe i nderoftë ushtarët tanë!*
*Prishtinë, 6 janar 2021*
*Myftiu i Kosovës*
*Naim ef. Tërnava*

# Myftiu Tërnava: "Lutemi që të lënduarit të shërohen sa më shpejtë"

Me shqetësim kam marrë lajmin për lëndimin e 42 qytetarëve nga shpërthimi i bombolës së gazit në një lokal afarist në Ferizaj, ku në mesin e të lënduarve kishte edhe të mitur.

Ne, jemi sot pranë familjarëve të të lënduarve, me të cilët bashkëndienjmë dhimbje dhe në këto momente lutemi që të gjithë të lënduarit të shërohen sa më shpejtë.

Lusim Zotin e Madhëruar që të na ruaj nga incidentet të tilla.

*Prishtinë, 6 janar 2021*
*Myftiu i Kosovës*
*Naim ef. Tërnava*



# Myftiu Tërnava përshëndeti marrëveshjen e shteteve të Gjirit Arabik



Bashkësia Islame e Republikës së Kosovës përshëndeti nënshkrimin e deklaratës në Konferencën e shteteve të Gjirit Arabik për rikthimin e stabilitetit në atë rajon. Nisur nga parimi kuranor, se pajtimi është më i mirë, përshëndesim këtë ngjarje të rëndësishme, e cila u realizua në Konferencën e 41-të, të shteteve të Gjirit Arabik, e që u mbajt në Al Ula të Arabisë Saudite.

Bashkësia Islame e Kosovës shpreh konsideratën e lartë për angazhimin dhe ndërmjetësimin e Kuvajtit dhe të Shteteve të Bashkuara të Amerikës për nënshkrimin e kësaj marrëveshjeje për pajtimin dhe normalizimin e marrëdhënieve ndërmjet shteteve të Gjirit Arabik. Kjo marrëveshje është një hap i rëndësishëm për vendosjen e paqes së qëndrueshme dhe pros-peritetit në Lindjen e Mesme. Andaj, stabiliteti i këtij rajoni është një mundësi e madhe për prosperitet dhe zhvillim rajonal dhe ndërkombëtar.

# Populli i Beninit falënderoi Bashkësinë Islame të Kosovës për ndihmat e dërguara

Më 7 janar, ndihmat e dërguara nga Shoqata Humanitare Bamirëse "Bereqeti", e cila funksionin në kuadër të Bashkësisë Islame të Kosovës, kanë filluar të shpërndahen për banorët e shtetit të Beninit, në Afrikën Perëndimore. Pranimi dhe shpërndarja e këtyre ndihmave u bë nën udhëheqjen e drejtorit të Asociacionit Humanitar për Zhvillim e Promovim Social në shtetin e Beninit, z. Kasim Jusufit. Z. Jusufi shprehu falënderime dhe mirënjohje të lartë për ndihmat e dërguara nga Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, e që u tubuan nga njerëzit e vullnetit të mirë nga e gjithë Kosova, për çka ai iu lut Zotit që t'ua shtojë të mirat e Tij.

Anëtari i Asociacionit Humanitar për Zhvillim e Promovim Social, Muhamed ebu Bekri, shprehu falënderimet e tij të sinqerta për popullin e Kosovës, duke vlerësuar se këto janë një mirësi e

madhe, andaj lusim Zotin që këtë bamirësi t'ua pranojë Zoti dhe t'i shpërblejë me të mirat e Tij "Ne tani kemi filluar shkarkimin e ndihmave dhe shumë shpejtë do të fillojmë me shpërndarjen e tyre për nevojtarët. Me këtë rast, ju konfirmoj se amaneti ka arritur në vendin e duhur. Ju njoftoj se një pjesë e ndihmave do të shpërndahet në pjesën veriore të shtetit të Beninit," – tha ndër të tjerash Muhamed ebu Bekri.

Shoqata Humanitare "Bereqeti" para një muaji nisi maunën me afro një mijë pako me veshmbathje për banorët e shtetit të Beninit. Përfaqësuesit e kësaj shoqate shprehen tejet të kënaqur që ndihmat e tyre arritën në duart e nevojtarëve, ndaj me këtë rast, falënderon të gjithë bamirësitë në Kosovë që mundësuan realizimin e këtij aksioni. Ata shprehën gatishmërinë e tyre që aksione të tilla të ketë edhe në të ardhmen, gjithnjë në ndihmë qytetarëve në nevojë, brenda Kosovës por edhe jashtë saj. *(R.S.)*



## Përurohet xhamia e re në fshatin Murademë të Prizrenit

Më 7 janar, nën këndimin e tekbireve dhe ajeteve kuranore, në një solemnitet rasti, është bërë përurimi i xhamisë së fshatit Murademë të Prizrenit. Në këtë solemnitet përveç banorëve të fshatit, të pranishëm qenë edhe drejtuesit më të lartë nga Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës dhe ata të KBI-së në Prizren.

Përfaqësuesi i fshatit, njëherësh koordinatori i inicimit për ndërtimin e kësaj xhamie, Nebi Memaj, falënderoi të gjithë ata që përkrahën këtë iniciativë për ndërtimin e këtij objekti fetar. Në emër të kryetarit të Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiut Naim ef. Tërnava, një fjalë rasti mbajti kryeimami i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, Sabri ef. Bajgora, i cili edhe përcolli urimet dhe selamet e Myftiut Tërnava. Ai më pas tha se nga ky vend do të rrezatojë dritë për besimtarët dhe se besimi i popullatës në Zotin Një ka mundësuar që ata ta ruajnë dhe ta kultivojnë fenë e tyre përmes ndërtimit të xhamive në mbarë Kosovën, përkundër vështirësive të ndryshme e në periudha të ndryshme. "Me ndërtimin e kësaj xhamie ne po i afrohemi numrit 900 të xhamive në tërë Kosovën dhe kjo për neve përbën bukur një numër të mirë, ngase në të kaluarën e afërt të sistemit komunist, ne nuk kemi pasur më shumë se 250 xhami, me këtë mendohej se feja dalëngadalë do të zhdukej nga ky popull. Mirëpo, Allahu kishte dashur që ne të sprovohemi rëndë për ta kuptuar vlerën dhe mbështetjen në Allahun xh.sh. dhe nga zemrat e këtij populli gufoi besimin dhe bindja e madhe në Zotin Një dhe ja sot, në vend që fjala e Allahut të zhduket siç pretendonin ata, në realitet ajo veç sa vjen e rritet. Andaj kjo xhami sot këtu, edhe më shumë ia ka shtuar bukurinë këtij fshati" – tha ndër të tjerash kryeimami Bajgora. Ai edhe njëherë kujtoi dëmet e luftës së fundit në Kosovë, ku si pasojë e saj u rrënuan dhe u shkatërruan më se 280 xhami, duke e cilësuar këtë si një humbje të madhe për ne.

Ndërkaq, kryetari i Këshillit të BI-së së Prizrenit, Besim ef. Berisha dhe kryeimami i BI-së së Prizrenit, Orhan ef. Bislimaj, falënderuan të gjitha ata që ndihmuan në ndërtimin e xhamisë, për të cilën thanë se do të jetë burim i shumë vlerave që do të përfitojnë besimtarët.

Një fjalë rasti mbajti edhe ish kryetari i KBI-së së Prizrenit, Ali ef. Vezaj, i cili e cilësoi këtë objekt si një vend ku njerëzit do të bashkohen për t'i kryer obligimet e tyre fetare. Ndërkaq në emër të donatorëve foli Urim Hoxhaj. Sipas iniciatorëve të ndërtimit të kësaj xhamie, për ndërtimin e saj kanë kontribuuar rreth 300 donatorë. Punimet për ndërtimin e saj kanë filluar në muajin shkurt të vitit 2020. *(R.S.)*



## U konstitua Këshilli Drejtues i Institutit për Hulumtime dhe Studime Islame

Më 13 janar, në Prishtinë, u mbajt mbledhja konstituive e këshillit drejtues të Institutit për Hulumtime dhe Studime Islame. Këshilli drejtues është emëruar nga Kryesia e Bashkësisë Islame, e po ashtu Kryesia e BIK-ut e ka miratuar edhe statutin e Institutit. Në mbledhjen konstituive qe i pranishëm edhe zv. kryetari i Kryesisë së BIK-ut, Ahmet ef. Rama, i cili iu dëshiroi suksese dhe mbarësi në punën e këtij Instituti, e po ashtu premtoi përkrahjen dhe mbështetjen e Kryesisë së BIK-ut për Institutin. Pas konstituimit, këshilli drejtues, në bazë të kompetencave të parapara me statutin e Institutit, neni 11. Pika 13, Kryesisë së BIK-ut i propozoi për drejtor të Institutit, studiuesin e njohur të shkencave islame z. Sabri Bajgora. Sabri Bajgora në fjalën e tij, i falënderoi të gjithë anëtarët për besimin e dhënë, si dhe i ftoi ata për një bashkëpunim të frytshëm në



projektet e ndryshme të cilat do të jenë prioritete të këtij Instituti në vitet e ardhshme. Anëtarët e këshillit drejtues janë: Sabri Bajgora, Ramadan Shkodra, Vedat Sahiti, Sadik Mehmeti, Valon Myrta, Besir Neziri dhe Abdulkadër Arnauti. Veprimtaria e Institutit do të zhvillohet nëpërmes punës kërkimore-shkencore të bashkëpunëtorëve të jashtëm, përmes projekteve të propozuara dhe të miratuara nga Instituti. Veprimtarie e Institutit është e përqendruar në punën kërkimore-shkencore nga fusha e shkencave islame dhe të kulturës shqiptare e më gjerë. Instituti organizon punën kërkimore-shkencore e profesionale dhe studimin e thesarit kulturor, material e shpirtëror islam në vend. Po ashtu, Instituti organizon dhe kryen edhe detyra të tjera kërkimore shkencore nga fusha e islamologjisë dhe e kulturës shqiptare dhe e kulturës së popujve të tjerë mysliman në vend. *(B.Z.)*

## Vizitohen xhamitë e përmbytura nga vërshimet

Më 16 janar, komisioni i përkohshëm për vlerësimin e dëmeve në infrastrukturën e Bashkësisë Islame të Kosovës, gjegjësisht në objektet fetare – xhamitë, në territorin e Republikës së Kosovës, i përbërë nga anëtarët, Fatmir ef. Iljazi, Rexhep ef. Luma dhe Besim ef. Mehmeti, vizituan dhe inspektuan xhamitë e përmbytura nga vërshimet e shirave që ndodhen ditë më parë. Kjo vizitë u realizua me qëllim të inspektimit, konstatimit dhe të faktimit të gjendjes reale të zonave/xhamive të prekura dhe të përmbytura nga uji.

Nga vërshimet dhe përmbytjet e datës 11 janar 2021, u konstatua se janë dëmtuar xhamia e fshatit Konjuh, xhamia e fshatit Banullë të Lipjanit, së bashku me objektet përcjellëse, xhamia e fshatit Vojnoc (Zotaj) të komunës së Shtimes, si dhe xhamia e vjetër e fshatit Livoq i Epërm, në komunën e Gjilanit, e cila si pasojë e vërshimeve është rrënuar tërësisht.

Xhamitë e vërshuara nga uji, me përjashtim të xhamisë së vjetër të fshatit Livoq i Epërm, vazhdojnë të jenë funksionale pas tërheqjes së ujit, derisa për pjesët e dëmtuara u vendos që në bashkëpunim me këshillat përkatës dhe me ndihmën e xhematit, të sanohen dëmet në afatin sa më të shpejtë të mundshëm. Gjithashtu, u sugjerua që në bashkëpunim me organet kompetente komunale të gjendet sa më shpejtë një zgjidhje për rregullimin e infrastrukturës, me qëllim që rastet e tilla të depërtimit të ujit në xhami të mos përsëriten në të ardhmen. *(B.Z.)*



## Drejtori i Diasporës, Ekrem ef. Siminca, priti në takim imamin Bashkim Aliu

Më 18 janar, drejtori i Diasporës në Kryesinë e Bashkësisë Islame të Kosovës, Ekrem ef. Simnica, priti në takim dr. Bashkim Aliu, anëtar i Kryesisë Qendrore të Federatës së Organizatave Islame në Zvicër FIDS, njëherësh nënkryetar i KMShZ-së dhe imam në Vetzikom. Me këtë rast drejtori Siminca shprehu falënderim në emër të Myftiut të Kosovës, Naim ef. Tërnava dhe njëherësh falënderoi imamin Aliun dhe nëpërmes tij tërë mërgatën tonë shqiptare në Zvicër dhe më gjerë në diasporë për kujdesin dhe kontributin e vazhdueshëm të tyre dhënë për mirëqenien dhe jetën e përgjithshme fetare të shqiptarëve atje.

Drejtori Simnica edhe njëherë konfirmoi gatishmërinë e tij, por edhe të institucionit të Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës që bashkëpunimi i mirë që ka qenë deri më tani, ndërmjet BIK-ut dhe diasporës të vazhdojë edhe më tutje. Nga ana e tij dr. Bashkim Aliu, falënderoi drejtorin Simnica për mikpritjen dhe çmoi lart angazhimin dhe kontributin e BIK-ut për ruajtjen e bashkëpunimit me shqiptarët e diasporës duke potencuar se bashkëpunimi dhe bashkëveprimi i aktiviteteve fetare ndërmjet BIK-ut dhe mërgatës duhet të vazhdojë edhe në të ardhmen në të mirë të popullin tonë. *(R.S.)*



## Kryesia e BIK-ut pranoi një donacion nga Zyra e UNMIK-ut në Kosovë

Më 22 janar, në kuadër të bashkëpunimit të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës me organizatat ndërkombëtare të pranishme në Kosovë, sot në emër të kësaj Kryesie, këshilltari i Myftiut Tërnava, Vedat ef. Sahiti ka pranuar nga Zyra e UNMIK-ut një donacion që konsiston në një veturë të modelit Toyota Prado si dhe një makinë Shredder për prerje të letrave për nevojat e Bashkësisë Islame të Kosovës.Bashkësia Islame e Kosovës me këtë rast falënderon zyrën e UNMIK-ut në Kosovë. *(B.Z.)*



## Në të gjitha xhamitë e Kosovës u mbajt hytbe kushtuar fenomenit të dhunës tek adoleshentët dhe trajtimit të tij nga aspekti fetar

Me rekomandim të kryetarit të Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiut Naim ef. Tërnava, me 22 janar, në të gjitha xhamitë e Kosovës u mbajt hytbe e përbashkët. Tema e kësaj hytbeje ishte "Fenomeni i dhunës tek adoleshentët dhe trajtimi i tij nga këndi fetar". Në mes të tjerash në këtë hytbe thuhet: "Ditëve të fundit jemi dëshmitarë të një sërë ngjarjesh që kanë tronditur shoqërinë mbarë. Fjala është për dhunën si fenomen tek adoleshentët. Nuk janë të rralla rastet kur fenomenet negative vërehen tek adoleshentët, mbase edhe për shkak të moshës së re që kanë dhe të papjekurisë për të marrë vendimet e duhura, por dhuna sikur kjo që pamë këto ditët e fundit dhe e cila




rezultoi me viktima, është diçka për t'u shqetësuar. Nga perspektiva jonë fetare, konsiderojmë se shkak i këtij fenomeni dhe fenomeneve tjera është mungesa e edukimit të mirëfilltë, e me theks të veçantë mungesës së edukimit fetar, andaj, sot, para jush, të dashur vëllezër xhematë, do të

prezantojmë rolin dhe rëndësinë që ka feja në edukim, si një hap konkret për ta luftuar këtë dukuri por edhe si një thirrje për autoritetet tona që t'i japin dritën jeshile edukimit fetar në shkolla sa më parë që të jetë e mundur, në mënyrë që këto fenomene të mos kenë këtë fuqi vrasëse. Si shkak kryesor i dhunës tek adoleshentët konsiderohet dhuna në familje, edukimi material, e jo moral-shpirtëror, si dhe kultura e prezantuar në media. Nëpërmjet trajtimit të shkaqeve të dukurisë së dhunës tek të rinjtë ne mund të perceptojmë edhe rëndësinë dhe rolin që feja luan në luftimin e kësaj dhe dukurive tjera devijante. Siç mund të shohim, është një thirrje për mobilizim të gjithmbarshëm: familje, rreth, shoqëri, andaj edhe nga kjo perspektivë vjen thirrja që edukimi fetar të futet në sistemin arsimor, sepse kështu do të kishim prindër më të përgjegjshëm, fëmijë më të edukuar, qytetarë më të ndershëm, shoqëri më të mirë, thuhet mes tjerash në këtë përmbajtje të hytbes së xhumasë mbajtur nga imamët e tërë xhamitë e Kosovës. *(R.S.)*

## U mbajt Seminari Ndërkombëtar "Vakëfet në Turqi dhe në vendet e Ballkanit"




Më 27 janar u mbajt Seminari Ndërkombëtar "Vakëfet në Turqi dhe në vendet e Ballkanit", organizuar nga Drejtoria e Përgjithshme e Vakëfeve të Republikës së Turqisë dhe Instituti Ndërkombëtar për Vakëfe nga Malajzia. Qëllimi i seminarit është shkëmbimi i përvojave mbi sistemet e vakëfeve në Turqi dhe vendet e Ballkanit në mënyrë që të kuptohet më mirë roli i vakëfeve në përparimin ekonomik dhe shoqëror të komuniteteve myslimane në këtë rajon. Seminari mblodhi së bashku përfaqësues të komuniteteve myslimane dhe vakëfeve nga vendet e Ballkanit, si nga Kosova, Bosnja e Hercegovina, Mali i Zi, Bullgaria dhe Kroacia. Bashkësia Islame e Kosovës në këtë seminar u përfaqësua nga Këshilltari i Myftiut Tërnava, Vedat ef. Sahiti me prezantimin me temë: "Pronat vakëfnore në Kosovë dhe përvoja e Bashkësisë Islame të Kosovës në menaxhimin e vakëfeve dhe zhvillimin e vakëfeve përmes prezantimit të projekteve të vakëfeve të realizuara në Kosovë viteve te fundit". Seminari ndërkombëtar trajtoi rregulloret dhe ligjore në lidhje me vakëfet, menaxhimin dhe investimet në asetet e trashëgimisë kulturore fetare, si dhe u prezantuan shembuj të projekteve të realizuara, e po ashtu u diskutua edhe për sfidat dhe vështirësitë në kthimin e vakëfeve ne vendet e Ballkanit.

## Aktivitetet e Shoqatës Humanitare Bamirëse "Bereqeti"



Më 22 janar, Shoqata Humanitare Bamirëse "Bereqeti" në bashkëpunim me shoqatën "Swiss Barakah" në Zvicër kanë shpërndarë 45 pako me produkte ushqimore së bashku me nga një palë këpucë. Përfitues të këtij aksioni kanë qenë familjet në nevojë në Podujevë, ku për shkak të pandemisë dhe stinës së dimrit gjendja e disa familjeve është rënduar. Kujtim Hyseni koordinator i "Bereqetit" dega në Podujevë thotë se ky aksion ka qenë më se i nevojshëm për t'iu dalë në ndihmë familjeve, e në veçanti në këtë kohë, ku për shumë familje është vështirësuar gjendja në kohën e pandemisë dhe në atë të dimrit. "Bereqeti" çdoherë është përkujdesur që t'iu gjendet pranë qytetarëve në nevojë e me gjendje ekonomike të rënduar, andaj

edhe sot kemi filluar që të shpërndajmë 45 pako me produkte ushqimore së bashku me nga një palë këpucë. Vlen të përmendët që në kohën e pandemisë dhe gjatë stinës së dimrit kemi pasur kërkesa për ndihmë familjeve që më herët nuk kanë qenë të regjistruara si raste sociale, por që pandemia i ka goditur këto familje", ka deklaruar Hyseni. Përfaqësuesi i "Bereqetit" Xheladin Fazliu, vlerësoi lart bashkëpunimin me Swiss Barakahn me të cilën kanë bashkëpunuar në disa iniciativa. "Kjo ndihmë për familjet në nevojë në Podujevë vjen si bashkëpunim i mirë që 'Bereqeti' ka me simotrën e saj Swiss Barakah tash e disa vite, ku ky bashkëpunim i mirë po shihet edhe sot ku po iu ndihmohet 45 familjeve në nevojë. 'Bereqeti' gjithmonë do të mundohet të jetë afër këtyre familjeve ku vlen të falënderohet donatorët të cilët dita e ditës po i afrohen 'Bereqetit' e përmes kësaj edhe familjeve në nevojë", ka potencuar ai. "Bereqeti" gjatë kohës së pandemisë dhe gjatë stinës së dimrit është përpjekur që falë donatorëve t'iu dalë në ndihmë sa më shumë familjeve me gjendje të rënduar ekonomike në forma dhe aspekte të ndryshme.

Nga 23 janari, Shoqata Humanitare Bamirëse "Bereqeti", dega në Drenas, ka zhvilluar një aksion humanitar përgjatë tri ditëve, duke dhuruar 670 jorganë, 670 jastëk si dhe 30 batanije për familjet në nevojë që jetojnë me asistencë sociale. Kompania "Tonitex", së bashku me donatorë të tjerë, kanë arritur që përmes "Bereqetit" në Drenas të ndihmojnë këto familje në stinën e dimrit me gjësende për ngrohje. Aksioni ka pasur synim që t'iu dalë në ndihmë familjeve me asistencë sociale në Komunën e Drenasit, duke filluar nga fshatrat Qikatovë e Vjetër, Nekoc, Poklek, si dhe fshatra të tjera përreth kësaj komune. Shoqata Humanitare "Bereqeti" ka qenë mjaft aktive gjatë stinës së dimrit, që t'ua lehtësojë situatën e vështirësuar shumë familjeve në nevojë, në veçanti gjatë stinës së ftohtë dhe situatës pandemike.

Më 28 janar, koordinatori i Shoqatës Humanitare Bamirëse, "Bereqeti", në Gjakovë, Abdurrahman ef. Bejtullahu, është shpërblyer nga kryetari i kësaj komune, Ardian Gjini, me mirënjohje për kontributin e tij të pashoq në çështjet humanitare gjatë kohës së pandemisë. *(Përmblodhi R.S.)*

# Kaloi në Ahiret prof. Bajrush ef. Ahmeti (1940-2021)



Në orët e para të mëngjesit të 1 janarit në Prishtinë, ka ndërruar jetë Bajrush ef. Ahmeti ish-profesor shumëvjeçar në medresenë e mesme "Alaudin" në Prishtinë.

(Biografi e shkurtë)

Bajrush Ahmeti lindi më 1940, në fshatin Orllan, komuna e Podujevës. Shkollën fillore e kreu në vendlindje, të mesmen në Medresenë "Alaudin" të Prishtinës. Studimet i vazhdoi në Fakultetin e Sheriatit dhe të Filologjisë në Universitetin e Bagdadit, ku edhe u diplomua, më 1972.

Prej vitit 1972 punoi si profesor i Historisë Islame në Medresenë e mesme "Alaudin" në Prishtinë.

Me shkrime në periodikun e Bashkësisë Islame e gjejmë të pranishëm që nga vitet '70-të, të shekullit të shkuar, fillimisht në revistën "Edukata Islame", pastaj në "Takvim- Kalendar", "Zëri i Rinisë", "Dituria Islame", "Hëna e Re" etj., ku ka botuar artikuj, studime e përkthime nga fusha e Historisë Islame. Bajrush Ahmeti ka të botuar një sërë veprash kryesisht tekste shkollore për nevoja të Medresesë: Historia e Pejgambërve (1978); Historia islame-2 (1992); Historia islame-3, (1992); Njëqind e një hadithe, përkthim me komentim,(1995); Historia islame-4, (1997); Perandoria osmane dhe përhapja e islamit në trojet shqiptare dhe në viset fqinje, (1997); Kadijanitë (Ahmeditë), (1997) etj. Rahmetliu ishte i prekur nga Covid-19, andaj varrimi i tij u bë vetëm nga rrethi i ngushtë familjar, si dhe për shkak të situatës pandemike nuk u organizua të pame. *(R.Sh.)*



# Shkëlqimi i njeriut

*Ç'vlerë kanë ato ditë që si net i shohim?*
*Ç'vlerë kanë dijet tona nëse veten s'e njohim?*
*Ç'vlerë kanë fjalët tona kur me to urrejmë?*
*E kush na i do buzëqeshjet kur në lot ua kthejmë?!*

*Ata që të Vërtetën harruan, për jetën nuk dinë*
*A i bën dashuria njerëz, apo njerëzit dashurinë*
*E nëse dashuria i bën njerëz për tu bërë si hënë*
*Pse s'udhëtuan në rrugën që Qielli e ka thënë?!*

*Koha gjithnjë tretet, por ka për të lënë shenjë*
*Ka për ta dalluar çdo udhëtar të denjë*
*E nëse brenditë lumturohen duke u bërë fanarë*
*Pse nga burgu i shpirtit ende nuk janë ndarë?!*

*Blerim Halili*



# Tregimi për dëshmorin

*Ai thoshte; një ëndërr e pata*
*Lirinë e bëra me lëngata*
*Stinëve të gjata*

*Dheut t'lagësht u rilinda*
*Qiellit veç më shumë iu binda*
*S'ma zhbën qenien autoblinda*

*Kam qitë pushkë se m'erdhën n'prag*
*E konaku n'gjak mu lag*
*Që i lirë me zbardhë një ag*

*Njoha këngën n'shi e n'borë*
*Besën n'ballë, plisin kurorë*
*Në atë kopsht i thonë dëshmor!*

*Blerim Halili*




Ky libër është një përmbledhje e hytbeve, si ndihmesë për të gjithë ata imamë dhe hatibë të cilët i drejtohen xhematit nga shkallët e minberit, si dhe do t'ua lehtësojë punën për përzgjedhjen e temave dhe për elaborimin e tyre me ajete dhe hadithe.

Renditja e temave këtu, është bërë sipas renditjes pothuajse standarde të shpjegimit të çështjeve që kanë të bëjnë me fenë islame, duke filluar në radhë të parë me grupin e temave që kanë të bëjnë me kushtet e Imanit, pastaj me grupin e dytë - kushtet e Islamit, pastaj me grupin e tretë - Ahlakun.

Për sa u përket hytbeve që kanë të bëjnë me festat fetare, ato janë dhënë sipas renditjes së tyre në kalendarin hixhri.

Për çdo temë janë sjellë një ose më shumë ajete kuranore dhe hadithe të Pejgamberit a.s., kurse imamit, përkatësisht hatibit, i mbetet të bëjë komentimin dhe shpjegimin e tyre në frymën e aktualitetit javor.